**Titulli origjinal:** *Mânevî zirvelerin ulvî basamağı*
HIZMET

**Drejtor:** Albert Halili
**Përktheu:** Ilir Hoxha
**Redaktor:** Zija Vukaj
**Korrektor:** Dr. Irida Hoti
**Kryeredaktor:** Alban Kali
**Design:** Bledar Xama



PROGRESI sh.p.k

Adresa: Sheshi "2 Prilli" / Rr: Studenti / Shkodër / Shqipëri
Mob: +355 67 60 78484
http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren
Tel: +381 29 222 795
Fax: +381 29 222 797 e-mail: kosova@progresibotime.com

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup
Tel: +398 71 956 271 e-mail: maqedoni@progresibotime.com

# PARATHËNIE

*Falënderimet e pafundme i takojnë Allahut të Lartë, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit, i Cili na ka nderuar ne, robërit e tij të dobët, me kënaqësinë dhe mirësinë e besimit.*

*Salavatet dhe selamet e pafundme qofshin për Muhamedin ﷺ, krenarinë e gjithësisë, i cili u dërgua si mëshirë për botët.*

Shpirti dhe thelbi i Islamit, është teuhidi/monoteizmi në besim, pra besimi në një Zot dhe edukata, drejtësia e mëshira në vepra.

Mëshira është fryti i parë i besimit. Një zemër pa mëshirë e ka humbur cilësinë dhe ndjeshmërinë njerëzore dhe e ka çuar dëm ndërgjegjen. Fjala "bismilah", e cila është fillimi i çdo pune të mirë dhe Fatihaja, që është surja e parë e Kuranit të Madhëruar, fillon me emrat "**Rrahman**" dhe "**Rrahim**", që shprehin mëshirën dhe dhembshurinë e Allahut. Edhe jetët e pejgamberëve, të sahabëve dhe dijetarëve të nderuar janë të mbushura plot me ndodhi që shprehin mëshirë. Ndërsa një nga shfaqjet më të përsosura të mëshirës është "**dhurimi**" prej të gjitha mirësive që zotërojmë, si pasuria, jeta, dija, urtësia, aftësia dhe koha.





Të ndërtosh një jetë shoqërore të qetë dhe të virtytshme, duke edukuar njerëz të pjekur, të sjellshëm dhe të moralshëm, është një nga qëllimet kryesore të fesë. Ky përparim mund të realizohet vetëm nëse zemrat brumosen me ndjenjat e mëshirës dhe dhembshurisë, reflektimi më i bukur i të cilave është dhurimi dhe shërbimi për hir të Allahut. Në të njëjtën kohë, të gjitha këto konsiderohen si falënderimi më i rëndësishëm që njeriu ia ka borxh Zotit të tij.

Treguesi më i rëndësishëm i dashurisë së vërtetë është sakrifica. Në bazë të dashurisë që ndjen, i dashuruari e konsideron sakrificën ndaj asaj që dashuron si kënaqësi dhe detyrë. Nga kjo pikëpamje, zemra e një besimtari, e cila është e mbushur me dashurinë për Allahun, duhet t'i përfshijë e t'i përqafojë me mëshirë e dhembshuri të gjitha krijesat për hir të Krijuesit.

Të parët tanë të nderuar u janë gjendur gjithmonë pranë nevojtarëve dhe kanë arritur që në mëshirën, dashurinë dhe shërbimin e tyre të përfshijnë të gjitha krijesat e Allahut, duke filluar nga kafshët në gjendje të keqe e deri te bimët. Madje edhe sot, në asnjë vend të botës nuk mund të gjesh një nivel të tillë. Në këtë aspekt, në historinë tonë të lavdishme mund të gjesh shumë shembuj të virtyteve të tilla mësimdhënëse.

Të parët tanë arritën një nivel civilizimi të pashoq të mëshirës dhe dashurisë, duke treguar





respekt të madh edhe ndaj të sëmurëve mendorë, të cilët i përmendnin, si "**nevojtarët e nderuar**" dhe të cilët i ushqenin me mish gjahu e i kuronin duke kënduar ilahi dhe poezi.

Gjatë civilizimit të vakëfeve Osmane u është zgjatur dora e mëshirës edhe të sëmurëve lebrozë, të cilët braktiseshin nga shoqëria për shkak të sëmundjes së tyre ngjitëse dhe të rrezikshme. Për ta u tregua një kujdes shumë i veçantë dhe janë ndërtuar shumë qendra për trajtimin e tyre, të cilat njiheshin si "**teqetë e skamnorëve**".

Osmanlinjtë ndërtuan "**çerdhe zogjsh**" nën strehën e ndërtesave dhe themeluan vakëfe të posaçme për lejlekët e plagosur, që nuk mund të emigronin. Nga kjo pikëpamje, është shumë e rëndësishme për ne t'i njohim siç duhet këto vepra të osmanëve dhe të vlerësojmë nivelin tonë në bazë të kritereve të tyre.

Nga ana tjetër, të parët tanë, të cilët në shërbimet e vakëfit e kanë pasqyruar në kriteret më ideale dashurinë dhe dhembshurinë, kanë treguar edukatë, delikatesë dhe një kujdes shumë të madh edhe në mbrojtjen e nderit dhe ndjenjave të të mjerëve, të varfërve, të vejave dhe jetimëve. Me qëllim që ai, i cili jepte lëmoshë dhe ai, i cili e merrte, të mos e shikonin njëri-tjetrin, ndërtuan "**gurët e lëmoshës**" nëpër xhami. Po ashtu, me qëllim që të mos lëndonin ndjenjat e nevojtarëve dhe familjeve të dëshmorëve, ndihmën ushqimore ndaj tyre e

shpërndanin natën vonë, duke treguar kështu metodën shembullore të sjelljes, e cila realizohej në bazë të kritereve më ideale të mëshirës dhe dashurisë. Madje, themelimi i vakëfeve të posaçme vetëm për të paguar dëmin që një shërbëtor mund të shkaktonte aksidentalisht gjatë punës, tregon një thellësi ndjenjash të paimagjinueshme, të cilat ngjallin mahnitje në zemrat e njerëzve edhe sot e kësaj dite.

Të gjitha këto janë parime jetësore, të cilat duhet të kujtohen me respekt dhe të fitohen, me qëllim që nderi dhe ndjenjat njerëzore të respektohen siç duhet edhe në ditët tona.

Të gjithë këta shembuj të virtyteve dhe shërbimeve madhështore, prej të cilëve deri tani kemi përmendur vetëm një pjesë të vogël, padyshim që mund të realizohen vetëm në saje të shërbyesve vetëmohues dhe shembullorë. Pra, të gjitha veprimtaritë dhe shërbimet për hir të Allahut japin rezultate në varësi të gjendjes shpirtërore dhe nivelit të edukimit të atyre që i marrin përsipër ato.

Ngritja e gradës shpirtërore të individit dhe përsosja e edukatës dhe moralit të tij, varen nga të jetuarit e fesë me dashuri. Ndërkohë që punët të cilat lihen në dorë të personave të tillë të aftë, të edukuar e të përsosur japin rezultate të shkëlqyera, e kundërta ndodh me punët që u lihen personave që kanë rënë pre e dëshirave vetjake, përfundimi i të cilave është gjithmonë i dëshpëruar.





Të parët tanë kanë thënë: "**Nuk arrihet përsosmëria me metoda të këqija**". Ky kriter vlen si për çështjet materiale, ashtu dhe për ato shpirtërore. Për këtë arsye, kryerja e shërbimeve me mangësi të mëdha shpirtërore bëhet shkak për përfundime të padëshiruara, njësoj sikur "të nxjerrësh sytë në vend që të heqësh vetullat".

Me qëllim që shërbimet, të cilat bëhen për hir të Allahut të realizohen në cilësinë "**e një shkalle të lartë që të ngre në majat shpirtërore**", është e domosdoshme që ato të bëhen në mënyrë të ekuilibruar me edukatë dhe kritere të dyanshme, të cilat formojnë fushat materiale dhe shpirtërore, si e dukshmja dhe e padukshmja, dituria dhe urtësia, mendja dhe zemra, në këtë botë dhe në botën tjetër. Kjo, sepse një zog nuk mund të fluturojë vetëm me një krah. Kështu që edhe shërbimet me cilësi të lartë realizohen vetëm nga personat e kualifikuar dhe të edukuar mirë si nga ana e jashtme, ashtu edhe nga ana e brendshme.

Lexues i nderuar!

Në librin që mbani në duar, të cilin e përgatitëm nën dritën e këtyre të vërtetave, u përpoqëm të pasqyrojmë cilësitë që duhet të bartë dhe kriteret e edukatës që duhet të respektojë çdo shërbyes, në cilindo pozicion të karvanit të shërbimit qoftë ai. Gjatë realizimit të kësaj, ne rishikuam edhe disa pjesë nga veprat e botuara më parë, të cilat kishin lidhje me temën. Në veçanti, jemi bazuar në kapitu-





llin "*Shërbimi*" të marrë nga libri me titull **"Vakëfi, dhurimi dhe shërbimi"**. Gjithashtu, me mendimin për një përfitim sa më të gjerë, temën e kemi zgjeruar dhe organizuar me disa shtesa të reja.

**Zoti ynë na e pranoftë me bujari çdo hap që do të hedhim në rrugën e kënaqësisë së Tij, sado të mangëta qofshin ato! Na e mundësoftë të gjithëve të kryejmë shërbime të suksesshme, të cilat do të bëhen shkas për kënaqësinë e Tij! Na faltë një jetë shërbyese të begatë, e cila do të jetë shkak për lumturinë tonë në të dyja botët!**

**Amin!**

**Osman Nuri Topbash**
Shkurt, 2010
Yskydar



# Shërbimi
## për hir të Allahut

*Shërbyesit në rrugën e Allahut*
*u ngjajnë hënës dhe diellit në qiell,*
*që u japin jetë edhe qosheve më të largëta.*
*Ndërkohë që ndriçojnë përreth vetes,*
*shkëlqimi i tyre shtohet edhe më tepër.*
*Pra, nga një anë, shërbimi u sjell dobi*
*të tjerëve, ndërsa nga ana tjetër,*
*në varësi të përpjekjeve dhe sinqeritetit,*
*ai bëhet shkak për lartësimin e atyre*
*që shërbejnë. Madje, dobia që përfitojnë*
*shërbyesit në rrugën e Allahut*
*është më e madhe se ajo që përfitojnë*
*ata të cilëve u shërbehet.*

# SHËRBIMI PËR HIR TË ALLAHUT

Shërbimi në rrugën e Allahut është një përgjegjësi shoqërore që Zoti i Madhëruar na e ka ngarkuar si detyrë neve, robërve të tij. Jeta e besimtarit që u shërben krijesave, fiton thellësi shpirtërore, begati dhe madhështi. Ai që ekzistencën e vet të përkohshme ia kushton shërbimit në rrugën e Allahut, arrin ta çlirojë përjetësisht shpirtin e tij të pavdekshëm.

Një besimtar, që e ka përsosur botën e tij të brendshme duke shpëtuar nga robëria e dëshirave të egos, gjendet gjithmonë në kërkim të zgjidhjes së problemeve të vëllezërve të tij besimtarë. Nëse një vëlla i tij besimtar është i sëmurë, shërbimin dhe përpjekjen për të gjetur rrugën e shërimit të tij e konsideron si një mirësi për të. Ai u gjendet pranë të mjerëve, të vetmuarve, të pashpresëve dhe të hidhëruarve. Ai bëhet ortak me vuajtjet e vëllezërve të tij dhe përpiqet me sa mundet t'i zgjidhë vështirësitë e tyre.

Çdo besimtar i pajisur me urtësinë e besimit, e kupton se çështjet më të rëndësishme për të cilat





duhet të shqetësohemi në këtë botë, janë ato që kanë lidhje me ahiretin, pra me jetën e botës tjetër. Për këtë arsye, mundi dhe përpjekjet që shpenzon për zgjidhjen e çështjeve të botës tjetër janë më të mëdha se ato që shpenzon për problemet e përkohshme të kësaj bote.

Rruga më e rëndësishme për të shpëtuar nga mundimet e botës tjetër është zbatimi i frytit të parë të besimit: mëshirës dhe dhembshurisë, si përgjegjësi të ndërgjegjes. Kjo, sepse në Ditën e Gjykimit më shumë se çdo gjë, do të kemi nevojë për Mëshirën dhe Dhembshurinë e Allahut. Dhe për të fituar mëshirën e Allahut, duhet të vrapojmë në "**shërbim**" të të gjitha krijesave të Allahut, sepse shërbimi në rrugën e Allahut është pasqyra më e bukur, e cila reflekton nivelin e pjekurisë së ndërgjegjes. E shprehur ndryshe, është kartëvizita e ndërgjegjes së personit.

Thelbi i moralit islam është kthimi me sinqeritet dhe dashuri tek Allahu ﷻ. Dhe treguesin më të rëndësishëm të këtij kthimi, padyshim që e gjejmë tek shërbimi në rrugën e Allahut. Në bazë të parimit, "**kush shërben, ndihmohet**", shërbimi konsiderohet një shkallë e lartë dhe e veçantë, e cila i ngre zemrat në majat hyjnore; një shkallë e tillë, në të cilën të gjithë ata, që kanë shijuar takimin hyjnor dhe shpërblimin e përjetshëm, pra, pejgamberët, të dashurit e Allahut, besimtarët e sinqertë e besnikë,





janë ngritur gjithmonë në sajë të shërbimit për hir të Allahut.

Nga kjo pikëpamje, rruga e lartësimit shpirtëror për robërit kalon përmes shërbimeve të kryera me zemër të sinqertë. Madje edhe një punë e vogël, e cila arrin të fitojë kënaqësinë hyjnore, mund të jetë më e madhe se shumë adhurime nafile (vullnetare).

Njëherë, kur bënte një i nxehtë i madh, **Hz. Muhamedi** ﷺ, dhe shokët e tij qëndruan në një vend të përshtatshëm për të pushuar. Një pjesë e shokëve të tij agjëronte dhe një pjesë jo. Ata që agjëronin i zuri gjumi nga lodhja. Ata që nuk agjëronin ngritën çadrat për hije, morën ujë për abdest dhe për kafshët, duke shërbyer kështu edhe për ata që agjëronin. Kur erdhi koha e iftarit, i Dërguari i Allahut ﷺ, tha:

*“Sot, ata që nuk agjëruan fituan më tepër shpërblim.”* (Buhari, Xhihad 71; Muslimi, Sijam, 100-101; Nesaiu, Sarm 52)

Gjithashtu Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*“Kujt i zbardhet qoftë edhe një fije floku në rrugën e Allahut, ajo do të jetë dritë për të në Ditën e Kiametit.”* (Tirmidhiu, Fedail-xhihad 9/1635, Nesaiu, xhihad 26)

*“Të ecësh (qoftë edhe) pak në rrugën e Allahut, në mëngjes apo në mbrëmje, është më*





*e dobishme se gjithë bota dhe gjithçka ka në të...”* (Buhariu, Xhihad 6)

Ndërsa Mevlana i nderuar, në lidhje me pjekurinë shpirtërore që përfiton njeriu nga shërbimi për hir të Allahut, shprehet:

*“Nëse shikoni me syrin e zemrës, të cilin e përfitoni nga adhurimet, dhurimet, mirësitë dhe shërbimet që bëni, do të shihni edhe ngjyra të tjera përveç atyre që shihni zakonisht. Në vend të gurëve të rëndomtë, do të shihni perla e xhevahire. E çfarë është perla në fund të fundit? Ti vetë bëhesh det, bëhesh diell, që lundron e shëtit në qiell.”*

Zemra e thellë dhe e ndjeshme e shërbyesve për hir të Allahut, e cila është gatuar me vuajtjet e të përvuajturve, vlon si një mahsher. Ky përvëlim zemre e sjell atë deri tek pragu i derës që hapet drejt mëshirës dhe faljes së Allahut. E kushedi çfarë të fshehtash të veçanta shfaqen aty dhe çfarë pamjesh të mrekullueshme shihen!?..

Allahu جَلَّ جَلَالُهُ, ka vendosur në shërbim një të fshehtë të madhe. Shërbimi ndaj njeriut, një krijesë e cila është krijuar vetëm për të adhuruar Allahun, është një lloj grade, e cila dëshmon për devotshmërinë ndaj Allahut. Allahu جَلَّ جَلَالُهُ, merr përsipër zgjidhjen e vështirësive personale të atyre që shërbejnë për fenë e Tij dhe që merren me zgjidhjen e problemeve të

robërve të tjerë. Kurse ata që merren vetëm me interesat dhe problemet personale, Ai i lë vetëm për vetëm me problemet e tyre.

Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"...Kush ia plotëson nevojën një vëllai të tij mysliman, edhe Allahu ﷻ, ia plotëson nevojën atij. Kush ia lehtëson një vështirësi një myslimani, Allahu ﷻ, ia lehtëson atij një nga vështirësitë në Ditën e Kiametit..."* (Buhari, Mezalim, 3; Muslimi, Birr 58)

Një person erdhi te Pejgamberi ﷺ dhe e pyeti:

- O Pejgamber! Cili nga njerëzit dhe cilat nga punët janë më të dashura tek Allahu?

Pejgamberi ﷺ, iu përgjigj:

- *Njeriu më i dashur tek Allahu ﷻ, është njeriu më i dobishëm për të tjerët. Ndërsa punët më të dashura tek Allahu janë të lumturosh zemrën e një myslimani, ta gëzosh atë, t'i lehtësosh një vështirësi, t'ia paguash borxhin ose t'ia shuash urinë.* ***Kjo është aq e vërtetë, saqë për mua është më mirë të ecë me një vëlla mysliman dhe t'ia lehtësojë atij një vështirësi, sesa të mbyllem një muaj për itikaf*** (adhurim) ***në xhaminë time në Medinë.*** *Kush e përmban veten dhe nuk zemërohet, Allahu ﷻ, ua mbulon gabimet. Kush e kapërdin zemërimin e tij, edhe pse ka mundësi të kundërpërgjigjet, Allahu ﷻ, në*

*Ditën e Kijametit ia mbush zemrën me shpresë, paqe e siguri. Kush ecën me vëllain e tij për të parë nevojat e tij dhe ia plotëson ato, Allahu ﷻ, ia forcon këmbët në ditën kur ato do të rrëshqasin.* (Hejthemi, VIII, 191)

Gjithashtu, Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Kush udhëton për të plotësuar nevojën e një vëllai të tij, Allahu ﷻ, e merr nën hijen e shtatëdhjetë e pesë mijë melekëve. Këta melekë luten për të dhe, derisa ta mbarojë këtë punë, gjendet në detin e mëshirës së Allahut. E kur e plotëson përfundimisht nevojën e vëllait të tij, i shkruhet shpërblimi i një haxhi dhe umreje…"* (Hejthemi, II, 299, VIII 193)

Një ditë, ndërsa **Abdullah bin Abas** ؓ, ishte ngujuar në itikaf në xhaminë e Pejgamberit ﷺ, vjen një person, i jep selam dhe ulet. Ibn Abasi ؓ, i thotë:

- Vëllai im! Po të shoh të trishtuar e të mërzitur.

Ai i përgjigjet:

- Po, o djalë i xhaxhait të Pejgamberit, jam i trishtuar. I kam borxh filan personi dhe për hir të së vërtetës së këtij që prehet në këtë varr, (pra fjala është për Pejgamberin), këtë borxh nuk mund ta paguaj dot.

- A të flas me të për ty?





- Nëse dëshiron, fol.

Ibn Abasi رضي الله عنه, veshi këpucët dhe doli nga xhamia. Personi në hall i thërret dhe i thotë:

- Harrove që je në itikaf, pse dole nga xhamia?

Ibn Abasi رضي الله عنه, i dha këtë përgjigje:

- Jo! Nga ky njeri i nderuar që prehet në këtë varr dhe sapo është ndarë nga ne (duke thënë këto fjalë i rrodhën lot nga sytë), kam dëgjuar se:

*"Kushdo që mundohet t'ia plotësojë nevojën një vëllai mysliman dhe ia plotëson atë, për të është më e mirë se dhjetë vjet qëndrim në itikaf. Ndërsa, kush hyn një ditë në itikaf për hir të Allahut, Ai krijon tri hendeqe mes tij dhe xhehenemit; gjerësia e çdo hendeku është sa largësia ndërmjet lindjes dhe perëndimit."* (Bejhaki, Shuab III, 424-425. shih. Hejthemi VIII, 192)

Allahu جل جلاله, u ka dhuruar robërve të Tij mirësi pa fund dhe, në këmbim të kësaj, i ka urdhëruar ata që, duke përdorur mirësitë që zotërojnë, t'u shërbejnë krijesave të Tij. Nga kjo pikëpamje, çdo besimtar duhet të mendojë: "Çfarë mundësish më ka dhuruar Allahu dhe si mund të shërbej me këto mundësi në rrugën e Allahut?" Ata që mendojnë vetëm për vete dhe nuk shërbejnë në rrugën e Allahut, duke bërë një jetë boshe, megjithëse kanë mundësi dhe mirësi të panumërta, janë si një pemë pa kokrra. Këtë

mund ta ilustrojmë me një shembull të tillë:

Rrapi është një pemë madhështore, që mund të jetojë një mijë vjet. Mirëpo nuk ka fruta. Madje, nuk bën as për dërrasë, por vlen vetëm si dru zjarri. Kurse ulliri, megjithëse në pamje të jashtme nuk ka ndonjë madhështi të veçantë, një vit pasi mbillet fillon të lidhë kokrra.

Po ashtu edhe njeriu, nëse jeton pa fryte si pema e rrapit, megjithëse mund të ketë mirësi të ndryshme, si pasuri, shëndet, dije dhe mundësi, e çon dëm veten. Një njeri i mençur duhet të jetë si pema e ullirit, të japë shumë fryte pa humbur kohë, duke u munduar të jetë sa më i dobishëm. Dhe "fryti" i tij kryesor është shërbimi ndaj krijesave të Zotit.

Përkushtimi i jetës dhe pasurisë në rrugën e Allahut, e afron robin me Zotin e tij. Ndërsa shpenzimi i mirësive dhe mundësive, të cilat janë amanete të Zotit, vetëm për dëshirat vetjake, e largojnë robin nga Zoti i tij.

Nga ana tjetër, kush e konsideron shërbimin si parim të jetës së tij, pavarësisht se çfarë pozite ka në shoqëri, ai ka një pozitë shumë të lartë tek Allahu ﷻ. Si rrjedhojë, edhe shpërblimi i tij do të jetë po aq i madh.

Pejgamberi ﷺ, e pyeste shpesh një prej sahabëve që i shërbente:





*"A ke ndonjë nevojë apo dëshirë?"*

Një ditë, kur i bëri të njëjtën pyetje, sahabiu tha:

- E kam një dëshirë, o pejgamber i Allahut!

- *Cila është dëshira jote?* - e pyeti Pejgamberi ﷺ.

Ai u përgjigj:

- Të ndërmjetësosh për mua Ditën e Kiametit!

Atëherë Pejgamberi ﷺ, e pyeti:

- *Kush të mësoi të kërkoje këtë gjë prej meje?*

- Zoti im! - i tha sahabi.

Pas kësaj, Pejgamberi ﷺ, tha:

- *Atëherë edhe ti duhet të më ndihmosh në këtë çështje, duke bërë shumë sexhde!* (Ahmedi III, 500)

Gjithashtu Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Dikush, pa një degë peme në rrugë dhe tha: «Betohem në Allahun se do ta largoj këtë degë peme që të mos i pengojë myslimanët!» Pastaj e largoi dhe për këtë fitoi xhenetin."* (Muslimi, Birr 128)

*"Një person që ishte duke ecur në rrugë, pa një degë ferre dhe e largoi nga rruga. Allahu* جل جلاله*, u kënaq shumë nga veprimi i tij dhe ia fali gabimet."* (Buhariu, Ezan 32, Muslimi Birr 127, Imare 164)

Nuk duhet harruar se ndonjëherë, shpërblimi

i Allahut fshihet në një punë të vogël që bëhet me sinqeritet. Prandaj, pa marrë parasysh nëse është e vogël apo e madhe, kënaqësia e Allahut, duhet kërkuar duke vrapuar vazhdimisht pas çdo shërbimi të dobishëm. Kjo, sepse t'u shërbesh të tjerëve vetëm për hir të Allahut, është puna më e pranuar tek Ai. Në fakt edhe qëndrimi në rrugën e drejtë, nuk është gjë tjetër përveç shërbimit ndaj njerëzve dhe të qenit i dobishëm për ta.

Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Më i miri ndër njerëzit, është ai më i dobishmi për të tjerët."* (Bejhaki, Shuab VI, 117; Ibn Haxher, I 264)

*"Kur Allahu* جل جلاله*, i dëshiron mirësinë një robi të Tij, i jep atij mundësinë të plotësojë nevojat e njerëzve."* (Sejhati, II 4/3924)

**Shejh Sadi**, në lidhje me konsiderimin si mirësi të mundësisë për të shërbyer, shprehet:

*"Falënderoje Allahun* جل جلاله*, që të dha mundësi të bësh mirësi, sepse Ai nuk të privoi nga mirësia e Tij. Ai që i shërben padishahut, nuk mund të pretendojë mirënjohje prej tij. Përkundrazi, ti duhet t'i jesh mirënjohës atij që të mori në punë."*

Për rrjedhojë, shërbimi në rrugën e Allahut është një nga cilësitë më të dukshme të besimtarëve të devotshëm. Besimtari, që e ka zemrën të mbushur me dashuri për Allahun dhe të Dërguarin e Tij, është njeri i aftë për të shërbyer.

Kur dëshira për shërbim, e cila ushqehet me dashurinë e besimit, zë vend në zemër, e bën robin udhëtar të pafundësisë. Zemra pastrohet nga ngurtësia e Haxhaxh tiranit dhe bëhet vendi i butësisë së Junusit. Kur dija, arti dhe morali, zotërohen me një frymë të tillë, arrijnë një pafundësi të mrekullueshme. Nga kjo pikëpamje, shërbimet e sinqerta dhe të vërteta janë një kryevepër e pjekurisë së zemrës. Dhe zemra të tilla janë "**vend-shikimi hyjnor**".

Shërbyesit në rrugën e Allahut i ngjajnë hënës dhe diellit në qiell, që u japin jetë edhe qosheve më të largëta. Ndërkohë që ndriçojnë përreth vetes, shkëlqimi i tyre shtohet edhe më tepër. Pra nga një anë, shërbimi u sjell dobi të tjerëve, ndërsa nga ana tjetër, në varësi të përpjekjeve dhe sinqeritetit, ai bëhet shkak për lartësimin e atyre që shërbejnë. Madje, dobia që përfitojnë shërbyesit në rrugën e Allahut, është më e madhe se ajo që përfitojnë ata të cilëve u shërbehet.

Qofshim të vetëdijshëm apo jo, në fakt, ajo çka të gjithë ne kërkojmë është shpëtimi i shpirtit tonë, pra arritja e paqes dhe qetësisë. Ky është një thesar shpirtëror, që mund të fitohet në sajë të shërbimeve që kryhen si adhurime ndaj Allahut. Për këtë arsye, një besimtar i pajisur me vetëdijen e shërbimit, në çdo situatë di të gjejë mënyrën dhe mundësinë e duhur për të shërbyer në rrugë të Allahut. Po ashtu, sakrificat që bën ai për hir të Allahut, janë më të





mëdha se përpjekjet dhe ambiciet e atyre që vrapojnë pas interesave të kësaj bote.

Gjithashtu, besimtarët e pajisur me vetëdijen e shërbimit, janë si një lumë i begatë, që teksa rrjedh në rrugën e tij të gjatë, u jep jetë e gjallëri një mijë e një gjallesave, si njeriut, tokës, pemës, trëndafilit, zymbylit, bilbilit etj. Caku përfundimtar i këtij lumi është deti i takimit të përjetshëm me Allahun.

Nga ana tjetër, njerëzimi gjithmonë ka nevojë për angazhimin e besimtarëve në shërbim. Nevoja për këtë ndihet edhe më shumë në ditët tona, kur lidhjet vëllazërore fetare janë dobësuar, kur paqja dhe qetësia sociale ka filluar të humbasë dhe kur egoizmi, urrejtja dhe armiqësia janë shtuar. Për një mirësi apo një shërbim të vogël, që mund të bëhet në kohë të tilla, Allahu Teala dhuron shumë shpërblime të mëdha.

Sa bukur shprehet **Imam Rabani** në lidhje me këtë çështje:

*"Sa fatlum është ai, të cilit i është dhënë mirësia e ndjekjes së sunetit, urdhrave të të Dërguarit të Allahut ﷺ! Sot edhe punët më të vogla që bëhen duke besuar se feja e tij është e vërtetë, renditen në kategorinë e punëve të mëdha..."* (Mektubati, Rabani, Letra 44)

Nuk duhet harruar se shërbimi në kumtimin e fesë, në një kohë kur jeta fetare është dobësuar dhe





njerëzit kanë devijuar në rrugë të gabuara, bëhet detyra më e rëndësishme pas besimit. Pa u arritur përparim në kumtimin e së vërtetës dhe mirësisë, humbet edhe vlera e shumë punëve të dobishme. P.sh., ushqyerja e foshnjës me gji nga nëna e tij, është diçka e natyrshme që meriton respekt e nderim. Mirëpo një nënë, e cila shikon shtëpinë që digjet dhe vazhdon të ushqejë fëmijën me gji, hyn në gjynah dhe është përgjegjëse për këtë, sepse në këtë rast është më e rëndësishme dhe më urgjente të bësh diçka kundër zjarrit, sesa të ushqesh fëmijën me gji. Ja pra, angazhimi me punë të tjera në një kohë, kur përfaqësimi i fesë ka pësuar disfatë dhe nuk gjendet një grup që të nxisë e të kumtojë të vërtetën dhe mirësinë, pesha e gjynaheve është më e madhe, sesa po të ndodhte në kohë të tjera.

Në ditët tona, të nxitosh në shërbimet për hir të Allahut e sidomos në veprimtaritë e edukimit shpirtëror, i ngjan ndihmës që i jepet një makine, e cila përpiqet të ngjisë një malore. Kur makina del në rrugë të drejtë, ajo nuk ka më nevojë për ndihmë. Një përpjekje me vlerë të artë që bëhet tani, më vonë nuk do të ketë as vlerën e një letre të thjeshtë.

Pra, punët që bëhen në periudha të vështira, kur kanë humbur shumë cilësi morale dhe ndjeshmëri shpirtërore, Allahu جَلَّ جَلَالُهُ, i shpërblen me mirësi të veçanta. Këto punë, Allahu i pranon si "**një hua**





**e mirë**” që i është dhënë Atij, të cilën e shpërblen shumëfish, njëlloj siç shpërblehet një nëpunës i cili punon në vende të vështira e të rrezikshme.

Prandaj, për shkak të kushteve delikate të ditëve tona, në radhë të parë duhet ta kuptojmë mirë vlerën që ka shërbimi në rrugë të Allahut. Më vonë, duke përfshirë edhe vetveten, rrethin e afërt dhe brezat e rinj, duhet t'i zbukurojmë me pasionin dhe entuziazmin e shërbimit në rrugë të Allahut.

## Vetëdijësimi ndaj shërbimit

Megjithëse me trupa të ndryshëm, besimtarët janë të detyruar të jetojnë me të njëjtën zemër dhe ta konsiderojnë njëri-tjetrin si gjymtyrët e një trupi të vetëm. Ashtu siç e ndjen i gjithë trupi dhimbjen e një gjymtyre, ashtu edhe ndjeshmëria ndaj vështirësive të një vëllai të fesë, është një sprovë ndërgjegjeje për të gjithë besimtarët.

Allahu ﷻ, i ka krijuar njerëzit si nevojtarë të njëri-tjetrit. Në një shoqëri, do të ketë gjithmonë, edhe të fortë e të fuqishëm, edhe të dobët, të gjymtuar e nevojtarë. Duhet të pyesim veten: "Pse i krijoi Allahu ﷻ, këta njerëz nevojtarë?" Dhe përgjigjja dihet: **"Nevojtarët, janë një amanet dhe përgjegjësi hyjnore për ata që nuk janë nevojtarë"**.

Po ashtu edhe Pejgamberi ﷺ, na ka njoftuar se besimtarët kanë përgjegjësi të mëdha ndaj njëri-

tjetrit se duhet të jenë të lidhur si tullat e një muri dhe fjala vjen, të flesh i ngopur ndërkohë që fqinji është i uritur, nuk përputhet me moralin islam. Me një fjalë, besimtarët janë gjithmonë amanet për njëri-tjetrin, ashtu siç lajnë duart njëra-tjetrën.

Për këtë arsye, njerëzit janë edhe nevojtarë, edhe përgjegjës ndaj njëri-tjetrit. Në këtë botë, një i varfër ka nevojë për një të pasur. Kurse i pasuri ka nevojë për lutjen e të varfrit, për të arritur shpëtimin në botën tjetër. Një i sëmurë ka nevojë për një njeri të shëndetshëm, që ta shikojë e të kujdeset për të. Kurse njeriu i shëndetshëm ka nevojë për lutjen e të sëmurit, e cila nuk ka perde mes tij dhe Allahut جَلَّ جَلَالُهُ. Në këtë botë, fëmija ka nevojë për edukimin që do t'i japë nëna dhe babai. Prandaj, prindërit duhet ta zbukurojnë moralin e fëmijëve të tyre me mirësi, sepse në ahiret, edhe ata do të kenë nevojë për çdo mirësi që bëjnë fëmijët në emër të tyre.

Për këtë arsye, duhet të përpiqemi që me këtë vetëdije të nxitojmë në shërbime dhe të shfrytëzojmë me urtësi të madhe çdo rast për të shërbyer, duke i konsideruar këto mundësi si një mirësi të madhe.

Ashtu siç e cekëm edhe më parë, mëshira është fryti i parë i besimit. Por, nëse ndjenja e mëshirës nuk tregohet me anë të veprave, ajo është e dënuar të mbetet vetëm një pretendim që ka nevojë të vërtetohet. Dhe vepra më e bukur që e vërteton





atë, është shërbimi për hir të Allahut. Edhe ndjeshmëria e shikimit të krijesave me syrin e mëshirës së Krijuesit fitohet në sajë të shërbimit për hir të Allahut. Për të vërtetuar dhe përforcuar me vepra falënderimin që bëjmë me gojë, duhet të përpiqemi t'u shërbejmë nevojtarëve duke plotësuar mungesat e tyre.

Nuk duhet harruar kurrë edhe fakti se për shërbimin që bëhet për hir të Allahut, ka më shumë nevojë ai që shërben, sesa ai, të cilit i shërbehet. Pra, për t'u përsosur dhe për të arritur shpëtimin në botën tjetër, kemi nevojë për shërbimin në rrugën e Allahut. Për këtë arsye, ne duhet t'u jemi mirënjohës njerëzve që u shërbejmë, sepse ata bëhen shkak që ne të fitojmë afërsinë me Allahun جَلَّ جَلَالُهُ.

Të gjithë pejgamberët, sahabët fisnikë dhe të dashurit e Allahut, e kanë vlerësuar shërbimin gjithmonë si një mirësi të madhe. Kur Pejgamberi ﷺ, i ftonte sahabët për një shërbim dhe thoshte: *"Kush do t'ia dërgojë këtë letër Herakliut ose Perandorit Persian?"*, shumë prej sahabëve, me një entuziazëm të madh besimi, ngriheshin menjëherë më këmbë dhe ishin gati të jepnin edhe jetën për të pasur nderin e kryerjes së këtij shërbimi. Po ashtu, për të plotësuar detyrën e shërbimit në rrugën e Allahut, sahabët fisnikë shkuan deri në Semarkand, madje edhe në Kinë dhe u përballën me shumë vështirësi. Ata nuk u lodhën e nuk u mërzitën kurrë në këtë

rrugë. Përkundrazi, sa më shumë që shërbenin në rrugën e Allahut, aq më tepër u rritej pasioni, dëshira dhe dashuria për të shërbyer.

Në fakt, ata e dinin shumë mirë se vlera e një shërbimi varet nga sakrifica që tregohet dhe nga kryerja e tij me entuziazmin e një adhurimi.

Lum ata që arrijnë ta mbushin zemrën me dashurinë e shërbimit, në kuptimin e vërtetë të fjalës!

**O Zoti ynë! Mbushi zemrat tona me pasion dhe dëshirë për të fituar kënaqësinë Tënde! Na dhuro edhe neve prej dashurisë për shërbimin në rrugën e Tënde dhe prej ndjenjës së sakrificës që ndodhet në zemrat e pejgamberëve, sahabëve fisnikë, të dashurve të Tu dhe heronjve, që mbrojnë fenë, atdheun dhe popullin!**

**Amin!..**





## Shërbimi për hir të Allahut në jetën e Pejgamberit ﷺ

**Pejgamberi** ﷺ, është i vetmi burim mëshire dhe dashurie që të çon në detin e dashurisë ndaj Allahut ﷻ. Për këtë arsye, mund të themi se dashuria për të është dashuri për Allahun, bindja ndaj tij është bindje ndaj Allahut dhe kundërshtimi ndaj tij është kundërshtim ndaj Allahut. Pejgamberi ﷺ, është një strehë mëshire për të gjithë njerëzit.

Nuk duhet të harrojmë se u nderuam me Kuran dhe u bëmë umeti i Pejgamberit ﷺ, pa paguar asnjë lloj çmimi. Prandaj, jeta jonë duhet të jetë e atillë, që të meritojë ndërmjetësimin e Kuranit dhe Pejgamberit ﷺ, në të dyja botët. Dashuria për Pejgamberin ﷺ, duhet të jetë mbi çdo gjë, madje edhe më e shenjtë se vetë jeta jonë, sepse duke dashur atë fitojmë dashurinë dhe kënaqësinë e Allahut. Ai është parim i besimit, është kushti i dytë i Formulës së Dëshmisë (shehadetit).

Jeta e tij është një thesar të fshehtash dhe urtësish hyjnore, është burim i paqes dhe i lumturisë së përjetshme. Është e pamundur ta njohësh atë ashtu siç duhet vetëm duke mbetur brenda kufijve të ngushtë të rreshtave të librave. Për ta kuptuar atë, kërkohet një zemër e dashuruar dhe një shpirt i përmalluar. Vetëm në sajë të një dashurie të vërtetë, mund të kemi nderin të jemi së bashku me të. Siç shprehet edhe vetë:





*“Personi është bashkë me atë që do.”* (Buhari, Edeb, 96)

Treguesi më i rëndësishëm i këtij bashkimi, është ngjashmëria e personit me atë që do, në gjendje, në fjalë dhe në sjellje.

Mëshira e besimtarit është edhe dëshmitar i besimit, kurse treguesi i mëshirës, është shërbimi në rrugën e Allahut. Shembujt më të virtytshëm, më të lartë e më të mahnitshëm të shërbimit mund t’i shohim në jetën e Pejgamberit ﷺ.

Për shembull, me gjithë këmbënguljen dhe përpjekjen e sahabëve për ta penguar, i Dërguari i Allahut ﷺ, ka punuar së bashku me ta në rindërtimin e Qabesë, në ndërtimin e xhamisë Kuba, xhamisë së tij në Medinë dhe në hapjen e hendekut në betejën e Hendekut.

Gjithashtu, Pejgamberi ﷺ, është marrë vetë personalisht me përfaqësuesit e fiseve që vinin tek ai, madje edhe u ka shërbyer atyre. Kur i vinte ndonjë mysafir, nëse ishte në shtëpi, menjëherë i ofronte atij një shilte për t’u ulur; nëse ishte jashtë, hiqte shallin e tij dhe ia vinte si shtrojë mysafirit.

Kjo modesti dhe frymë shërbimi kaq e lartë e Pejgamberit tonë të nderuar, është një model i pashoq dhe ideal për të gjithë umetin islam. E gjithë jeta e tij, nga fillimi deri në fund, kaloi me shërbime plot mëshirë për njerëzit dhe gjithë krijesat. Ja disa shembuj nga jeta e tij e bekuar:





**I Dërguari i Allahut** ﷺ, ka qenë në ballë të çdo pune që bëhej për hir të Allahut. Edhe pse ishte kryetar shteti, ai barti qerpiçë së bashku me shokët e tij në ndërtimin e xhamisë së tij në Medinë. Ndërkohë që mbartte qerpiçët, thoshte:

هٰذَا الْحِمَالُ لاَ حِمَالَ خَيْبَرْ

هٰذَا أَبَرُّ رَبَّنَا وَأَطْهَرْ

*"Kjo barrë, nuk është si barra e Hajberit. O Zoti ynë! Kjo është një punë akoma më e mirë dhe më e pastër që mbetet tek Ti."* (Buhariu, Menakibu'l-Ensar, 45)

Me këto fjalë, Pejgamberi ﷺ, ka dashur të thotë, se ngarkesa që po bartnin, nuk ishte për ndonjë interes të kësaj bote. Kjo përpjekje në rrugën e Allahut, është më e mirë dhe më me vlerë se mallrat që bartin njerëzit nga Hajberi për qëllim tregtie, si hurmat dhe rrushi i thatë.

Gjatë ndërtimit të xhamisë, kur një person i cili po mbartte dhé ndeshi me Pejgamberin ﷺ, i thotë:

"O Pejgamber i Allahut! Më lejoni ta mbaj unë qerpiçin që keni në duar!" Kurse Pejgamberi ﷺ, i përgjigjet:

*"Ti shko dhe merr një tjetër! Në të vërtetë, ti nuk ia ke nevojën Allahut më shumë se unë!"* (Semhudi, Vefau'l-Vefa, Bejrut, 1997, I, 333)







Kur Pejgamberi ﷺ, u nis së bashku me shokët e tij për në Bedër, për shkak se numri i deveve ishte i pamjaftueshëm për të gjithë, ata hipnin tre veta me radhë në një deve. Profeti ﷺ, e ndante devenë e tij bashkë me **Aliun** dhe **Ebu Lubaben** ؓ. Kur i erdhi radha Pejgamberit ﷺ, të ecte më këmbë, shokët i thanë:

"O Pejgamber i Allahut, ju lutemi, hipni ju! Ecim ne në vendin tuaj". Ndërsa Pejgamberi ﷺ, u përgjigj:

*"Ju nuk jeni më durimtarë se unë në ecje. Përveç kësaj, unë nuk jam më pak nevojtar se ju për të fituar shpërblime."* (Ibn Sa'd, II 21; Ahmed, I, 422)



**Bera bin Azib** ؓ, tregon:

"Në ditën e Ahzabit[1], e pashë Pejgamberin ﷺ, të bartte dhé bashkë me ne. Barku i tij i bardhë ishte bërë gjithë dhé e pluhur. Ndërsa ai po recitonte këtë poezi të **Abdullah bin Revahës**:

اَللّٰهُمَّ لَوْلَا أَنْتَ مَا اهْتَدَيْنَا وَلَا تَصَدَّقْنَا وَلَا صَلَّيْنَا

فَأَنْزِلْ سَكِينَةً عَلَيْنَا وَثَبِّتِ الْأَقْدَامَ إِنْ لَاقَيْنَا

إِنَّ الْأُلَى قَدْ بَغَوْا عَلَيْنَا وَإِنْ أَرَادُوا فِتْنَةً أَبَيْنَا

1. Në luftën e Hendekut, myslimanët u përballën me shumë fise të ndryshme njëherësh. Prandaj, këtë luftë e kanë quajtur edhe Ahzab.





*"Zoti im! Nëse nuk do të na kishe udhëzuar në rrugën e drejtë, ne as nuk do të jepnim lëmoshë e as nuk do të falnim namaz! O Zot! Zbrit qetësi mbi ne kur të përballemi me armikun! Mos lejo që të na rrëshqasin këmbët! Ata na sulmuan. Nëse ata duan të na fusin në ngatërresa e trazira, ne nuk ia mbathim, por qëndrojmë.*

Kur lexonte fjalën "Ebejna" në vargun, "ne nuk ia mbathim, por qëndrojmë", në fund të poezisë, e ngrinte zërin. (Shiko Buhariu, Megazi 29, Xhihad, 34)



Njëherë, Pejgamberi ynë i nderuar kërkoi prej sahabëve të thernin një dash e ta piqnin. Njëri nga shokët i tha:

- O Pejgamber i Allahut, do ta ther unë dashin.

Tjetri i tha:

- O Pejgamber i Allahut, ma ngarko mua detyrën e rrjepjes.

- O Pejgamber i Allahut, pjekjen ma lër mua! - i tha një tjetër.

Dhe Pejgamberi ynë i nderuar u përgjigj:

- *Atëherë, mbledhja e druve më takon mua.*

- O Pejgamber i Allahut, i thanë shokët, - i mbledhim ne drutë, ju mos u lodhni!





Pejgamberi ﷺ, u tha:

*- Unë e di që ju mund ta bëni edhe punën time, por mua nuk më pëlqen të jem më i privilegjuar se ju, sepse Allahu i Lartësuar nuk e do robin që privilegjohet mes shokësh.* (Kastallani, El-Mevahibul-Ledunniyye, Egjipt, 1281, I, 385)



Kur e pyetën **Aishen** رضي الله عنها, se çfarë bënte Pejgamberi ﷺ, në shtëpi, ajo u përgjigj:

"I shërbente familjes së tij. Kur vinte koha e namazit, shkonte të falej." (Buhariu, Ezan 44)



**Ebu Musa** رضي الله عنه, tregon:

"Pejgamberi ﷺ, hipte në gomar, vishte rroba prej leshi të ashpër, ulej në gjunjë dhe milte delet, kujdesej për mysafirët, u shërbente dhe i qeraste ata." (Hakim, I, 129/205)



Njëherë, kur përfaqësuesit e sundimtarit të Habeshistanit (Etiopisë) erdhën tek Pejgamberi ynë i nderuar, ai u kujdes vetë për ta, madje edhe u shërbeu atyre.

Kur sahabët i thanë se mund t'u shërbenin ata mysafirëve, Pejgamberi i nderuar ﷺ, u dha këtë përgjigje madhështore, e cila tregon dashurinë e madhe dhe dhembshurinë që ndjente ai për umetin e tij:





*"Këta i pritën dhe u shërbyen shokëve të mi, që emigruan në Habeshistan. Në këmbim të kësaj, dëshiroj që tani t'u shërbej unë këtyre."* (Bejhaki, Shuab, VI 518, VII 436)



**Xhabiri** ﷠, ka thënë:

"Kur udhëtonte, Pejgamberi ﷺ, ecte gjithmonë mbrapa, u ndihmonte të pafuqishmëve, i hipte ata mbi samarin e kafshës së tij dhe lutej për ta." (Ebu Daud, Xhihad, 94/2639)



Xhaxhai i nderuar i Pejgamberit ﷺ, **Abasi** ﷠, kishte vreshta me rrush në Taif, prej të cilave prodhonte rrush të thatë dhe furnizonte vendet përreth si para, ashtu edhe pas Islamit. Rrushin e thatë e përziente me ujin e zemzemit dhe ua shërbente haxhilerëve. Më pas edhe fëmijët e nipërit e tij vazhduan të njëjtën gjë. (Ibn Hisham, IV, 32; Ibn Sa'd, II 137, Vakidi, II, 838)

Njëherë, Pejgamberi ﷺ, kishte shkuar në Haremin Sherif (Qabe), tek vendi ku shërbehej ujë dhe sherbet dhe kishte kërkuar për të pirë. Hazreti Abasi ﷠, i thotë të birit:

- O Fadil, shko te nëna dhe silli të Dërguarit të Allahut ﷺ, nga pijet e veçanta!

Pejgamberi ﷺ, i thotë:





*- Jo, më jep nga këto pijet që pinë të gjithë!*

Abasi ﵁, i thotë:

- O Pejgamber i Allahut, ndonjëherë këtu njerëzit e prekin ujin me dorë.

*- S'ka gjë, më jep nga pija ku pinë të gjithë njerëzit!* - i tha Pejgamberi i nderuar dhe piu atë, që i dha Hazreti Abasi ﵁.

Më pas, Pejgamberi ﷺ, shkoi tek burimi i zemzemit. Pjesëtarët e familjes së Abasit ﵁, nxirrnin ujë prej aty dhe u jepnin të pinin haxhilerëve. Pejgamberi ﷺ, i përgëzoi ata duke u thënë:

*"O bijtë e Abdul Mutalibit, vazhdoni të nxirrni ujë! Ju po bëni një punë të mirë!"* Pastaj vazhdoi:

*"Sikur ta dija që njerëzit nuk do të dynden këtu e t'ju bëhen shqetësim (vetëm sepse e bëra unë një gjë të tillë), do të kisha zbritur nga deveja, do ta vendosja këtu litarin e pusit (dhe bëri me shenjë nga supi i tij i bekuar) dhe do të nxirrja ujë tamam si ju."* (Buhariu, Haxh, 75)

## Shërbimi për hir të Allahut në jetën e sahabëve

Shërbimi për hir të Allahut është bërë mënyra e jetës së çdo besimtari, i cili e ka marrë shembull





Pejgamberin ﷺ. Natyrisht që në krye të këtyre njerëzve fatlumë janë sahabët fisnikë. Ja disa shembuj nga dashuria e tyre për punën në rrugën e Allahut:

Kur Pejgamberi ﷺ, shkoi në Medine, të gjithë Ensarët (vendasit), gra e burra, i bënë dhurata të ndryshme. **Umu Sulejme** رضي الله عنها, ishte shumë e mërzitur, sepse nuk kishte çfarë t'i dhuronte Profetit ﷺ. Prandaj, ajo e mori për dore të birin, **Enesin**, shkoi te Pejgamberi ﷺ, dhe i tha:

"O Pejgamber i Allahut! A e pranoni Enesin t'ju shërbejë?" Pejgamberi ﷺ iu përgjigj:

*"Në rregull".* (Semhudi, I, 271)



**Ebu Saidi** رضي الله عنه tregon:

"Gjatë ndërtimit të xhamisë, ne bartnim nga një qerpiç, kurse Amari رضي الله عنه, bartte nga dy. I Dërguari i Allahut ﷺ, iu afrua pranë, i shkundi pluhurin dhe dheun nga koka e i tha:

- *Mjerë Amari! Atë do ta vrasë një grup njerëzish të egër e kryeneçë. Amari i thërret ata drejt Allahut dhe xhenetit, kurse ata e thërrasin Amarin drejt xhehenemit.*

Atëherë Amari رضي الله عنه, tha:

- I lutem Allahut të më mbrojë nga intrigat! (Buhariu, Salat 63, Xhihad, 17)





**Amari** رضي الله عنه, një qerpiç e mbante për vete dhe një për Pejgamberin ﷺ. Pejgamberi i Allahut ﷺ, e pa, i shkundi pluhurin dhe e pyeti:

- *O Amar! Pse nuk mban nga një qerpiç si shokët e tu?*

Amari iu përgjigj:

- Sepse për këtë pres shpërblim nga Allahu جل جلاله!

Atëherë Pejgamberi ﷺ, i fërkoi shpatullat e i tha:

- *O bir i Sumejes! Për njerëzit e tjerë ka një shpërblim, ndërsa për ty, dy shpërblime!* (Ahmedi, III, 91; Ibn Kesir, El-Bidaje, III, 256)

Sahabët e nderuar, e kishin kuptuar shumë mirë se gurët që bartnin për ndërtimin e xhamisë, në të vërtetë viheshin në themelet e Islamit. Për këtë arsye, gra e burra shërbyen për hir të Allahut me një dashuri dhe me një zell të madh.

I pikëlluar dhe i vrarë në shpirt, **Abdullah bin Evfa** رضي الله عنه, tha këto fjalë në ceremoninë e varrimit të bashkëshortes së tij:

“Mbajeni arkivolin e saj, mbajeni me dashamirësi! Sepse ajo dhe shërbyesit e saj bartën gurë për net me radhë gjatë ndërtimit të xhamisë së Pejgamberit, themelet e së cilës u ngritën mbi devotshmërinë. Ndërsa ne meshkujt kemi bartur dy nga dy gjatë ditës.” (Hejthemi, II, 10)







Gjatë kohës kur **Omeri** ﷺ, ishte halife, një pjesë të veshjeve e kishte ndarë midis grave sahabe nga Medina. Në fund kishte mbetur vetëm një veshje e bukur. Ata që ndodheshin pranë, thanë:

- O prijës i besimtarëve, këtë jepjani bashkëshortes suaj!

Kurse ai tha:

- Këtë e meriton më shumë **Umu Selita**, një nga gratë Ensare që i ka dhënë besën të Dërguarit të Allahut. **Sepse në betejën e Uhudit ajo ka bartur ujë me torba për ne**. (Shih: Buhariu, Megazi, 22, Xhihad, 66)

Me këtë qëndrim që ka mbajtur, Omeri ﷺ, ka theksuar se ndaj atyre që shërbejnë në rrugën e Allahut ﷻ, duhet treguar më shumë kujdes e interes.



**Xherir bin Abdullah** ﷺ, në lidhje me entuziazmin për shërbim dhe shpirtin e sakrificës së sahabëve në rrugën e Allahut, na jep një shembull shumë të bukur:

"Një ditë shkuam herët tek Pejgamberi ﷺ. Në atë kohë, vjen një grup nga fisi Mudar, të cilët mbi trup kishin një lloj veshjeje prej leshi të ashpër me vija lara-lara, si lëkura e tigrit. E megjithatë, ishin pothuajse të zhveshur dhe me shpata në brez. Kur





i pa në këtë gjendje kaq të mjerë, Pejgamberit ﷺ, i ndryshoi ngjyra e fytyrës. Shkoi menjëherë në shtëpi, pastaj doli dhe e urdhëroi Bilalin رضي الله عنه, të këndonte ezanin. Më pas, Bilali bëri ikametin dhe Pejgamberi i nderuar fali namazin. Menjëherë pas namazit, lexoi një hutbe ku citoi këto ajete:

***"O njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një njeriu, ndërsa prej atij krijoi bashkëshorten e tij, kurse prej këtyre të dyve krijoi shumë meshkuj e femra. Dhe frikësojuni Allahut, me emrin e të Cilit ju kërkoni të drejtat e ndërsjella dhe ruani lidhjet farefisnore. Se vërtet, Allahu është përherë Mbikëqyrës mbi ju."*** (Nisa, 1)

***"O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se ç'ka përgatitur për të nesërmen!..."*** (Hashr, 18)

Pas kësaj tha:

*"Çdo person le të japë lëmoshë nga ari, argjendi, veshjet, madje dhe një masë të vogël gruri ose hurmash. Le të japë lëmoshë qoftë edhe një gjysmë hurme!"*

Menjëherë pas kësaj, një burrë nga Ensarët solli një çantë, të cilën mezi e ngrinte nga pesha e rëndë që kishte. Pas tij erdhi edhe pjesa tjetër e njerëzve, të cilët u vunë në radhë. Në fund pashë që u formuan dy grumbuj; një me ushqime dhe





një me veshje. Vura re se Pejgamberit ﷺ, i qeshte fytyra dhe i shkëlqente si floriri. Pastaj Pejgamberi i nderuar tha:

*"Kush hap një rrugë të mirë në Islam, ka shumë shpërblime. Gjithashtu, ai fiton shpërblime edhe nga ata që e ndjekin atë rrugë dhe atyre nuk u pakësohet asgjë nga shpërblimet e tyre. Ndërsa, kush hap një rrugë të keqe në Islam, bën gjynah të madh. Gjithashtu, ai merr edhe gjynahet e atyre që e ndjekin atë rrugë të keqe dhe atyre asgjë nuk u pakësohet nga gjynahet e tyre."* (Muslim, Zekat, 69; shiko dhe Nesai, Zekat 64)

Me ajetet që lexoi, Pejgamberi ﷺ, na kujton se të gjithë njerëzit, të varfër e të pasur, kanë lindur nga një nënë e një baba. Pastaj ka thënë se besimtarët duhet të përgatiten për botën tjetër, duke ndihmuar njëri-tjetrin. Prandaj dhe sahabët e nderuar, ndjenë një lumturi të madhe kur i ndihmuan ata njerëz të varfër.



**Sefine** رضي الله عنه, e tregon në këtë mënyrë dashurinë për shërbimin ndaj Allahut dhe Pejgamberit ﷺ:

"Unë kam qenë skllav i Umu Selemes رضي الله عنها. Një ditë, ajo më tha:

- Do ta jap lirinë, por me kusht që t'i shërbesh të Dërguarit të Allahut ﷺ, sa të kesh jetën!





Ndërsa unë i thashë:

- **Edhe sikur të mos ma kishe vënë këtë kusht, unë nuk do të ndahesha nga i Dërguari i Allahut ﷺ, sa të kem jetë!**

Kështu që ajo më liroi me këtë kusht". (Ebu Davud, Itk 3/3932; Ibn Maxhe, Itk 6; Hakim, II, 232/2849)



Fakti se në Haxhin e Lamtumirës ishin prezentë rreth 120 mijë sahabë, është për t'u marrë shembull. Kjo, sepse më shumë se 100 mijë prej tyre kanë shkuar nëpër vende të ndryshme të botës për të shërbyer në rrugën e Allahut dhe atje kanë ndërruar jetë. Varret e djemve të **Osmanit** dhe **Abasit** ؓ, janë në Semarkandë, ndërsa shumë varre të sahabëve ndodhen në Stamboll. Ata që qëndruan në Mekë e Medine, formuan qendrën dhe aty vazhduan të shërbenin në rrugën e Allahut.

**Halid bin Zejd Ebu Ejub el-Ensariu**, megjithëse ishte mbi tetëdhjetë vjeç, ka ardhur dy herë në muret e Stambollit dhe aty ra dëshmor. Ky është një nga shembujt më të bukur të shërbimit në thirrjen njerëzve në rrugën e drejtë, me qëllim që të fitojnë lumturinë e kësaj bote dhe të ahiretit (botës tjetër). Dashuria dhe përgjegjësia ndaj shërbimit në rrugën e Allahut, i çoi ata në katër anët e botës.

**Ebu Zibjan** ؓ, tregon:

"Ebu Ejub el Ensariu ؓ, mori pjesë në betejën





e organizuar kundër romakëve. Rrugës u sëmur dhe, kur iu afrua vdekja, tha:

«Nëse vdes, më merrni me vete dhe më çoni sa më larg të mundeni në tokën romake! Kur të përballeni me rreshtat e armikut, më varrosni aty ku kanë arritur hapat tuaj të fundit!»" (Shih. Ahmedi, V, 419, 416)

Ebu Ejub el Ensariu, ia kushtoi jetën e tij të përkohshme shërbimit në rrugën e Allahut. Ai edhe me trupin e tij të bekuar shpalosi horizontin e gjerë të besimit, që të bëhej forcë e kurajë për ushtritë islame që do të vazhdonin të luftonin pas tij. Në këtë mënyrë, arriti ta bënte të pavdekshëm shërbimin e tij në rrugën e Allahut.



Një nga shembujt më madhështorë të frymës së shërbimit në rrugën e Allahut, është dhe **Vehb bin Kebshe**, varri i të cilit gjendet në Kinë[2]. Pejgamberi, e kishte ngarkuar të shërbente në Kinë me detyrën e kumtuesit të fesë. Në kushtet e asaj kohe, Kina kishte një largësi njëvjeçare. Ky sahabi shkoi deri atje dhe pasi punoi për një kohë

2. Në Kinë, në qytetin Guangzhon gjendet një përkujtimore e **Sa'd Bin Ebi Vekas**. Është një fakt historik se varret e sahabëve dhe dijetarëve ndikojnë në popullsinë e vendeve ku ndodhen që të mbahen në mendje dhe të kujtohen ndjenjat fetare. Shembujt e këtyre i gjejmë në Azinë e Mesme, Semarkand, Buhara, Turkistan dhe Tashkent.





të gjatë në kumtimin e fesë së Allahut, mori rrugën për në Medine, me shpresën që të shuante mallin për Pejgamberin ﷺ, që i digjte zemrën. Pas një viti udhëtimi të lodhshëm e të mundimshëm, arriti në Medinë. Por për fat të keq, ai nuk mundi ta shohë më Pejgamberin ﷺ, për shkak se ai kishte ndërruar jetë! Malli iu shtua edhe më shumë dhe duke e kuptuar shenjtërinë e shërbimit me të cilin e kishte urdhëruar Pejgamberi ﷺ, u kthye sërish në Kinë, ku edhe ndërroi jetë gjatë shërbimit në rrugën e Allahut.

Këto janë disa tablo të shërbimeve madhështore dhe vetëmohuese, të cilat mund të realizohen vetëm në sajë të dashurisë së madhe të besimit. Dashuria dhe entuziazmi i tyre ndaj shërbimit janë si yje të ndritshëm, që ndriçojnë rrugët e shpëtimit tonë të përjetshëm.

## Shërbimi për hir të Allahut në jetën e të dashurve të Allahut

I dashuri i Allahut قدس سره, **Mahmud Sami Ramazanoglu**, thotë:

"Bujaria, durimi dhe shërbimi në rrugën e Allahut, qëndrojnë në krye të virtyteve morale. Këto janë nga virtytet më të nevojshme për udhëzimin dhe përparimin e një besimtari."[3]

3. Ramazanoglu Mahmud Sami, Musahabe VI, 156.





Kjo është një nga arsyet kryesore, që e ka bërë shërbimin në rrugën e Allahut një nga metodat më të rëndësishme të edukimit shpirtëror.

**Ubejdullah Ahrari** ia atribuon nivelin e lartë shpirtëror që kishte arritur, begatisë së shërbimit në rrugën e Allahut dhe si falënderim ndaj kësaj mirësie, thotë:

*"Përparimin në këtë rrugë nuk e arritëm vetëm duke lexuar libra mistikë/të tasavvufit, por duke i zbatuar sipas mundësisë ato që lexonim dhe duke i shërbyer popullit për hir të Allahut. Kjo i dërgoi të gjithë në një rrugë, kurse ne na dërgoi në rrugën e shërbimit për hir të Allahut."*

Më vonë, i nderuari Ubejdullah Ahrari, me mirësinë e Allahut u pasurua aq shumë, saqë në fermën e tij punonin me mijëra punëtorë. E megjithatë, ai njeri i nderuar nuk mbeti pas nga shërbimi në rrugën e Allahut. Gjatë rrugës së tyre në përsosmërinë shpirtërore, ndihma dhe dhembshuria për të njohurit e të panjohurit ishte aq e madhe, sa nuk njihte kufij. Ai tregon kështu për një nga shërbimet e tij:

"Kisha marrë përsipër shërbimin ndaj katër të sëmurëve në medresenë *Mevlana Kutbuddin* në Samarkandë. Kur sëmundja u përkeqësua, ata nuk lëviznin nga krevati në krevati. Unë i laja dhe i ndërroja me duart e mia. Për shkak se u shërbeva





për një kohë të gjatë, sëmundja m'u ngjit edhe mua dhe zura shtratin. Mirëpo edhe në atë gjendje, unë u sillja ujë me shtambë, i pastroja dhe vazhdoja t'u laja edhe rrobat."

Sjelljet ideale në jetën e të parëve tanë në lidhje me virtytin e shërbimit në rrugën e Allahut, janë shembuj shumë të bukur për ne. Sado i pasur të jetë një mysliman, çmimin e mundësive materiale (që ia ka dhënë Allahut), mund ta paguajë vetëm aq sa arrin të forcohet e të ngrihet në fushën shpirtërore. Dhe me përparim në fushën shpirtërore, arrihet në një pikë ideale si në ndodhinë e Ubejdullah bin Ahrarit, ku respektohen kriteret e asketizmit e devotshmërisë dhe zotërohet një modesti e përsosur, pavarësisht pasurisë.



Behauddin Nakshibendi thotë:

"Në ditët e para të hulumtimeve të mia u takova me një nga robërit e dashur të Allahut të Lartësuar, **Emir Kylalin**. Në atë kohë, gjendja ime shpirtërore ishte në nivel të lartë. Emir Kylali më tha:

"Përpiqu të fitosh zemra; shërbeju të pafuqishmëve! Mbroji të dobëtit, zemërthyerit! Ata janë persona të tillë, që nuk kanë asnjë të ardhur nga populli. E megjithatë, ata jetojnë me një zemër plotësisht të qetë dhe me modesti. Kërkoji dhe gjeji ata!"

Unë e zbatova porosinë e këtij njeriu të nde-





ruar dhe punova një kohë të gjatë në rrugën që më këshilloi. Më vonë, ai rob i dashur i Allahut më porositi t'u shërbeja kafshëve. Më tha të kuroja sëmundjet e tyre. Gjithashtu, më këshilloi që ashtu i vetëm t'u lidhja plagët e t'i pastroja. Dhe këto punë t'i bëja me qëllim të mirë e sinqeritet. Edhe këtë shërbim e çova në vend. Bëra ashtu siç më porositi ai. Dalëngadalë egoja ime u bë e atillë, saqë, nëse shihja ndonjë qen të kalonte në rrugë, ndaloja në vend dhe prisja që të kalonte ai. Nuk hidhja asnjë hap para tij.

Pas kësaj, më porositi që qentë t'i shikoja me dashuri e respekt dhe në sajë të këtyre punëve të përpiqesha të arrija mirësitë e Allahut…"[4]

Ky shembull është një shfaqje konkrete e shërbimit vetëmohues, që i sheh krijesat me syrin dashurisë së Krijuesit, për hir të Vetë Krijuesit.



Sa bukur shprehet **Mevlana** në lidhje me nevojën për të qenë patjetër në rrugën e Allahut dhe faktin se të metat personale nuk duhet të jenë arsye për të qëndruar larg shërbimit:

*"Sido që të ecë, qoftë ngadalë, qoftë duke vrapuar, ai që kërkon, patjetër që do ta gjejë atë*

4. Abdulmexhid Hani, el-Hadaiku'l-Verdiyye, trc. Abdulkadir Akc - cek, Stamboll 1986, f. 545-547.

*që do. O njeri, që je në rrugë të drejtë, përqafo me të dyja duart dëshirën tënde, sepse dëshira është një udhëzuese e mirë! Edhe nëse je i çalë, nëse je sakat, nëse je i përgjumur, madje dhe nëse ke të meta, sërish ji në rrugën e Tij! Zvarritu drejt Tij, kërkoje Atë, domethënë Allahun!*

*Zvarritu në rrugën e Allahut, rend drejt Tij si topi përpara shkopit të polos! Herë duke folur, herë duke heshtur dhe herë duke nuhatur. Përpiqu të marrësh aromën e frymëzimit të Atij Mbreti të së vërtetës!*

*Edhe nëse të vjen të flesh, mos rri rrugëve, por fli në rrugën e drejtë! Duke fjetur në rrugën e Allahut, ndoshta ndesh në ndonjë udhëtar të përsosur dhe të shpëton nga shkujdesja dhe ëndrrat e gjumit."*



Ndodhia e të dashurit të Allahut, **Marufi Kerhi** shpalos para nesh një horizont madhështor të shërbimit në rrugën e Allahut:

"Një i sëmurë i moshuar dhe i vuajtur kishte shkuar mysafir te Marufi Kerhi. Burri i gjorë ishte në një gjendje të mjerueshme: i kishin rënë flokët, i kishte ikur ngjyra e fytyrës dhe trupin e kishte aq të dobët, sa mezi mbahej më këmbë. Marufi Kerhi i shtroi të sëmurit një dyshek dhe e rehatoi.

I sëmuri rënkonte mes dhimbjeve të forta dhe





bërtiste sa mundej. Gjithë natën, deri në mëngjes nuk vuri gjumë në sy. Po ashtu, nga të bërtiturat la pa gjumë edhe të tjerët. Përveç këtyre, sa vinte e bëhej më i vështirë, qortonte njerëzit e shtëpisë dhe i mërziste ata. Më në fund, njerëzit e shtëpisë, të cilët nuk po e duronin dot më gjaknxehtësinë dhe sjelljet e tij të ashpra, filluan të iknin një nga një. Në shtëpi nuk mbeti njeri tjetër përveç të sëmurit, Marufi Kerhit dhe gruas së tij.

Marufi Kerhi nuk flinte as natën: qëndronte zgjuar për të plotësuar nevojat e këtij të sëmuri grindavec dhe për t'i shërbyer atij. Por një ditë, kur pagjumësia kishte vajtur atje ku s'mbante më, pa dashje e kishte zënë gjumi. Kur i sëmuri mendjelehtë vuri re se ai kishte fjetur, në vend që ta falënderonte këtë njeri zemërmirë që i kishte hapur krahët e mëshirës, filloi të ankohej duke thënë me vete:

"Çfarë dervishi na qenka ky?! Ata si ky, në dukje kanë bërë emër e famë, por në të vërtetë janë dyfytyrësh. Çdo punë e bëjnë sa për t'u dukur. Këta janë të pastër nga jashtë, por të pistë përbrenda. Të tjerët i nxisin në devotshmëri, por vetë nuk e bëjnë një gjë të tillë. Prandaj dhe ky njeri fle dhe nuk mendon fare për gjendjen time! E si mund ta kuptojë gjendjen e të sëmurit të mjerë, që nuk vë gjumë në sy deri në mëngjes, ai që ka ngopur barkun e tij dhe ka rënë të flerë?!"





Marufi Kerhi, u tregua i durueshëm e bujar ndaj këtyre fjalëve të hidhura që dëgjoi dhe bëri sikur nuk dëgjoi asgjë. Mirëpo gruaja e tij, së cilës i sosi durimi, me zë të ulët i thotë Mahrufi Kerhit:

-Ju e dëgjuat se çfarë tha ky mosmirënjohës! Tashmë nuk mund ta mbajmë më në këtë shtëpi! Nuk mund ta lejojmë të na rëndojë më shumë dhe të të torturojë ty. I thoni të ikë nga kjo shtëpi e të shikojë punën e vet në ndonjë vend tjetër. Mirësia i bëhet atij që di të vlerësojë. T'u bësh mirësi mosmirënjohësve, nuk është gjë e mirë, sepse i bën ata edhe më të këqinj. Nuk mund t'u vihet jastëk njerëzve të poshtër. Këtyre njerëzve mizorë duhet t'ua vësh kokën mbi gur!

Marufi Kerhi, i cili i dëgjoi në heshtje fjalët e gruas së tij, duke buzëqeshur i tha:

- O grua! Pse të prekën fjalët e tij? Nëse ka bërtitur, më ka bërtitur mua; nëse ka fyer, më ka fyer mua. Fjalët e tij të pahijshme, mua gjithmonë më duken të hijshme. Ti e sheh se ai vazhdimisht ka shumë dhimbje. Pa shiko! I gjori nuk fle as edhe për një çast të vetëm!.. Dhe dije se aftësia, mëshira dhe dhembshuria e vërtetë është të durosh shqetësimet që të sjellin këta njerëz…

**Shejh Sadi**, i cili ka transmetuar ndodhinë e mësipërme, na këshillon me këto fjalë:

*"Virtyti në shërbim, është kur falënderon*





*duke mbajtur peshën e të dobëtve, ndërkohë që e sheh veten të fortë e të shëndetshëm.*

*Zemra e mbushur me dashuri, është falëse. Nëse je i thatë e pa dashuri, kur të vdesësh, ashtu si me trup do të vdesësh edhe me emër. Nëse je zemërgjerë dhe shërbyes në rrugën e Allahut, jeta jote vazhdon edhe pas trupit tënd të përkohshëm, aq sa ke sakrifikuar dhe ke hyrë në zemrat e të tjerëve. A nuk e sheh se në Kerh ka shumë varre? Mirëpo, nuk ka më të njohur dhe me më shumë vizitorë se varri i Marufi Kerhit."*

Sa bukur e ka thënë një rob i Zotit:

"Tasavufi është të jesh lehtësues e jo barrë."

Ata që e kanë kuptuar të vërtetën e shërbimit edhe veten e kanë konsideruar vazhdimisht si shërbëtorë të popullit, edhe nëse kanë qenë mbretër të tij. Kur qytetet e shenjta iu lanë amanet shtetit të padishahut të madh Osman Sulltan Javuz Selimit, u mbajt një hutbe, në të cilën ai u përmend me këto fjalë:

**"Hakimu'l-Haremejn'ish-Sherifejn** (Sunduesi i dy qyteteve të shenjta, Mekës dhe Medinës)". Me t'i dëgjuar këto fjalë, me lot në sy, e kundërshtoi predikuesin duke u shprehur:

Thoni, "**Hadimu'l-Haremejn'ish-Sherifejn** (Shërbyesi i dy qyteteve të shenjta, Mekës dhe Medinës)". Kjo tregon qartë botëkuptimin e tij ndaj shërbimit dhe qëllimit të vërtetë të besimit.





## SHËRBIMI PËR HIR TË ALLAHUT NË VAKËFE

Vakëfi është institucionalizimi i "dhurimit", që është edhe simboli më i bukur i mëshirës, dhembshurisë dhe dashurisë ndaj krijesave për hir të Krijuesit. Kjo shpreh sakrifikimin e pasurisë për Allahun, pra që kjo pasuri të mos lejohet t'i jepet dikujt tjetër ose të merret nga dikush në pronësinë e vet, por të përdoret përgjithmonë vetëm për hir të Allahut. Qëllimi është gostitja me bujari e të gjitha krijesave që kanë nevojë, duke iu afruar atyre me butësi e mëshirë vetëm për të fituar kënaqësinë e Allahut të Madhëruar.

Të sakrifikosh pasurinë, madje nëse është nevoja edhe jetën në rrugën e Allahut, -si një kusht i përsosmërisë së besimit-, është një urdhër hyjnor, që duhet zbatuar nga çdo besimtar.

Në Kuranin Kerim urdhërohet:

***"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe pastaj nuk dyshojnë, por luftojnë në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre. Këta janë besimtarë të sinqertë."*** (Huxhurat, 15)

***"Në të vërtetë, Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit …"*** (Teube, 111)





***"Ka njerëz që e flijojnë veten, për të fituar pëlqimin e Allahut…."*** (Bekare, 207)

Gjithashtu, Allahu ﷻ, në lidhje me besimtarët e devotshëm urdhëron:

***"Ata… nxitojnë për të bërë punë të mira…"*** (Al-i Imran, 114)

Frytet më të mira të besimtarëve të sinqertë në këtë garë për punë të mira, janë institucionet e vakëfeve. Vakëfet që shërbejnë në një fushë të gjerë, janë mënyra më e shkëlqyer e shfaqjes së mëshirës dhe dhembshurisë, që janë simbole të Islamit ndaj çdo gjëje të krijuar.

Në Kuranin Kerim urdhërohet të dhurojmë nga gjërat që i kemi më të shtrenjta, nëse dëshirojmë të gëzojmë kënaqësinë hyjnore si besimtarë të devotshëm. Në këtë botë, gjërat më me vlerë dhe më të rëndësishme për njeriun janë "jeta" dhe "pasuria". Për të blerë xhenetin dhe për të gëzuar kënaqësinë hyjnore, duhet që këto t'i dhurojmë në rrugën e Allahut. Për këtë arsye, atyre që dhurojnë me bujari pasurinë dhe jetën në rrugën e Allahut, pra, çdo gjë që kanë, u thonë **"njerëz vakëfi"**. Prandaj, çdo njeri që ia ka kushtuar veten shërbimit me të gjitha mundësitë që ka, meriton të përkujtohet në këtë mënyrë.

Njerëz të tillë kanë një detyrë shumë të rëndësishme në sigurimin e paqes dhe qetësisë shoqërore.





Në të shumtën e rasteve, shërbimet dhe veprimtaritë e këtyre njerëzve nuk mbesin të limituara në jetën e tyre të kësaj bote kalimtare. Institucionet e themeluara nga ata do të vazhdojnë të ekzistojnë edhe në të ardhmen në varësi të sinqeritetit të tyre. Kështu që vakëfet janë edhe shkak mëshire e begatie për shoqërinë, edhe një lloj sadakaje e përhershme për ata që i ndërtuan.

Ata që ndodhen në majat më të larta të shërbyesve për hir të Allahut janë pejgamberët, të dashurit e Allahut dhe besimtarët e devotshëm, të cilët janë edukuar nga duart e tyre. Ata e kanë bartur në zemrat e tyre entuziazmin e besimit në katër anët e botës dhe i kanë dhuruar historisë faqet më të arta e më madhështore.

Koha në të cilën jetojmë, është bërë skenë e njëmijë e një problemeve ekonomiko-shoqërore. Në një farë mënyre, shkak i kësaj është edhe fakti se shumë nga vakëfet e hershme dhe të pasura janë shpërndarë e shkretuar, ndërsa ato që janë themeluar sërish janë të pamjaftueshme për të përballuar nevojat e njerëzve. Për ta zgjidhur këtë pamjaftueshmëri, kërkohet që besimtarët e pasur të kohës sonë të punojnë më shumë, sepse përgjegjësia parësore në këtë çështje bie mbi ta.

Pejgamberi ﷺ, thotë:

*“Me vdekjen e njeriut ndërpritet edhe shpër-*





*blimi i të gjitha punëve, përveç tri punëve: sadakaja xharije*[5]*, dituria e dobishme (që lë pas, si librat etj.) dhe fëmija i mirë që lë pas e lutet për të."* (Muslimi, Vasijje 14; Tirmidhiu, Ahkam 36)

Gjithashtu, Pejgamberi ﷺ ka thënë:

*"Ka shtatë gjëra, shpërblimi i të cilave i shkon njeriut në varr edhe pas vdekjes së tij: Dituria që ka dhënë, uji që ka derdhur, pusi i ujit që ka hapur, pema që ka mbjellë, xhamia që ka ndërtuar, Mus'hafi Sherif (Kurani) që ka lënë amanet dhe fëmija i mirë që lë pas dhe lutet për faljen e gabimeve të tij."* (Bejhaki, Shuab, III 248; Hejthemi, I, 167)

Të gjithë dijetarët e Islamit janë të një mendimi, se me shprehjen "sadaka xharije" nënkuptohen vakëfet. Kjo, sepse "sadaka xharije" do të thotë të lësh një vepër që do të shërbejë vazhdimisht vetëm për hir të Allahut.

Një nga dijetarët e mëdhenj islamë, **Ibnu'l-Xheuzi**, ka thënë:

"Nëse njeriu do ta dinte se vdekja do t'ia ndërpriste punët e tij, gjatë gjithë jetës do të bënte punë të mira, shpërblimi i të cilave do të vazhdonte edhe pas vdekjes. Nëse do të kishte qoftë edhe një

5. Sadakaja xharije: Një punë e mirë që sjell shpërblime të vaz-dueshme. P.sh: Mbjellja e një peme frutore nga e cila mund të hanë shumë njerëz edhe pas vdekjes së atij që e ka mbjellë.

mundësi të vogël prej kësaj bote, do ta sakrifikonte atë për hir të Allahut. Do të mbillte pemë, do të ujiste dhe do të përpiqej të edukonte breza, të cilët do ta adhurojnë Allahun edhe pas tij, me qëllim që edhe ai të përfitonte shpërblime prej tyre. Mbase do të shkruante një libër për t'u mësuar njerëzve dije të dobishme, sepse për dijetarin, një libër i tillë është fëmija më i mirë që lë pas përgjithmonë. Njeriu i ditur punon me dituritë e tij dhe me anë të tyre bëhet shembull për njerëzit që e ndjekin. Ja pra, një njeri i tillë nuk vdes kurrë." (Ibnu'l. Xheuzi, Sajdu'l-Hatir f. 12)

Në lidhje me pasurinë e kësaj bote, robit i është dhënë e drejta e menaxhimit të saj vetëm për një kohë të caktuar. Për këtë arsye, një nga kushtet për t'u bërë një besimtar i përsosur, është të jetosh me vetëdijen se pasuria është një amanet. Pra, ta përdorësh pasurinë jashtë kritereve të dhurimit dhe shërbimit për hir të Allahut, konsiderohet si tradhti ndaj amanetit. Kjo tradhti, përveç llogarisë së vështirë që do të ketë në botën tjetër, do të bëhet shkak i shumë problemeve individuale e shoqërore edhe në jetën e kësaj bote. Për këtë arsye, dhurimi dhe shërbimi për hir të Allahut janë rrugëzgjidhja më efektive për eliminimin e smirës dhe armiqësisë mes njerëzve dhe për të penguar që pasuria të kthehet në një qelizë kancerogjene, e cila prish paqen dhe qetësinë e shoqërisë.





Njerëzit e pasur e të shëndetshëm nuk duhet të harrojnë asnjëherë se edhe ata mund të jenë në të ardhmen në vendin e njerëzve të vuajtur e nevojtarë. Prandaj, sipas mundësive, ata duhet të angazhohen në përpjekjet për të dhuruar dhe shërbyer në rrugë të Allahut, sepse kjo shpreh falënderimin me anë të veprave për të mirat që na ka dhuruar Ai.

Ata që nuk veprojnë kështu, duhet të përballen me qortimin e Allahut të Madhëruar, i Cili në një ajet fisnik urdhëron:

***"Jo, nuk është ashtu! Por ju nuk e përfillni jetimin, nuk nxitni njëri-tjetrin për të ushqyer të varfrin. Ju e hani trashëgiminë*** (padrejtësisht)***. Dhe pasurinë e doni së tepërmi."*** (Fexhr, 17-20)

***"Ai nuk nxit për t'i ushqyer të varfrit."*** (Maun, 3. Shih. Haka, 34)

Kjo do të thotë se besimtarët nuk duhet të mjaftohen vetëm me dhurimet dhe shërbimet që bëjnë vetë, por duhet të nxisin edhe të tjerët për këtë. Dhe mënyra më e bukur e demonstrimit të kësaj, është shërbimi në vakëfe.



Qëllimi kryesor i themelimit të vakëfeve është fitimi i kënaqësisë së Allahut dhe arritja e shpëtimit në botën tjetër. Që në fillimet e tyre, vakëfet janë themeluar me këtë qëllim dhe po kështu kanë





vazhduar. Ky qëllim është përkufizuar me shprehjen **"et-takarrub ilallah** (afrimi tek Allahut)" dhe është pranuar si një nga parimet e mbarëvajtjes së vakëfeve.

Për këtë arsye, është e domosdoshme që në lidhje me çështjen e vakëfit si një amanet i Allahut, të tregohet një ndjeshmëri dhe respekt i madh. Gjatë historisë, në lidhje me këtë çështje është treguar shumë përpikmëri. Mirëpo, kur ky amanet është nëpërkëmbur, atëherë është bërë shkak i përfundimeve të hidhura.

Deveja që iu dha Salihut عليه السلام, si një mrekulli nuk ishte e askujt. Ajo ishte një amanet dhe konsiderohej si një vakëf, të cilën Allahu i Lartësuar ua dha njerëzve me anë të pejgamberit, me qëllim që ata të përfitonin prej saj. Qumështi i saj ishte si "*sebil"*[6]. Pronari i saj i vërtetë ishte Allahu. Mirëpo, populli i egër e tradhtoi këtë amanet duke e vrarë devenë dhe në fund u shfaros edhe vetë.

Edhe ndodhia e Sulejmanit عليه السلام, me trumcakun, e cila ka ardhur si gojëdhënë popullore, është shumë mësimdhënëse:

Një ditë Sulejmani عليه السلام, e qortoi trumcakun. Por trumcaku e kërcënoi Sulejmanin عليه السلام, duke i thënë:

6. Sebil: Një burim apo një çezëm nga ku përfitojnë të gjithë.





- Unë e shkatërroj mbretërinë tënde!

Sulejmani عليه السلام, i tha:

- E çfarë fuqie ke ti, që thua se do të shkatërrosh mbretërinë time!..

Zogu i vogël iu përgjigj:

- Unë i lag krahët dhe i fërkoj në tokën e vakëfit. Pastaj, dheun që kam mbi flatra e shkund mbi sarajin tënd. Kështu që dheu i vakëfit, i shkundur mbi sarajin tënd, mjafton për ta shkatërruar atë!..

Mësimi që nxjerrim nga ky rrëfim është se ndaj pasurisë së vakëfeve duhet treguar një ndjeshmëri dhe kujdes shumë i veçantë.

Të parët tanë kanë thënë: "Ruhuni nga "***uavi***" (domethënë nga betimi pa nevojë, duke thënë "**Vallahi**", të qenët "**vali**" (guvernator) i papërgjegjshëm apo "**vasi**" (administrator), që nuk e bën detyrën e vet dhe nga shpërdorimi i pasurisë që është "**vakëf**", për të cilin ka dënim të rëndë). Frikësohuni nga këto përgjegjësi!.."

Megjithatë, këtë shprehje nuk duhet ta kuptojmë gabim. Për shembull, është gjynah i madh që dikush që ka mundësi dhe aftësi për të kryer një detyrë, të qëndrojë larg shërbimit për hir të Allahut në vakëfe. Fjala "frikësohuni", këtu duhet marrë si një "kujdes", që duhet treguar në shpërndarjen e të drejtave të atyre që përfitojnë nga ato institucione dhe në ruajtjen e pasurisë së vakëfit





ashtu siç duhet. **Kjo, sepse vakëfet janë pronat e tundshme dhe të patundshme të Allahut Teala, të cilat janë vënë në dispozicion të nevojtarëve të umetit islam. Pra, pasuria që bëhet vakëf, del nga pronësia e të zotit dhe nuk mund të shitet, të dhurohet dhe as të trashëgohet më.**

Me qëllim që seriozitetі në lidhje me çështjen e përdorimit të pasurisë së vakëfeve ashtu siç duhet, të jetë vazhdimisht e gjallë në mendje, në krye dhe në fund të rregullores së vakëfit, gjenden lutje për mirë, por edhe mallkime. Lutjet e mira janë për ata që nuk neglizhojnë në shërbimin ndaj vakëfit. Ndërsa mallkimet janë për ata që nuk e kryejnë shërbimin që është parashikuar në rregullore, pra, për ata që i bëjnë keq dhe i shkaktojnë dëme vakëfit. Për njerëz të tillë, në përgjithësi përdoret ky mallkim:

"Mallkimi i Allahut, i pejgamberëve, i melekëve, i njerëzve dhe i të gjitha krijesave qoftë mbi atë që prish ose ndryshon kushtet e vakëfit!.."

Ndjeshmëria në drejtimin dhe mbrojtjen e vakëfit ka fituar aq shumë vlerë në Islam, saqë shprehja: "**Kushti që vë ai, i cili i fal pasurinë e vet vakëfit, është si gjykimi i vendosur nga Allahu**", është bërë ligj. Ashtu siç nuk mendohet ndryshimi i një ajeti, ashtu nuk mund të mendohet të ndryshohet edhe kushti që vë ai, i cili i fal një lloj pasurie vakëfit. Shumë nga vakëfet e ndërtuara para shumë





shekujsh, të cilat kanë ardhur deri në ditët tona pa pësuar ndryshim në përbërje, e kanë arritur këtë në sajë të begatisë së respektimit të këtij ligji themelor.



**Pejgamberi** ﷺ, i cili u dërgua si mëshirë për botët dhe si një shembull i pashoq, ka thënë:

*"Mëshirojini ata që janë në tokë, që t'ju mëshirojnë ata që janë në qiell!"* (Tirmidhiu, Birr, 16) Dhe gjatë gjithë jetës së tij e ka shfaqur këtë, duke u bërë shembull me vepra. Siç dihet, ai dhuroi si vakëf për hir të Allahut shtatë kopshte hurmash, që kishte në Medine-i Munevere dhe më vonë dhuroi edhe hurmat që i ranë për pjesë në Fedek dhe Hajber. Po ashtu edhe sahabët e shquar, të cilët ishin dëshmitarë të këtyre veprimeve të Pejgamberit ﷺ, kanë dhuruar si vakëf nga mallrat e tyre të paluajtshme, të cilat sillnin të ardhura të konsiderueshme. Për këtë, **Xhabiri** رضي الله عنه, ka thënë:

"Nuk njoh asnjë nga Ensarët dhe Muhaxhirët që kanë pasuri dhe të mos ketë dhuruar diçka si vakëf." (Ibnu Kudame, el-Mugni, V, 598)

Ndërsa **Ibn Hazmi**, një nga dijetarët e mëdhenj të Islamit, ka thënë:

"**Abdullah bin Omeri** رضي الله عنه, **Fatma** رضي الله عنها dhe sahabët e tjerë kanë lënë shumë gjëra si vakëf në Medine. Kjo është një e vërtetë më e pastër dhe





më e shndritshme se dielli dhe nuk ka njeri që s'e di." (Muhamed Abduh Jemani, Fatimatu'z-Zehra, Bejrut, 1996, f. 330)

Nëpunësit e zekatit pandehën se mburojat e **Halid bin Velidit** ﷺ dhe armët e tjera të luftës i nënshtroheshin taksës së zekatit ashtu si mallrat e tregtisë, prandaj i kërkuan atij zekatin e tyre. Kur Pejgamberi ﷺ, e dëgjoi këtë, tha:

*"...Të kërkosh zekat nga Halidi, do të thotë t'i bësh padrejtësi atij. Halidi, mburojat dhe të gjitha armët e luftës i ka lënë si vakëf në rrugën e Allahut (për xhihad)."* (Buhariu, Zekat, 49, 33, Xhihad 89; Muslimi, Zekat, 11)

**Osmanllinjtë** kanë treguar këmbëngulje dhe ndjeshmëri të madhe në ndjekjen e rrugës së Pejgamberit ﷺ dhe sahabëve të tij të shquar. Ata arritën nivelet më të larta në virtytin e themelimit të vakëfeve. Është fakt se vakëfet, si në sasi, ashtu edhe në cilësi, zhvillimin më të madh e kanë pasur në periudhën osmane. Në kohën e Perandorisë Osmane vakëfi është shquar si një institucion i sigurt, që pasurinë e fituar në saje të popullit e vinte përsëri në dobi dhe në shërbim të atij populli. Këto janë institucione të formuara me qëllimin për të fituar kënaqësinë e Allahut, ku mundësitë ekonomike të arritura në rrugë të ligjshme, në vend që të përdoreshin vetëm për veten dhe familjen, janë





vënë në shërbim të bashkësisë.

Ky popull fisnik e ka kuptuar dhe përjetuar Islamin me ndjenja të thella e madhështore. Prandaj dhe mëshirën e dashurinë e madhe ndaj gjithë botës që ka në zemër, e ka shfaqur me anë të vakëfeve. Në sajë të mijëra vakëfëve që themeluan, depërtuan në çdo pjesë të shoqërisë dhe nuk lanë asnjë plagë pa kuruar.

Veprimtaritë dhe shërbimet e vakëfeve të ndërtuara nga Osmanët kishin një përbërje të pasur e të gjerë. Me qëllim që të jenë sa më të dobishëm për shoqërinë, ato janë shfaqur në një shumëllojshmëri, si për nga koha e vendi, ashtu edhe për nga tradita dhe prirjet e ndryshme të popullit. Ky fakt, është një tregues i qartë se këto institucione nuk kanë qenë statike, por përkundrazi shumë dinamike.

Edhe pse nuk është e mundur të verifikosh e të numërosh llojet e vakëfeve të themeluara nga Osmanët dhe fushat e tyre të shërbimit, për të krijuar një ide në lidhje me formimin e tyre, po radhisim disa nga më të rëndësishmet:

- Ndërtimi dhe mirëmbajtja e xhamive, mesxhideve, teqeve dhe varreve.

- Medresetë, shkollat për hafizë, shkollat e hadithit dhe dijeve të tjera fetare.

- Shtëpi për të varfrit, nxënësit dhe udhëtarët. Hane të mëdha për mikpritjen e karvanëve të udhë-





tarëve, hamame dhe spitale.

- Namazgjahe, biblioteka, konakë.

- Puse, kanale ujitëse, çezma dhe burime pranë xhamive.

- Mensa ushqimi dhe çerdhe për ushqimin me gji dhe rritjen e fëmijëve.

- Lirimin e robërve dhe skllevërve.

- Garantimin e lëndës djegëse për t'u ngrohur të varfrit.

- Dëmshpërblimin për mallin që thyenin ose dëmtonin shërbyesit, me qëllim që zotërinjtë të mos i qortonin.

- Përgatitjen e pajës për vajzat jetime.

- Shlyerjen e borxheve të borxhlinjve.

- Ndihmën ndaj grave të veja dhe nevojtarëve.

- Ndihmën në ushqime dhe veshmbathje për nxënësit e shkollave.

- Faljen e xhenazes së të varfërve dhe të vetmuarve.

- Veprimtari për gëzimin e fëmijëve dhe të vetmuarve gjatë Bajrameve.

- Mbrojtjen e grave të moshuara dhe të vetmuara.

Osmanët, të cilët përveç këtyre që përmendëm, kanë themeluar vakëfe në çdo fushë që mund të





mendohet, kanë bërë të mira e shërbime në atë masë, sa lënë të kuptohet qartë se qytetërimi i tyre ka qenë "**qytetërim vakëfi**". Dhe me të vërtetë që vakëfet mund të konsiderohen si simboli më dallues i Qytetërimit Osman.

Në këtë çështje kanë përparuar aq shumë, saqë nuk janë mjaftuar vetëm me plotësimin e nevojave të njerëzve, por dashurinë, mëshirën dhe dhembshurinë islame të rrënjosur në institucionin e vakëfit, e kanë zgjeruar aq sa të përfshijë edhe kafshët dhe bimët. Për t'u kujdesur për zogjtë e plagosur, kafshët e sëmura dhe lejlekët që nuk kanë mundur të shtegtojnë, u themeluan qendra kurimi dhe shpenzimet e tyre i kanë marrë përsipër vakëfet e themeluara për këtë arsye.

Në lidhje me këtë, konti francez **De Boneval**, i cili mbeti i çuditur nga ato që pa për aq kohë sa qëndroi në tokat Osmane, shprehet me këto fjalë:

*"Në shtetin osman është e mundur të shikosh edhe turq të çmendur, të cilët u japin para punëtorëve për të ujitur çdo ditë pemët jofrutore, me qëllim që të mos thahen nga thatësira."*

Për shkak se themelimi i një vakëfi është tregues i pjekurisë shpirtërore, në shoqëritë të cilat kanë ditur të përfitojnë siç duhet prej udhëzimit dhe frymëzimit të prijësve të mëdhenj shpirtërorë, këto veprimtari janë përhapur në një shkallë më të





gjerë. Kjo, sepse altruizmi, bujaria, dashamirësia dhe sinqeriteti -në kuptimin e plotë të fjalës-, është rezultat i pjekurisë shpirtërore. Teqetë, si qendra të edukimit shpirtëror, ishin institucione shumë të përhapura në jetën shoqërore osmane. Ato shërbenin si qendra, ku populli mësonte kulturën tradicionale dhe fitonte pjekuri morale. Ndërsa frymëzimi shpirtëror që vërshonte nga ai burim, ishte një ndikues i rëndësishëm, që e çonte themelimin e vakëfeve dhe solidaritetin shoqëror në nivelet e tyre më të larta.

Shumë nga këto institucione, që janë rezultat i këtyre punëve të mira e të begatshme, me gjithë lënien pas dore të tyre, ende vazhdojnë të mbijetojnë; ato janë nga institucionet më kryesore të cilat ende vazhdojnë të shërbejnë për kurimin e plagëve të shoqërisë sonë. Xhamitë, çezmat, garnizonet ushtarake, spitalet, madje dhe uji që pimë dhe plot punë të mira që nuk i përmendëm, janë një amanet i shenjtë dhe kujtim nga të parët tanë të nderuar, të cilat kanë arritur deri në ditët tona.

Një nga elementet më të rëndësishme që respektohej seriozisht gjatë procesit të ndërmjetësimit të bamirësisë që kryenin vakëfet në shoqërinë Osmane, ishte edhe ruajtja e fshehtësisë së identitetit të personave që jepnin dhe atyre që merrnin ndihmë. Për këtë arsye, ata që bënin mirë shpëtonin nga sëmundja e dyfytyrësisë dhe përfitonin më shumë prej lutjeve që bëheshin në mungesë të tyre.





Përveç kësaj, për arsye se kjo ndihmë shpërndahej nëpërmjet xhamive dhe teqeve, është bërë shkak i forcimit të besimit të popullit.

Të evidentosh numrin e saktë të vakëfeve të themeluara në shtetin osman, është shumë e vështirë. Megjithatë, prej tyre janë evidentuar 26.300 vakëfe, shifër kjo që tregon shpirtin altruist, shërbyes dhe madhështor të të parëve tanë[7]. Dhe ajo që të tërheq më tepër vëmendjen në këtë pikë, është fakti se 1.400 prej këtyre vakëfeve janë themeluar nga gratë.

**Zoti im! Na e mundëso që amanetet, të cilat na i ke lënë, t'i plotësojmë në mënyrën më të mirë dhe të bëhemi prej "njerëzve të vakëfeve", të cilët u shërbejnë krijesave për hir të dashurisë për Krijuesin!..**

**Amin!..**

---

7. Një person kishte ndërtuar një vakëf në shtetin osman. Pasi shkoi në gjykatë dhe nënshkroi kontratën, e cila përmbante kushtet e vakëfit, e regjistroi atë në zyrat përkatëse në Stamboll. Sot, kjo kontratë gjendet në arkivin e Drejtorisë së Përgjithshme të Vakëfeve në Ankara. Në këtë arkivë ka 26.300 kontrata vakëfi. Mirëpo, vetëm pasi u shqyrtuan të gjithë Regjistrat Ligjorë dhe Fletoret e Kadastrave, që u përkisnin gjykatave provinciale, doli se numri i vakëfeve të themeluara në kohën osmane mund të evidentohej përafërsisht. (Shih. Prof. dr. Zija Kazixhi, *Vakëfet nga pikëpamja islame dhe sociale*, Stamboll, 1985, f. 43-44)



# Edukata dhe rregullat e Shërbimit

*Zemra e njeriut që shërben
në rrugën e Allahut, duhet të jetë si një tokë e
begatë. Gjallesat që lëvizin mbi tokë ushqehen
nga ajo dhe nxjerrin jashtë tepricën.
Por toka e pastron të gjithë këtë papastërti
dhe duke mbirë bimë të shumëllojshme,
njëra më e bukur se tjetra,
i ushqen të gjitha krijesat që lëvizin mbi të.*

*Ashtu siç është e pamundur që dielli të mos
lëshojë rreze të ngrohta, edhe njerëzit me shpirt
të devotshëm e kanë të pamundur të mos ndjejnë
dhembshuri për të tjerët, t'i shmangen punës
në rrugën e Allahut, të jenë të pandjeshëm
karshi dhimbjes dhe vështirësive dhe të mos
shpërndajnë bukuri e mirësi rreth tyre.*

# EDUKATA DHE RREGULLAT E SHËRBIMIT

Shërbimi në rrugën e Allahut, që përbën një pjesë të rëndësishme të moralit islam, është kërkimi i kënaqësisë së Allahut duke shpëtuar prej egoizmit dhe duke iu drejtuar çdo krijese me një shpirt altruist. Çdo punë e sinqertë në rrugën e Allahut, e cila bëhet vetëm për të përfituar kënaqësinë e Allahut, duke qenë larg mendimit për përfitim nga kjo botë, është një përshkrim i kërkimit të takimit me Zotin dhe një pasqyrim i kësaj dëshire në sjellje dhe vepra. Pra, për një mysliman, shërbimi në rrugën e Allahut është një detyrë shumë e lartë dhe e rëndësishme. Mirëpo, është e domosdoshme që shërbimi për hir të Allahut të bëhet brenda një edukate dhe rregulli të caktuar. Kjo, sepse nuk mund të shpresohet mirësi nga një shërbim, i cili bëhet pa respektuar edukatën dhe rregullat e duhura.

Në bazë të kësaj, të gjitha shërbimet për hir të Allahut duhet të bëhen në mënyrën më të shkëlqyer, si për nga aspekti i përmbajtjes, ashtu edhe i cilësisë. Aq sa e rëndësishme është përpjekja që tregohet në kryerjen e shërbimeve morale dhe materiale,





aq e rëndësishme është edhe cilësia dhe niveli i zemrës me të cilat kryhen ato. Sepse nga kjo varet edhe begatia dhe pranimi i këtij shërbimi tek Allahu. Prandaj, të parët tanë kanë thënë: **"Shërbimi për hir të Allahut është i rëndësishëm, por edukata që tregohet është më e rëndësishme".** Në këtë mënyrë, ata kanë theksuar domosdoshmërinë e kryerjes së shërbimit për hir të Allahut me sinqeritet në zemër dhe duke iu përmbajtur normave e rregullave të edukatës. Pra, ata që punojnë në rrugën e Allahut, janë të detyruar të tregojnë kujdes dhe delikatesë në sjelljet e tyre, njësoj sikur të ishin duke ecur mbi një tokë të minuar.

Allahu, aq sa dëshiron që veprat tona të jenë të sinqerta, aq i jep rëndësi edhe respektit që tregojmë ndaj kritereve të edukatës. Në bazë të kësaj, dikush që mund të jetë i varfër nga ana materiale, por ka zemër të pasur, mund të fitojë xhenetin edhe me një hurmë. Kurse ai që është i pasur materialisht, por me një zemër të varfër, do të ketë një përfundim të hidhur, edhe sikur të shpenzojë të gjithë pasurinë. Kjo do të thotë se pranimi i adhurimeve nga ana e Allahut është i lidhur ngushtë me sinqeritetin dhe dëshirën që gjendet në zemër.

Shumë punë, që në dukje janë të jashtëzakonshme, brenda një zemre të vogël zvogëlohen deri sa zhduken fare! Ndërsa shumë punë të tjera, që në dukje janë të thjeshta e të vogla, në klimën e





sinqeritetit dhe përkushtimit të një zemre të madhe bëhen shkak për shpërblime të larta e të përjetshme, që nuk i nxënë as toka dhe as qiejt.

Atëherë mund të themi se çështja më e rëndësishme është ndjeshmëria e zemrës. Pra, ato që respekton zemra gjatë adhurimit janë edukata dhe kriteret e saj, prandaj dhe ky fakt ka fituar shumë rëndësi në shërbimin për hir të Allahut. Në Kuranin Kerim, Hz. Pejgamberi ﷺ, është urdhëruar të falë namaz në xhaminë e Kubës, që është ndërtuar me sinqeritet dhe përkushtim dhe të shembë xhaminë Dirar, që u ndërtua mes mosmarrëveshjeve dhe përçarjes së mynafikëve (dyfytyrëshve). Po t'i shikosh nga jashtë, të dyja këto janë vende adhurimi, por, po t'i shikosh nga brenda, mes tyre ka ndryshime sa lindja me perëndimin dhe xheneti me xhehenemin.

Ky pra është edhe ndryshimi mes punëve që bëhen duke respektuar edukatën dhe kriteret e saj dhe punëve në të cilat nuk respektohen këto kritere.

Për të qenë i suksesshëm në shërbimin për hir të Allahut, duhet të zotërosh dituri, urtësi, aftësi, maturi, qëllim të pastër dhe një karakter e personalitet të shëndoshë. E kundërta e kësaj, nga shërbimet që bëhen pa sinqeritet dhe në një mënyrë të shkujdesur, është e pamundur të presësh një rezultat të mirë dhe të begatshëm.

Njeriu që punon në rrugën e Allahut nuk duhet ta ndjejë veten superior. Përkundrazi, në rrugën e





shpëtimit të shpirtit duhet të jetë gati të sakrifikojë jo vetëm mendjemadhësinë, pasurinë dhe famën, por gjithçka që ka. Ai duhet të jetë një besimtar modest dhe sakrifikues. Kjo, sepse një shërbyes i vërtetë dallohet nga fakti se ai gjendet aty ku ka varfëri, mjerim dhe te koka e të vetmuarve. Ai është një njeri i mirë, që di t'i bëjë me dashuri detyrat e tij në çdo fushë, është një burim shprese dhe besimi.

Cilësitë dhe edukatën që duhet të ketë kujdes një njeri që shërben për hir të Allahut, mund t'i radhitim në këtë formë:

## 1. Kuptimi i rëndësisë së shërbimit për hir të Allahut

Ata që shërbejnë në rrugën e Allahut, para së gjithash duhet të kuptojnë se për ta, kjo punë është një mirësi dhe begati e madhe. Kjo gjë duhet pranuar si parim i punës në rrugën e Allahut. Megjithatë, duke e ditur se vazhdimësia e mirësive arrihet vetëm me falënderim, duhet të përpiqemi të kryejmë sa më shumë falënderime dhe adhurime ndaj Allahut.

Ali Ramiteni shprehet: *"Ka shumë që shërbejnë duke i detyruar nevojtarët t'ua dinë për nder (duke ua kujtuar mirësinë e bërë) dhe janë të paktë ata që shërbejnë për hir të Allahut, duke e konsideruar këtë punë si një mirësi për ta. Nëse*





*do ta konsideronit si mirësi mundësinë që ju është dhënë për të shërbyer për hir të Allahut dhe ua dini për nder nevojtarëve të cilëve u shërbeni, të gjithë do të jenë të kënaqur dhe do të pakësohen ankesat ndaj jush…"*

Babai im i ndjerë, Musa Efendiu, i cili gjithë jetën e tij ia kushtoi ndihmës ndaj të gjitha krijesave, e shprehte kështu vlerën dhe rëndësinë e punës në rrugën e Allahut:

*"Besimtari nuk duhet të shikojë se sa i madh apo i vogël është adhurimi, po kur t'i jepet rasti, duhet të përpiqet t'i bëjë të gjitha me sinqeritet. Sepse shumë njerëz që bëjnë punë të mëdha në shërbimin për hir të Allahut, nuk u japin rëndësi punëve që duken të vogla gjatë shërbimit. Ata nuk e dinë se në cilën prej tyre është kënaqësia e Allahut. Ne duhet të kuptojmë se jo gjithkujt i jepet mundësia të bëjë diçka në rrugën e Allahut. Ka shumë njerëz që, megjithëse janë të aftë të bëjnë shumë punë, nuk mund të shërbejnë për hir të Allahut, vetëm se nuk kanë kohë dhe vend të përshtatshëm. Ata që punojnë në rrugën e Allahut duke e njohur këtë punë si një mirësi, e shtojnë akoma më shumë përulësinë dhe falënderojnë pa fund ata të cilëve u shërbejnë, që u bënë shkak për këto mirësi."*

Imam Rabani, në lidhje me faktin se ai që shër-





ben duhet t'i falënderojë nevojtarët, duke e konsideruar si mirësi shërbimin ndaj tyre, shprehet:

*"Ashtu sikurse një person mund të ndikojë në arritjen e përsosmërisë së shumë të tjerëve, ashtu edhe shumë persona mund të ndikojnë në arritjen e përsosmërisë së një personi. Është fakt se, sado që një mësues ndikon drejtpërsëdrejti në përsosjen e nxënësve, edhe ata si një reflektim reciprok, ndikojnë në përsosjen e mësuesit të tyre."*

Duke qenë në dijeni të mirësive dhe begative që na ka dhuruar Allahu i Lartësuar, ne duhet t'i përdorim këto në rrugën e Tij. Ky është edhe treguesi më i qartë i sadakasë në besimin tonë. Në lidhje me këtë, në ajetet fisnike urdhërohet: ***"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe pastaj nuk dyshojnë, por luftojnë në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre. Këta janë besimtarë të sinqertë."*** (Huxhurat, 15)

Nga ana tjetër, na është përcaktuar edhe masa e detyrueshme (farz) që duhet të dhurojmë prej pasurisë. Në këtë mënyrë, ai që jep zekatin e pasurisë, ka përmbushur edhe minimumin e asaj që duhet të shpenzojë në rrugën e Allahut. Mirëpo, për shkak se është e pamundur të përcaktohet sasia e mirësive dhe mundësive që Allahu جل جلاله, ia ka dhuruar njeriut, ne jemi të detyruar të shërbejmë në rrugën

e Allahut deri në frymën tonë të fundit. Kjo sasi për Allahun është e qartë, kurse për ne nuk është e qartë. Prandaj ne duhet të shfrytëzojmë çdo mundësi për punë dhe përpjekje në rrugën e Allahut me sa fuqi të kemi, deri në pikën e fundit.

Zoti ynë i Lartësuar urdhëron. ***“Allahu nuk e ngarkon askënd përtej fuqisë që ka …”*** (Bekare, 286)

Për këtë arsye, një besimtar nuk duhet t'i shikojë asnjëherë si të mjaftueshme punët në rrugën e Allahut, por duhet të mendojë se çfarë mund të bëjë akoma, pra duhet të jetë gjithmonë në kërkim për kryerjen e një vepre në rrugën e Allahut. Një nga shembujt prej të cilit duhet të marrim mësim, është ai i sahabiut të nderuar **Abdullah bin Ummi Mektumit** رضي الله عنه:

Për shkak se ishte i verbër, ky sahab ishte lejuar të mos shkonte në luftë (xhihad). Mirëpo, pjesëmarrja e tij në betejën e Kadisijes, me mendimin, se “*të paktën mund të mbaj flamurin*”, ishte si rezultat i shqetësimit që kishte në zemër për shkak të mosnjohjes së minimumit që mund të bënte dhe dëshirës për të shërbyer në rrugë të Allahut.

Një besimtar nuk duhet të pushtohet kurrë nga hidhërimi, pakujdesia dhe neglizhenca, duke u nisur vetëm nga dobësia dhe pamundësitë. Ai nuk duhet të mendojë asnjëherë se veprat që mund të bëjë për hir të Allahut mbaruan. Duhet të jetojë deri në





fund të jetës me entuziazmin e shërbimit në rrugën e Allahut, i cili rritet vazhdimisht.

***"Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë ty e vërteta*** (vdekja)***!"*** (Hixhr, 99) Nga ky ajet fisnik kuptojmë se çdo besimtar që ka fuqi aq sa të hapë e të mbyllë sytë, duhet ta dijë se është i detyruar të vazhdojë të shërbejë për hir të Allahut. Kjo histori tregon në mënyrë të qartë se cilat duhet të jenë kriteret tona në lidhje me këtë çështje:

Në përfundim të luftës së **Uhudit**, Profeti ﷺ, kishte urdhëruar të kontrolloheshin të rënët në luftë dhe të plagosurit. Por ishte një sahab për të cilin interesohej veçanërisht, **Sa'd bin Rebi** رضي الله عنه. Pejgamberi ﷺ dërgoi një sahab në fushën e betejës për ta gjetur atë dhe për të parë se në ç'gjendje ishte. Mirëpo, sado që e kërkoi Sa'din رضي الله عنه, ai nuk e gjeti dot; sado që e thirri, nuk mori përgjigje. Me një shpresë të fundit, ai thirri drejt anës ku gjendeshin të plagosurit dhe të rënët në luftë:

"O Sa'd! Më dërgoi Pejgamberi ﷺ dhe më urdhëroi t'i çoj lajm nëse gjendesh mes të gjallë-ve apo mes dëshmorëve". Sa'di رضي الله عنه, që po jetonte çastet e fundit të jetës dhe nuk kishte fuqi të jepte përgjigje, kur dëgjoi se Pejgamberi i Allahut po interesohej për të, mblodhi gjithë fuqitë dhe duke rënkuar mundi të thoshte vetëm:

"Unë tashmë jam mes të vdekurve!" Ishte e

qartë se në ato çaste ai po shikonte botën e përtejme. Sahabi vrapoi me shpejtësi andej nga erdhi zëri. Trupi i Sa'dit رضي الله عنه, ishte bërë vrima-vrima nga goditjet e shpatave. Duke mbledhur të gjitha forcat, ai arriti të pëshpëriste këto fjalë të fundit:

**"Vallahi, nëse për sa kohë që sytë tuaj lëvizin, nuk e mbroni Pejgamberin e Allahut nga armiqtë, por lejoni t'i ndodhë ndonjë e keqe, nuk do të ketë asnjë arsyetim për ju tek Allahu!"**[8].

Këto fjalë që Sa'd bin Rebi رضي الله عنه, ia la si trashëgim umetit, në të njëjtën kohë ishin edhe fjalët e tij të lamtumirës nga jeta e përkohshme.

Ndërsa fjalët që **Halid bin Velidi** رضي الله عنه, i tha duke llogaritur vetveten, ndërkohë që ishte duke dhënë shpirt, pasqyrojnë një vetëdije përgjegjësie të jashtëzakonshme:

"Sa e hidhur është për një luftëtar që e ka kaluar jetën në luftë në rrugën e Allahut, mes hingëllimave të kuajve dhe zhurmës së shpatave, të vdesë në shtrat si një njeri i dobët! Më ngrini më këmbë! Të paktën të jap shpirt i mbështetur mbi shpatën time."

Kjo lloj vetëdijeje duhet të përfshijë të gjitha fushat ku shërbehet për hir të Allahut. Çdo besimtar që shërben në rrugën e Allahut, duhet të pajiset me

8. Shih: Muvata, Xhihad, 41; Hakim III, 221/4906; Ibn Hisham, III, 47; Ibn Abdilber, Istiab, III, f. 590.





këto ndjenja, duke i kthyer ato në parime. Ai duhet të jetë i vetëdijshëm për përgjegjësinë dhe gjynahun e madh që ngarkon mbi supe, nëse ka mundësi të shërbejë në rrugën e Allahut dhe nuk e bën atë. Gjithashtu, ai nuk duhet të tregohet i shkujdesur ndaj rrezikut që i shkakton ky lloj veprimi jetës së përjetshme.

Shërbimi në rrugën e Allahut, si një stil jetese e pejgamberëve dhe e robërve të dashur të Allahut, është një virtyt kaq i lartë, saqë këta personalitete të nderuara nuk hoqën dorë prej tij edhe kur ishin të sëmurë, madje edhe kur gjendeshin në shtratin e vdekjes. Kjo shpreh qartë se si duhet të përqafohet shërbimi në rrugën e Allahut, gjë që është një fakt i mjaftueshëm për njerëzit e urtë dhe të ditur.

## 2. Zbukurimi i zemrës me virtyte shpirtërore

Sjellja dhe gjendja e njeriut merr formë sipas energjisë pozitive ose negative që ndodhet në zemër. Të gjitha sjelljet e virtytshme janë një pasqyrim i ndjenjave pozitive dhe shpirtërore që ndodhen në zemër. Prandaj dhe cilësia e shërbimit në rrugën e Allahut, është në përpjesëtim të drejtë me nivelin e virtyteve shpirtërore që motivojnë këtë shërbim.

Për këtë arsye, zemrat e atyre që shërbejnë në rrugën e Allahut duhet të jenë të mbushura me fry-





mëzim dhe ndjeshmëri shpirtërore. Zgjerimi i horizontit të zemrës është i mundur vetëm me ushqim shpirtëror. Ndërsa, si rezultat i pjekurisë së zemrës, thellohet meditimi dhe ndjenjat. Nëse Behauddin Nakshibendi, Aziz Mahmud Hydaji, Imam Gazali, Mevlana, etj., do të mjaftoheshin vetëm me dituri të thata e nuk do të pajiseshin me dituri shpirtërore, nuk do të mund të vazhdonin të shkëlqenin si yje që prej shumë shekujsh në qiejt e zemrave tona.

Për shkak se këta robër të dashur të Allahut i shikonin ngjarjet nga dritarja e zemrës, me syrin e pasionit dhe dashurisë, u treguan rrugën e drejtë shumë zemrave që prisnin udhëzimin, madje edhe shumë mbretërve që kanë sunduar botën. Kjo, sepse ata e kanë ngritur perden e sekreteve të dijes, mendjes dhe logjikës dhe kanë parë shfaqjet frymëzuese të pasionit dhe dashurisë hyjnore.

Megjithëse trupat e përkohshëm të këtyre robërve të dashur të Allahut gjenden prej shekujsh nën tokë, në saje të frymëzimit, dritës shpirtërore dhe veprave të virtytshme, që kanë ardhur deri në ditët tona, ata do të vazhdojnë të jenë gjallë deri në Ditën e Kiametit.

Një nga qëllimet kryesore të shërbimit për hir të Allahut është udhëzimi në rrugë të drejtë i të tjerëve ose ndihma për përmirësimin e vëllezërve të fesë që kanë dobësi në çështjet shpirtërore. Realizimi i





këtij qëllimi lidhet ngushtë me gjendjen shpirtërore të shërbyesit. Aq sa mundemi ta praktikojmë Islamin në jetën tonë, aq kemi mundësi të ndikojmë edhe te njerëzit e tjerë.

Zemra është një dritare, e cila hapet ndaj të fshehtës hyjnore. Ata që dinë ta përdorin mirë këtë mjet/element, e përtejmja dhe pafundësitë u bëhen ashiqare. Hyrja në brendësi të Teuhidit (besimit monoteist), e bën robin udhëtar të pafundësisë.

Po të shohim jetën e Pejgamberit ﷺ, do të dallojmë se shpallja hyjnore, në fillim ka zbritur në zemrën e tij. Ky fakt, shprehet kështu në këtë ajet fisnik:

***“Nuk ka dyshim se ky*** (Kuran) ***është Shpallja e Zotit të botëve. Atë e zbriti Shpirti besnik*** (Xhebraili) ***në zemrën tënde*** (o Muhamed)***, që të jesh nga ata që paralajmërojnë. E zbriti në gjuhën e qartë arabe.”*** (Shura, 192-195)

Zbritja e Kuranit në zemrën e Pejgamberit ﷺ, u bë shkak që karakteri dhe sjelljet e Profetit ﷺ, të ktheheshin në një Kuran të gjallë. Sahabët e nderuar mbetën të mahnitur përballë këtij personaliteti dhe karakteri, prandaj dhe personalitetin e karakterin islam, në fillim e mësuan prej zemrës pejgamberike. Këta njerëz të kohës së injorancës, të cilët para se të udhëzoheshin në rrugën e drejtë bënin një jetë kafshërore, arritën përsosmërinë në





sjelljet dhe moralin e tyre, duke mësuar prej sjelljeve dhe moralit të Pejgamberit ﷺ. Në këtë mënyrë, në historinë botërore ata hynë si “**njerëzit me virtytet më të larta**”.

Besimtarët që e kanë bërë qëllim punën në shërbim të fesë së Allahut, duhet të marrin shembull nga virtytet e sahabëve të nderuar dhe duke përfituar prej kësaj të fshehte madhështore, duhet të përpiqen të mbushen edhe me frymëzimin e Kuranit.

Një shërbim i privuar nga frymëzimi shpirtëror i ngjan një kove me ujë që derdhet në shkretëtirë. Një farë që hidhet në tokë të thatë përfundon në barkun e minjve të arave. Kurse farat e punës në rrugën e Allahut, që hidhen me frymëzim shpirtëror, janë si pemët e mëdha të cilat qëndrojnë fort në rrugën e drejtë.

Për këtë arsye njeriu që shërben në rrugën e Allahut duhet të kujdeset për ushqimin shpirtëror në jetën e tij. Ai duhet të tregojë ndjeshmëri shpirtërore në adhurime, delikatesë në edukatë e vepra dhe t’i japë rëndësi butësisë dhe altruizmit duke arritur pjekurinë shpirtërore. Zotërimi i kësaj gjendjeje e bashkon robin me dashurinë hyjnore. Pejgamberi ﷺ, ka thënë kështu: *“Allahu e do robin e devotshëm e me zemër të pasur, i cili duke iu përkushtuar adhurimit, qëndron larg famës*





*e lavdisë dhe merret me disiplinimin e egos."* (Muslimi, Zuhdi, 11)

Zemra e njeriut që shërben në rrugën e Allahut, duhet të jetë si një tokë e begatë. Gjallesat që lëvizin mbi tokë ushqehen nga ajo dhe nxjerrin jashtë tepricën. Por toka e pastron të gjithë këtë papastërti dhe duke mbirë bimë të shumëllojshme, njëra më e bukur se tjetra, i ushqen të gjitha krijesat që lëvizin mbi të.

Pra edhe ata që shërbejnë për hir të Allahut, kështu si toka duhet të jenë, modestë, vetëmohues dhe bujarë. Të gjitha bukuritë e zemrës së tyre, frymëzimi dhe ndjesia shpirtërore, duhet të pasqyrohen në zemrat e atyre që u shërbehet, si një poezi e natyrshme dhe e bukur. Që të arrish këtë gjendje, para së gjithash duhen pasur kujdes këto katër parime:

### *a. Zemra duhet të jetë gjithmonë së bashku me Allahun*

Allahu جل جلاله, në Kuranin Kerim ka urdhëruar:

***"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për mendarët, për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë dhe që meditojnë për krijimin e***





***qiejve dhe të Tokës*** (duke thënë:) ***'O Zoti Ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto-lartësuar qofsh*** (nga çdo e metë)***! Prandaj na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit'."*** (Al-i Imran, 190-191)

***"Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut..."*** (Ra'd, 28)

Me përmendjen e Allahut nuk nënkuptojmë vetëm shqiptimin e fjalës "*Allah*", por qëndisjen në zemër të kuptimit dhe diturisë së Allahut. Vetëm në këtë mënyrë, zemra kënaqet dhe gjen qetësi. Kështu shfaqet edhe lumturia që i jep njeriut afrimi me Allahun.

Kur ndjesia e të qenit së bashku me Allahun zë vend në zemrën e atij që shërben për hir të Allahut, atë nuk mund ta mposhtë asnjë vështirësi me të cilën përballet gjatë shërbimit, sepse të gjitha vështirësitë i duken të lehta dhe çdo shërbim e kryen me pasion. Dhe shërbimet për hir të Allahut që kryhen me pasion, jo vetëm që realizohen në mënyrën e duhur, por i japin kënaqësi edhe vetë atij që shërben. Për këtë arsye, zemra duhet të pastrohet nga dashuria për gjërat e përkohshme të kësaj bote dhe të mbushet me dashurinë për Allahun.

Ibn Arabiu, në veprën e tij "*Mishkatu'l-Envar*" na transmeton këtë hadith kudsij:

*"O bir i Ademit! Ty të krijova për Vete dhe sendet i krijova për ty. Prandaj, mos e shkatërro*





*veten për gjërat e përkohshme, që i krijova për ty!"*[9]

## *b. Zemra duhet të jetë e mbushur me dashurinë për Allahun dhe Pejgamberin* ﷺ

Dashuria në shërbimin për hir të Allahut, është fillimi i ngritjes shpirtërore. Në të vërtetë, kjo pikë është fillimi i çdo gjëje. Vetëm kur shijon dashurinë e vërtetë, zemra fillon të zhvillohet shpirtërisht dhe të shfaqë bukuritë e saj.

Dashuria për Allahun dhe Pejgamberin duhet të jetë mbi çdo dashuri tjetër në zemrën tonë. Në këto ajete thuhet:

***"Dashuria e atyre që e besuan Allahun është shumë më e fortë se çdo dashuri tjetër…"*** (Bekare, 165)

***"Thuaj: "Nëse etërit tuaj, bijtë tuaj, vëllezërit tuaj, gratë tuaja, farefisi juaj, pasuria juaj që e keni fituar, tregtia për të cilën keni frikë se nuk do të shkojë mirë dhe shtëpitë ku e ndieni veten rehat, janë më të dashura për ju sesa Allahu, i Dërguari i Tij dhe lufta në rrugën e Tij, atëherë pritni deri sa Allahu të sjellë vendimin*** (dënimin) ***e Tij. Allahu nuk***

9. *"Mishkatu'l-Envar"*; "Thesari i dritës", f. 126-127, përkth. Mehmet Demirxhi, Iz. Yay. Stamboll, 2001.

***e udhëzon në rrugën e drejtë popullin e pabindur.”*** (Tevbe, 24)

Nëse zemra mbushet me dashurinë për Allahun dhe Pejgamberin, atëherë të gjitha bukuritë pasqyrohen në zemrën tonë. Në të vërtetë, Allahu dhe Pejgamberi nuk njihen vetëm duke u lexuar mes rreshtave, por njihen në zemër. Ai që dashuron, e do të dashurin e tij me një dashuri pa kufi dhe mundohet t’i ngjajë atij, sepse pasioni dhe dashuria janë si linja e rrymës elektrike që kalon mes dy zemrave. Ata që dashurojnë, asnjëherë nuk i nxjerrin nga zemra të dashurit e tyre dhe kurrë nuk pushojnë së foluri për ta. Ata jetojnë dhe vdesin në paqen shpirtërore që u jep sakrifica për të dashurit e tyre, për hir të të cilëve shpenzojnë me bujari edhe shpirtin edhe pasurinë.

Ndërsa, për të dashur Pejgamberin ﷺ dhe për të merituar dashurinë e tij, është e domosdoshme që gjuha jonë të jetë gjithmonë e njomë me salavate për të dhe zemra të jetë e lidhur gjithmonë pas tij. Sa më shumë pasqyrim të marrë zemra nga Pejgamberi, aq më shumë përsoset.

Allahu ﷻ, duke e lartësuar Pejgamberin ﷺ, urdhëron: ***“Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e***





***përmendur shpesh Allahun."*** (Ahzab, 21)

"***Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për të. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me 'selam'"*** (Ahzab, 56)

Ndikimin dhe dashurinë që kanë reflektuar tek sahabët këto dy ajete, është e mundur ta vërejmë në shumë shembuj. Ata që shkrihen në burimin e dashurisë për Allahun dhe Pejgamberin ﷺ, do të jetojnë deri në ditën e kiametit si njerëzit më të zgjedhur të umetit të Muhamedit ﷺ dhe pas kësaj jete të përkohshme do të kujtohen gjithmonë me mëshirë dhe lutje. Dy prej atyre njerëzve të shumtë që e kanë arritur këtë gjendje, janë edhe këta:

Fiset Adal dhe Kare kishin kërkuar nga Pejgamberi ﷺ, dikë për t'u mësuar Islamin. Pejgamberi ﷺ, u dërgoi një grup prej dhjetë vetash. Kur mbërritën në zonën e fisit Rexhi, ranë në kurth dhe tetë prej tyre ranë dëshmorë, ndërsa dy të tjerë u kapën rob dhe iu dorëzuan idhujtarëve të Mekës.

Dy sahabët që u morën rob ishin **Zejdi** dhe **Hubejbi** رضي الله عنهما, të cilët më pas u martirizuan nga idhujtarët. Para se t'i martirizonin, çdonjërin prej tyre e pyetën në vende të ndryshme:

- A do të dëshiroje që të të falej jeta, me kusht që në vendin tënd të ishte Pejgamberi? Por që të dy, kësaj pyetjeje të palogjikshme iu përgjigjën duke

e parë me dhembshuri idhujtarin që i pyeti:

- Unë jo vetëm që nuk do të dëshiroja që Pejgamberi ﷺ, të ishte këtu dhe unë të isha mes fëmijëve të mi, por zemra ime nuk do të ishte e qetë, edhe sikur ta shponte qoftë edhe një gjemb në këmbë aty ku ndodhet tani.

**Ebu Sufjani**, i cili ngriu nga habia përballë kësaj dashurie të pashoqe, tha:

**- Me të vërtetë e habitshme! Unë nuk kam parë asnjë grupim në këtë botë, që ta dojë liderin e tyre aq sa e duan sahabët Muhamedin ﷺ.** (Vakidi, I, 360-362; Ibn-i Sa'd, II, 56)

Idhujtarët iu afruan **Hubejbit** رضي الله عنه dhe i thanë se, nëse hiqte dorë nga feja e tij, do të shpëtonte. Ndërsa ai tha:

- Nuk kthehem nga feja ime, edhe sikur të më falni botën!

Përpara se të martirizohej, kishte vetëm një dëshirë:

"T'i dërgonte një përshëndetje plot dashuri Pejgamberit ﷺ."

Por me anë të cilit mund t'ia dërgonte?! Pranë tij nuk kishte qoftë edhe një mysliman të vetëm. Ashtu i mërzitur, ngriti sytë nga qielli dhe thirri duke kërkuar ndihmën e Allahut:

- Zoti im! Këtu nuk ka asnjeri që t'ia dërgojë

përshëndetjen time Pejgamberit ﷺ, Dërgoja ti përshëndetjen, o Allah!

Në atë çast Pejgamberi ﷺ, ishte në Medine me sahabët e tij dhe ata e dëgjuan që tha:

- *Ve alejhisselam (edhe mbi të qoftë selami)!*

Sahabët e pyetën me habi:

- O Pejgamber i Allahut, kujt ia ktheve selamin?

Pejgamberi ﷺ, tha:

- *Vëllait tuaj, Hubejbit.*

Më në fund, pas shumë torturash të rënda, mohuesit i martirizuan të dy sahabët. Fjala e **Hubejbit** رضي الله عنه, të cilën e tha kur po e vrisnin, është shumë kuptimplote:

**"Pasi të vdes si mysliman, s'ka rëndësi nëse vdes kështu apo ashtu!.."**[10]

Në të njëjtën mënyrë, dashuria për Profetin ﷺ, ishte ajo që i bëri edhe sahabët e rinj të garojnë për të pasur nderin e transportimit të letrave të tij. Për të çuar në vend dëshirën e tij, merrnin parasysh çdo sakrificë dhe nuk nxirrnin asnjë justifikim, por punonin me zemër dhe dëshirë në rrugën e Allahut. Një nga shfaqjet më të jashtëzakonshme të dashurisë së tyre për Pejgamberin ﷺ, është edhe fakti,

10. Shiko Buhariu, Megazi, 10, Vakidi, Megazi, f. 280-281.

se ata kapërcyen male të larta dhe shkretëtira të humbura, kaluan mes xhelatëve mizorë dhe dolën para sunduesve me një guxim e besim të palëkundur për të lexuar letrat e Pejgamberit të Allahut.

Ky pra ishte edhe guximi dhe dashuria e besimit të sahabëve. Ndërkohë që këto vështirësi që përjetuan sahabët i drithërojnë zemrat, të dashuruarit pas Allahut dhe Pejgamberin të Tij nuk ndjenë asnjë lloj frike përballë këtyre vështirësive. I gjithë qëllimi i tyre ishte fitimi i dashurisë së Pejgamberit ﷺ. Me një fjalë, të rritesh e të zbukurohesh me dashurinë për Pejgamberin ﷺ, është kapitali më i begatë i shërbimit në rrugën e Allahut.

### *c. Zemra duhet të mbushet me dashurinë për vëllezërit e fesë*

Aty ku ka vëllazëri, ka mëshirë dhe dhembshuri. Besimi i dikujt që nuk dëshiron për vëllezërit e tij atë që dëshiron për veten, nuk konsiderohet i përsosur. Allahu جل جلاله, urdhëron:

***"Në të vërtetë, besimtarët janë vëllezër, andaj pajtojini vëllezërit tuaj midis tyre dhe kijeni frikë Allahun, në mënyrë që ju të mëshiroheni.."*** (Huxhurat, 10)

Ndërsa Pejgamberi ﷺ, në hadithet e tij fisnike ka thënë:





*"Pa besuar nuk mund të hyni në xhenet. Por, nëse nuk e doni njëri-tjetrin, nuk konsideroheni se keni besuar plotësisht. Do t'ju them diçka, që po ta bëni, do të duheni mes jush: përhapeni selamin (përshëndetjen) mes jush."* (Muslimi, Iman, 93)

*"Shtatë kategori njerëzish Allahu do t'i strehojë nën hijen e Vet, Ditën e Kiametit, kur s'ka hije tjetër veç hijes së Tij… (Në një nga këto kategori hyjnë edhe) dy persona që duhen për hir të Allahut dhe ndahen e bashkohen duke u mbështetur në këtë dashuri…"* (Buhari, Ezan, 36)

Gjithashtu, në një hadith kudsij Allahu ﷻ, urdhëron:

*"Ata që duhen me qëllim për të fituar kënaqësinë Time, që gostisin njëri-tjetrin, që i besojnë njëri-tjetrit me sinqeritet dhe bëhen miq, që nuk i ndërpresin lidhjet me të afërmit e miqtë dhe vizitojnë njëri-tjetrin për hatrin Tim, e kanë merituar edhe dashurinë Time."* (Ahmedi V, 229)

Në një hadith tjetër, Pejgamberi ﷺ, në lidhje me ata që bëhen vëllezër për hir të Allahut thotë:

*Dikush që jetonte në një fshat (të largët), u nis për rrugë me qëllim që të vizitonte vëllain e tij të fesë, të cilin e donte për hir të Allahut. Allahu i Madhëruar ngarkoi me detyrë një melek që ta mbikëqyrte atë gjatë rrugës. Kur ky njeri kaloi pranë melekut, ai e pyeti:*

*- Ku po shkon?*

*- Në atë fshat kam një vëlla feje dhe po shkoj ta vizitoj,- iu përgjigj njeriu.*

*- A ke ndonjë përfitim nga vëllai yt?- e pyeti meleku.*

*- Jo, unë atë e dua vetëm për hir të Allahut, për këtë arsye po shkoj ta vizitoj- iu përgjigj njeriu.*

*Pas kësaj, meleku i tha:*

*- Unë jam i dërguar i Allahut, që më dërgoi tek ti. Ashtu siç e do ti atë, edhe Allahu të do ty.* (Muslimi, Birr, 38; Ahmedi, II, 292)

Dashuria për njëri-tjetrin e atyre që shërbejnë për hir të Allahut, krijon familjarizim midis zemrave të tyre. Dhe kjo bëhet shkak për ndërtimin e një themeli mbi bazën e paqes, frymëzimit dhe begatisë duke ua shtuar fuqinë, fuqisë së tyre. Padyshim, se në sajë të një solidariteti të bazuar në dashuri reciproke, nuk ka asnjë vështirësi që nuk mund të kapërcehet. Allahu i Lartësuar, në lidhje me ata që bashkohen me dashuri dhe luftojnë në një rresht krah për krah njëri-tjetrit, urdhëron:

***"Në të vërtetë Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij të rreshtuar si të jenë ndërtesë e fortifikuar."*** (Saff, 4)

Pejgamberi ﷺ, ndërmjet sahabëve, themeloi një lidhje vëllazërore shembullore, e cila do t'i

ndriçojë besimtarët që do të vijnë më pas deri në Ditën Kiametit. Lidhja vëllazërore që u realizua mes ensarëve dhe muhaxhirëve, të cilët migruan nga Meka në Medine, është një tablo vëllazërimi e jashtëzakonshme dhe e pashoqe në të gjithë historinë njerëzore. Ensarët ofruan gjithçka që kishin duke deklaruar të gjithë pasurinë e tyre dhe u treguan të gatshëm ta ndanin atë në mënyrë të barabartë me vëllezërit e tyre muhaxhirë. Në këmbim të kësaj mirësie, muhaxhirët, zemrat e të cilëve ishin kthyer në një thesar vetëmjaftueshmërie, treguan modestinë e tyre duke thënë:

"Të qofshin falë pasuria dhe pronat o vëlla! Mjafton të më tregosh rrugën e tregut!"

Ky botëkuptim i tyre i vëllazërisë, u vlerësua nga Allahu ﷻ, duke u bërë një mesazh i përjetshëm, që zuri vendin e nderit në Kuranin e Madhëruar:

***"Ndërsa ata që banojnë në Medinë dhe që e kanë pranuar besimin qysh më parë, i duan mërgimtarët që vijnë në Medinë dhe në zemrat e tyre nuk ndjejnë kurrfarë rëndimi për atë që u është dhënë atyre, por duan t'u bëjnë më mirë mërgimtarëve sesa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë. Kushdo që ruhet nga lakmia e vetvetes, me siguri që do të jetë fitues."*** (Hashr, 9)

Kjo histori, të cilën e transmeton **Hudhejfe** ﷺ,

tregon edhe më qartë nivelin e vëllazërisë dhe altruizmit që kishin sahabët fisnikë:

“Ishim në betejën e Jermukut, e cila u zhvillua shumë e ashpër. Myslimanët e plagosur nga shigjetat dhe heshtat, po jepnin shpirt mbi rërën e nxehtë ku kishin rënë. Në këtë kohë, unë mblodha gjithë fuqitë dhe fillova të kërkoja djalin e xhaxhait. Pasi kërkova mes të plagosurve, të cilët po përjetonin çastet e fundit të jetës, më në fund e gjeta, por pa dobi: djali i xhaxhait qëndronte i shtrirë mbi një lumë gjaku dhe nuk mund të fliste përveçse duke lëvizur sytë. I tregova enën e ujit që e kisha përgatitur më parë dhe e pyeta:

- A do ujë?

Dukej që donte, sepse buzët i ishin tharë nga të nxehtët, por nuk kishte fuqi të jepte përgjigje. Vetëm se me lëvizjet e syve dukej sikur aludonte për gjendjen e mjeruar në të cilën ndodhej.

Unë hapa grykën e enës dhe teksa po i zgjasja ujin, mes të plagosurve që ishin aty pranë u dëgjua një zë, “Ah!”.

Me ta dëgjuar këtë, djali i xhaxhait ma bëri me shenjë që t’ia çoja atij ujin. Vrapova mes rërës së nxehtë ku shtriheshin të vrarët, arrita tek ai dhe e pyeta:

- A do ujë?

Ai tha “Po!” duke bërë shenjë me sy. Por në





çastin që do të pinte ujin, u dëgjua një rënkim nga një tjetër i plagosur. Edhe ky burrë fisnik bëri me shenjë që t'ia çoja ujin atij që rënkonte.

Vrapova, po kur shkova tek ai, pashë se kishte ndërruar jetë. Atëherë u ktheva me të shpejtë pranë të plagosurit të dytë. Teksa po i zgjasja enën e ujit, pashë se edhe ai kishte ndërruar jetë.

"Të paktën të arrij djalin e xhaxhait", thashë me vete. Shkova me një frymë tek ai. Por pa dobi, sepse edhe ai e kishte dorëzuar shpirtin duke u përpëlitur mbi rërën që të përvëlonte. Ena që mbaja në dorë më mbeti e mbushur mes tre dëshmorëve."[11]

**Hudhejfe** ﵁, tregon kështu për gjendjen e tij shpirtërore në ato çaste:

"Jam përballur me shumë ndodhi në jetën time. Por asnjëra nuk më ka bërë të ndihem kështu dhe nuk më ka emocionuar kaq shumë. Megjithëse mes tyre nuk kishte asnjë lidhje farefisnore, niveli i altruizmit, sakrifica dhe dhembshuria që kishin ndaj njëri-tjetrit, të cilat po i shikoja me lakmi dhe habi, lanë gjurmë të thella në kujtesën time si heroizmat më të mëdha të besimit."

E thënë shkurt, dashuria nuk duhet të jetë veç një pretendim i thatë. Dashuri është të shqetësohesh për shqetësimin e vëllait dhe ta ndihmosh

11. Shih. *Kurtubi*, xv II, 28, Zejlai, Nasbu'r-Raje, II, 318, Hakim, III, 270/5058.

atë në plotësimin e nevojave, të tregosh sakrificë dhe altruizëm dhe të ndash me të çdo mirësi që zotëron. Ashtu siç u pasqyrua edhe në shembullin e mësipërm, vëllazëri e vërtetë është ajo që tregohet në ditë të vështira.

Në një hadith fisnik thuhet:

*"Besimtarët, në dhembshuri, dashuri dhe mëshirë ndaj njëri-tjetrit, janë si një trup i vetëm. Nëse (në këtë trup) njëra prej gjymtyrëve sëmuret, edhe gjymtyrët e tjera rrinë pa gjumë duke e ndjerë vuajtjen e saj."* (Muslimi, Birr, 66)

Pejgamberi ﷺ, shpesh u drejtohej sahabëve dhe i pyeste:

*- Shokët e mi! A keni përkëdhelur ndonjë kokë jetimi sot? A keni qenë për vizitë te ndonjë i sëmurë dhe a keni falur xhenazen e ndonjërit?*

Me këtë, Pejgamberi ﷺ, shprehte domosdoshmërinë e solidarizimit të besimtarëve me njëri-tjetrin, duke mos u mjaftuar vetëm me zgjidhjen e problemeve të veta. Gjithashtu, ai dëshironte që ata të zotëronin zemra të pasura dhe altruiste. Ndërsa në lidhje me ndikimin që kanë këto lloj shërbimesh shoqërore në procesin e afrimit me Allahun, Pejgamberi ﷺ, shprehet:

*Në Ditën e Kiametit, Allahu i Madhëruar do të urdhërojë:*

*- O bir i Ademit! Unë u sëmura dhe ti nuk*





*më vizitove.*

*Biri i Ademit do t'i thotë:*

*- E si mund të të vizitoja Ty, ndërkohë që Ti je Zoti i botëve!?*

*Allahu i Madhëruar do t'i thotë:*

*- Filan rob u sëmur dhe ti nuk shkove ta vizitoje. Nëse do ta vizitoje atë, Mua do të më gjeje pranë tij. A nuk e di këtë? O bir i Ademit, Unë doja të më ushqeje, ti nuk më ushqeve.*

*Biri i Ademit do t'i thotë:*

*- E si mund të të ushqeja Ty, ndërkohë që Ti je Zoti i botëve!?*

*Allahu i Madhëruar do t'i thotë:*

*- Filan rob kërkoi ushqim prej teje dhe ti nuk i dhe. Po t'i jepje atij ushqim, atë që do të jepje do ta gjeje patjetër tek Unë. A nuk e di këtë? O bir i Ademit, nga ti kërkova ujë e ti nuk më dhe.*

*Biri i Ademit do t'i thotë:*

*- O Zoti im! E si mund të të jepja ujë Ty, ndërkohë që Ti je Zoti i botëve!?*

*Allahu i Madhëruar do t'i thotë:*

*- Filan rob kërkoi ujë prej teje dhe ti nuk i dhe. Po t'i jepje atij atë që të kërkoi, mirësinë e asaj që dhe do ta gjeje tek Unë. A nuk e di këtë?"* (Muslimi, Birr 43)





## *Largimi prej sjelljeve që dëmtojnë vëllezërit e fesë*

Allahu i Madhëruar i ka ndaluar të gjitha veprimet e këqija, si talljen, përgojimin, hetimin e të metave të të tjerëve dhe mendimin e keq për ta, sepse të gjitha këto e dëmtojnë rëndë vëllazërinë dhe ndjenjat e dashurisë që ushqejnë besimtarët për njëri-tjetrin. Kurani Kerim i paralajmëron në këtë mënyrë ata që kanë një moral të tillë:

***"...Mos hulumtoni për zbulimin e të metave të njëri-tjetrit dhe mos përgjoni (*** përgojoni) ***njëri-tjetrin! A mos vallë ndonjëri prej jush dëshiron të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur? Atë, pra, e urreni*** (apo jo?)***..."*** (Huxhurat, 12)

***"Mjerë për çdo përqeshës - shpifës, që grumbullon pasuri dhe e ruan."*** (Humeze, 1-2)

Në bazë të kësaj, përgojuesit, që i lëndojnë dhe plagosin zemrat e njerëzve, qoftë me dorë, qoftë me gjuhë, qoftë materialisht, qoftë shpirtërisht, do të jenë në greminën e xhehenemit dhe do të shkatërrohen si të humbur në gropën e quajtur Vejl.

Me qëllim që të mos kenë një fund të tillë, Islami porosit që zemrat e myslimanëve të jenë falëse dhe mbuluese të gabimeve, të dëshirojnë gjithmonë të drejtën dhe mirësinë për njëri-tjetrin, madje edhe të luten për njëri-tjetrin.





I Dërguari i Allahut, ﷺ, në një hadith fisnik thotë:

*“Mos u bëni ziliqarë ndaj njëri-tjetrit. Mos e rritni çmimin e një malli që nuk do ta blini, vetëm për të nxitur klientët. Mos ushqeni armiqësi dhe urrejtje ndaj njëri-tjetrit. Mos u zemëroni dhe t’i ktheni shpinën njëri-tjetrit. Asnjë të mos shesë diçka mbi shitjen e tjetrit*[12]*. O robërit e Allahut, bëhuni vëllezër! Myslimani është vëlla i myslimanit. Ai nuk i bën mizori dhe padrejtësi, nuk e lë pa e ndihmuar dhe nuk e përçmon atë.”* Pejgamberi ﷺ, bëri tri herë me shenjë nga kraharori dhe tha: *“Devotshmëria është këtu! Të shikojë me përçmim një vëlla mysliman, i mjafton njeriut si vepër e keqe. Çdo mysliman e ka haram gjakun, pasurinë dhe nderin e myslimanëve të tjerë.”* (Muslimi, Birr, 32)

*“Nuk është besimtar, ai që flet keq për njerëzit, që i mallkon dhe që shfaq fjalë e vepra të pahijshme.”* (Tirmidhi, Birr, 48)

Shërbyesit në rrugën e Allahut duhet të pastrohen nga ndjenjat negative, të cilat largojnë begatinë dhe frymëzimin për shërbimin në rrugë të Allahut, si urrejtja ndaj njëri-tjetrit, zilia, ftohtësia etj. dhe duhet të përfitojnë prej esencës frymëzuese të dashurisë,

12. Të futesh midis shitësit dhe klientit ende pa mbaruar marrëveshja e tyre, duke u munduar të shesësh mallin tënd.





e cila dëlirëson dhe maturon shpirtrat.

Në një hadith fisnik thuhet:

*"Virtyti më i lartë është të shkosh tek ai që i ka ndërprerë marrëdhëniet me ty, të vazhdosh lidhjet farefisnore me të, t'i japësh atij që nuk të jep, ta falësh atë që të ka ofenduar dhe të harrosh të këqijat që të janë bërë."* (Shih. Ahmedi III, 438; Hakimi, nr. 7285)

### *ç. Zemra duhet të mbushet me dashuri dhe mëshirë ndaj të gjitha krijesave për hir të Krijuesit*

Kur zemra pajiset me frymëzim hyjnor, aty lind dëshira për shërbim ndaj krijesave për hir të Krijuesit. Ata që në qendër të miqësisë vendosin Allahun dhe Pejgamberin e Tij, bëhen miq me të gjitha krijesat. Zemra e një njeriu të tillë, që shërben për hir të Allahut, zgjerohet aq shumë, saqë përfshin brenda vetes të gjitha krijesat, duke arritur të bëhet një "**zemër e pasur**". Në sajë të botëkuptimit, "**Duaje krijesën për hir të Krijuesit…**", njeriu fillon t'u afrohet të gjitha krijesave me mëshirë, dhembshuri dhe dashuri.

Sa shembull i bukur është **Fudajl Bin Ijaz**, një nga të dashurit e Allahut, i cili na paraqet horizontin e gjerë shpirtëror të një besimtari që jeton në bazë





të këtyre kritereve:

Një ditë e panë teksa po qante dhe i thanë:

- Pse po qan?

Ai tha:

- Po qaj, sepse më erdhi keq për një mysliman të shkretë, i cili më bëri padrejtësi. Kam frikë se ai do të poshtërohet në Ditën e Kiametit…

Mevlana i nderuar e shpjegon kështu atë që i bën këta njerëz të përkryer të ndjejnë një mëshirë të tillë:

"Kur shpërthejnë detet e mëshirës edhe gurët pinë nga uji i jetës së përjetshme. Edhe i vdekuri shekullor që del nga varri me shpirt djallëzor e fytyrë të zezë, kthehet në një melek që edhe hyritë e xhenetit do të zilepseshin."

Njeriu, sado larg të qëndrojë prej qëllimit kryesor të ekzistencës së tij, përsëri ka nderin e lartë të jetë "njeri". Zhytja e tij në moçalin e gjynaheve pa e njohur madhështinë e esencës së vet, është njësoj sikur **Haxheru'l-Esved**[13], që gjendet në murin e Qabesë së Madhëruar, të bjerë në tokë e të ngelet midis papastërtive. Nuk mund të imagjinohet që

13. Haxheru'l-Esved (Guri i Zi): Është një gur me ngjyrë të zezë dhe të ndritshme me madhësi rreth 50 cm dhe gjendet i pozicionuar në njërën nga qoshet e murit të Qabesë. Haxhilerët e nderojnë duke e përshëndetur, duke e fërkuar ose duke e puthur sa herë që kalojnë në drejtim të tij gjatë tavafit.

ndërgjegjja e një besimtari të qëndrojë indiferente e të mos irritohet ndaj kësaj gjendjeje. Madje besimtarët, edhe në këtë gjendje nuk do të hiqnin dorë nga nderimi i **Haxheru'l-Esvedit**. Ata do ta merrnin me të shpejtë ashtu të pluhurosur dhe duke e pastruar me lotët e tyre, do të garonin se kush do ta vendosë sërish në vendin e tij. Kjo, sepse ai ka dalë nga xheneti dhe ata mendojnë për vlerën e lartë që ka.

Besohet se ashtu si Haxheru'l-Esvedi, edhe njeriu e ka origjinën prej xhenetit. Prandaj, çfarëdo gjynahesh të ketë bërë dhe në çfarëdo niveli të ketë rënë, vlera e esencës së tij është përjetshme. Për këtë arsye, duhet pasur kujdes që armiqësinë që kemi ndaj gjynaheve, të mos e reflektojmë si armiqësi ndaj njeriut gjynahqar. Mirëpo, tolerancën që tregojmë ndaj njeriut gjynahqar nuk duhet ta tregojmë edhe ndaj gjynaheve.

Sipas transmetimeve, **Ibrahim bin Et'hemi** kishte larë gojën me erë të ndyrë dhe të pistë të një pijaneci. Kur u pyet se pse e bëri këtë, ai tha:

- Nëse do t'ia kisha lënë ashtu, me erë të keqe dhe të pistë gjuhën dhe gojën e tij, të cilat janë krijuar për të falënderuar Allahun e Madhëruar, do të ishte mungesë respekti...

Kur pijaneci erdhi në vete, i thanë:





- Zahidi[14] nga Horasani, Ibrahim bin Et'hemi të ka larë gojën…

Zemra e pijanecit, që u turpërua nga kjo ndodhi, u zgjua nga gjumi i shkujdesjes dhe tha:

- Atëherë edhe unë u pendova!…

Arsyeja që **Ibrahim bin Et'hemi**, u bë shkak i këtij udhëzimi, bëri që Allahu ﷻ, t'i flasë në ëndërr, duke e përgëzuar me këto fjalë:

- Ti e pastrove gojën e tij për Ne! Prandaj edhe Ne e pastruam zemrën e tij për ty!..

Ja pra, kur shërbimi për hir të Allahut bëhet me një nivel kaq të lartë të jetës shpirtërore edhe rezultatet e tij janë po aq të begata. Fara që hidhet në tokë me dashuri, jep fryte përjetësisht.

## 3. Ruajtja e sinqeritetit dhe e qëndrimit në rrugën e drejtë

Sinqeriteti dhe rruga e drejtë duhet të jenë dy cilësitë themelore të shërbyesit në rrugën e Allahut. Që një shërbim të pranohet nga Allahu, duhet të ketë për qëllim fitimin e kënaqësisë së Tij. Të presësh që të tjerët të thonë: "Sa bamirës është!", duke synuar lavdërimet e tyre për të kënaqur egon, bëhet shkak për humbjen e shpërblimit të punës në rrugën

14. Zahid: Njeri asket dhe i përkushtuar plotësisht në adhurimin e Allahut.





e Allahut. Qëllimit më të lartë nuk duhet t'i hidhet hije me këto lloj ndjenjash egoiste.

Të jesh një shërbyes i vërtetë në rrugë të Allahut, është një nder i lartë, që Allahu i Madhëruar mund t'i japë robit të Tij. Prandaj, duhet t'ia dimë mirë vlerën kësaj mirësie dhe të përpiqemi që çdo punë ta bëjmë me sinqeritet dhe duke qenë në rrugë të drejtë. Në të kundërtën, nuk duhet të harrojmë se kjo mirësi mund të na merret nga duart. Kjo është edhe çështja për të cilën ata që janë ngarkuar me detyra të mëdha e të rëndësishme në shërbimin për hir të Allahut, janë të detyruar të jenë më të kujdesshëm. Si ai që ngjitet në një mal dhe është i detyruar të bëjë kujdes se ku i vendos këmbët dhe ku të mbahet. Kjo, sepse po të hedhë një hap të gabuar apo të kapet pas një dege të kalbur në atë lartësi, është shumë më e rrezikshme.

Siç shprehet edhe i nderuari Dhununi Misri:

*"...Edhe njerëzit më të sinqertë ndodhen përballë një rreziku të madh."* (Bejhaki, Shuab, V, 345)

Ashtu si vjedhësit, që në të shumtën e rasteve dëshirojnë të grabisin dyqanet e bizhuterive dhe jo dyqanet e sendeve të përdorura, ashtu edhe shejtani me shokët e tij, merren më shumë me ata që punojnë dhe përpiqen në rrugën e Allahut. Për këtë arsye, ata që punojnë në rrugën e Allahut nuk duhet ta lënë kurrë pas dore pajisjen me mbu-





rojat e sinqeritetit dhe të përkushtimit. Nuk duhet harruar se vetëm në këtë mënyrë mund të hyhet nën mbrojtjen hyjnore. Në lidhje me këtë fakt, në një ajet fisnik, urdhërohet:

***"Ai tha*** (shejtani)***: «Pasha Madhërinë Tënde, kam për t'i shmangur prej rrugës së drejtë që të gjithë. Përveç atyre që janë të sinqertë nga njerëzit e tu»."*** (Sad, 82-83)

Sinqeriteti është kushti më i rëndësishëm i një shërbimi cilësor. Aty ku ka sinqeritet, zhduken përçarjet, egoizmi dhe ambiciet negative. Në këtë mënyrë, egos i mbyllet rruga e përfitimit dhe pengesat në shërbimin për hir të Allahut minimizohen.

Një prej begative të sinqeritetit shihet në realizimin e disa mirësive, konkretisht në themelimin e vakëfeve. Disa vakëfe, me gjithë ndryshimin e vazhdueshëm të kushteve, në saje të pasurisë hallall dhe sinqeritetit në qëllimin e atij që dhuron pasurinë, arrijnë të jetojnë me shekuj të tërë. Edhe nëse kohë pas kohe pësojnë dobësi, gjithmonë del dikush që i ringjall përsëri.

Asnjëherë nuk duhet dyshuar në fitoren e sinqeritetit, sepse përpjekjet e sinqerta gjithmonë ruhen dhe asnjëherë nuk shkojnë dëm. Shumë ushtri me numër të vogël ushtarësh, por të përbëra nga njerëz të sinqertë dhe durimtarë, me ndihmën e Allahut kanë korrur fitore mbi ushtritë me numër shumë





më të madh ushtarësh dhe pajisjesh ushtarake! Kjo tregon se "sinqeriteti" është themeli i fitores. Fitorja në betejën e Bedrit, është shembulli më i mirë i kësaj të vërtete. Kurse në betejën e Hunejnit, ku ushtria islame u mbështet në numrin e madh të ushtarëve, myslimanët pësuan dobësim të sinqeritetit, sepse i kaploi ndjenja e vetëpëlqimit. Dhe për këtë shkak, në fillim pësuan disfatë. Mirëpo, në sajë të kritikave dhe të udhëzimit të disa prej sahabëve të Pejgamberit ﷺ, myslimanët u vetëdijësuan dhe u kthyen përsëri në rrugën e drejtë, duke arritur ta përfundonin luftën me fitore.

Një nga treguesit më të rëndësishëm të sinqeritetit në shërbimin për hir të Allahut, është pritja e shpërblimit vetëm prej Allahut të Plotfuqishëm. Shembujt më të bukur në lidhje me këtë çështje, i kanë shfaqur pejgamberët dhe të dashurit e Allahut. Treguesi më i qartë i këtij fakti janë fjalët që i kanë thënë pothuajse të gjithë pejgamberët dhe të cilat transmetohen në Kuranin Kerim:

***"Për këtë, unë nuk kërkoj nga ju kurrfarë shpërblimi; mua do të më shpërblejë vetëm Zoti i botëve."*** (Shuara, 109)

Pra, një shërbyes i vërtetë nuk ka ambicie për gjëra të kësaj bote dhe nuk pret shpërblime materiale, por qëllimi i tij i vetëm është kënaqësia hyjnore. Vetëm në këtë mënyrë ai do ta fitojë edhe dashurinë





e Allahut, edhe dashurinë e njerëzve të cilëve u shërben për hir të Allahut. Ngjarja e mëposhtme e tregon shumë bukur këtë fakt:

"Një ditë, një burrë shkoi tek Pejgamberi ﷺ dhe i tha:

- O pejgamber i Allahut! Më trego një punë që, nëse e bëj, do të më duan edhe Allahu edhe njerëzit.

Pejgamberi ﷺ, i tha:

- *Qëndro larg kësaj bote dhe mos u trego ambicioz ndaj saj, që të të dojë Allahu. Qëndro larg gjërave që zotërojnë të tjerët dhe mos i kërko ato, që edhe njerëzit të të duan*". (Ibn Maxhe, Zuhd, 1)

Mevlana i nderuar thotë:

*"Puno me zjarrin e dashurisë ndaj Allahut, shërbe me zjarrin e dashurisë ndaj Allahut. Ç'të duhet ty nëse shoqëria e pranon apo e refuzon? A nuk të mjafton Allahu si një klient prej të Cilit do të përfitosh shumëfish në pazarin e kësaj bote të përkohshme? E çfarë është ajo që do të të japin njerëzit në këmbim, në krahasim me atë që do të marrësh nga Allahu si shpërblim? Prandaj, sytë dhe zemrën mos i drejto nga falënderimet që do të vijnë prej njerëzve, por nga mirësia që do të vijë prej Allahut!"*

Shkurtimisht, mendimi se çdo punë duhet bërë për hir të dashurisë ndaj Allahut, duhet të bëhet

parimi themelor i natyrës së atyre që shërbejnë në rrugën e Allahut.

Shërbyesit në rrugën e Allahut nuk duhet të ndahen kurrë nga **rruga e drejtë**, të cilën e ndoqën ata që Allahu u dhuroi mirësi, si pejgamberët, besnikët, dëshmorët dhe njerëzit e mirë. Ata që kërkojnë të fitojnë kënaqësinë e Allahut në çdo punë, në çdo fjalë dhe në çdo adhurim, pra që e respektojnë parimin e rrugës së drejtë, përmenden kështu në një ajet fisnik:

***"Me të vërtetë, atyre që thonë: 'Zoti ynë është Allahu', e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t'u zbresin engjëjt*** (para vdekjes) ***e do t'u thonë: 'Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Dhe gëzojuni Xhenetit që ju është premtuar."*** (Fussilet, 30)

Pikësëpari, shërbyesit në rrugën e Allahut duhet të shfaqin një karakter të fortë, sepse njerëzit mahniten pas një njeriu me karakter të fortë, të matur dhe me personalitet shembullor. Për këtë arsye, ata i ndjekin kudo duke marrë shembull prej tyre. Në të vërtetë, njerëzit gjatë gjithë historisë kanë mbetur të mahnitur pas atyre që thërrasin në rrugën e Allahut, që përpiqen t'i pastrojnë egot e tyre, që i rigjallërojnë zemrat e tyre dhe i drejtojnë ata në rrugën e Kuranit dhe Sunetit, atyre që jetojnë një jetë me përkushtim dhe pas atyre që sakrifikojnë





veten në rrugën e Allahut.

Këta personalitete të çmuar, në kundërshtim me ata që bien dhe humbasin në kurthin e kënaqësive kalimtare dhe epsheve, kanë punuar në rrugën e Allahut me moral të lartë, me edukatë dhe me frymëzim. Aq sa bukuritë dhe pasuritë e kësaj bote, nuk kanë mundur t'i blejnë me asnjë lloj çmimi shpirtrat e këtyre njerëzve të dashur të Allahut dhe asnjë post apo pozitë e kësaj bote nuk ka mundur t'i ndajë ata nga përpjekjet dhe detyrat e tyre të shenjta. Ata janë si vendstrehim për masat e gjera të shoqërisë, që po mbytet në tufanin e materializmit. Ndërkohë që sundimtarët, udhëheqësit dhe drejtuesit e shtetit sundojnë mbi popullin dhe trupat e tyre, miqtë e Allahut kanë ngritur fronet në zemrat e tyre. Për shkak se ata i shërbejnë popullit me vetëmohim dhe pa ushqyer asnjë lloj interesi material, besimi i tyre plot pasion dhe zell ka ndikuar shumë tek njerëzit.

Harun Rashidi, një nga halifet Abasij, jetonte në qytetin Raka mes luksit dhe madhështisë. Një ditë, aty erdhi Abdullah bin Mubarek. Të gjithë vendasit dolën për ta pritur jashtë qytetit. Halifi pothuajse mbeti vetëm në gjithë atë qytet të madh. Një nga shërbëtoret e Harun Rashidit, që po e shikonte këtë ngjarje nga ballkoni, pyeti:

- Çfarë është kjo? Çfarë po ndodh?





Ata që ishin aty u përgjigjën:

- Ka ardhur një dijetar nga Horosani. Ai quhet Abdullah bin Mubarek. Njerëzit po shkojnë ta presin.

Pas kësaj shërbëtorja tha:

- Kjo është madhështi e vërtetë, jo ajo e Harunit. Sepse në pallatin e Harunit, as punëtorët nuk do të grumbulloheshin, nëse nuk do të kishte ushtarët.

Në fakt, gjatë gjithë historisë, njerëz të tillë të mirë, në sajë të karakterit të fortë dhe personalitetit të tyre, e kanë kryer në mënyrën më të bukur shërbimin e mbajtjes në këmbë të gjallërisë shpirtërore dhe ndjeshmërisë e maturisë islame të shoqërisë. Dhe si shpërblim për besimin e tyre të fortë dhe moralin e lartë, Zoti ynë i Lartësuar i do ata dhe i bëri të dashur edhe për besimtarët që do të vijnë deri në Ditën e Kiametit. Në një ajet fisnik urdhërohet:

***"Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri."*** (Merjem, 96)

Nga kjo pikëpamje, ata që shërbejnë për hir të Allahut me vetëdijen se janë pjesë e umetit që ka një Pejgamber me virtyte të larta si, "***el-emin***"[15] dhe "***es-sadik***"[16], duhet të jenë persona të besueshëm

15. I besueshëm.
16. Besnik.





si në fjalë, ashtu dhe në vepra. Të gjitha këto mund të realizohen vetëm duke qëndruar me devotshmëri në rrugën e drejtë. Dhe ata që shërbejnë për hir të Allahut, qoftë në jetën personale, qoftë gjatë kryerjes së shërbimit, duhet të tregojnë kujdes shumë të madh, njësoj sikur të jenë duke ecur mbi Urën e Siratit.

## 4. Të jemi të mëshirshëm dhe të dhembshur

Një besimtar i përsosur, është njeri i zemrës. Mëshira dhe altruizmi janë cilësitë më të spikatura të karakterit të tij. Mëshira në zemrën e një myslimani është si një zjarr që nuk shuhet kurrë. Rruga që përshkon shpirti i njeriut për të arritur majat e pjekurisë, kalon nëpër shkallët e mëshirës dhe shërbimit për hir të Allahut. Mëshira është një esencë hyjnore, e cila tregon besimin tonë në këtë botë dhe na afron shpirtërisht me Zotin tonë.

Shërbyesit në rrugën e Allahut, duke meditiuar ashtu siç duhet mbi emrat e bukur të Allahut si, ***"Rrahman"*** dhe ***"Rrahim"***, dhembshurinë dhe mëshirën ndaj çdo krijese për të cilën shërbejnë, duhet t'i marrin si parime themelore. Kjo, sepse shërbimi për hir të Allahut është një punë që kërkon ndjenja të larta mëshire. Të gjitha mirësitë arrihen si rezultat i punës që bëhet me mëshirë, dhembshuri





dhe modesti. Ndërsa treguesi kryesor i mëshirës është dhurimi në rrugën e Allahut. Nga kjo pikëpamje, shërbyesit për hir të Allahut, duhet të jenë bujarë, sepse cilësitë e larta morale janë plotësuese të njëra-tjetrës. Njeriu i mëshirshëm është bujar. Njeriu bujar është modest. Ndërsa njeriu modest është një shërbyes i vërtetë në rrugë të Allahut.

**Pejgamberi ﷺ, ka thënë**:

*"Allahu i Madhëruar është Bujar dhe Bamirës. Ai e do bujarinë. Ai do edhe moralin e mirë..."* (Sejuti, el-Xhami, I, 60; Tirmidhiu, Edeb, 41/2799)

Po ashtu edhe morali i keq dhe cilësitë e shëmtuara janë të lidhura me njëra-tjetrën. Kështu që një njeri pa mëshirë dhe pa dhembshuri, është edhe koprrac. Koprraci është mendjemadh. Ndërsa mendjemadhi është gjithmonë larg shërbimit për hir të Allahut.

Sa mësimdhënës është ky shembull, i cili na tregon ndikimin e madh që ka morali i bukur gjatë shërbimit për hir Allahut:

Gjatë muajit të Ramazanit kishim ftuar Ibrahim Hakën për të mbajtur ligjëratë në një fshat të Erzurumit. Për këtë arsye, paguam një punëtor jomysliman që ta merrte me kalë dhe ta sillte në fshat. Kur filluan udhëtimin për në fshat, për shkak se kishin vetëm një kafshë transporti, Ibrahim Hakë praktikoi shembullin e lartë të Omerit رضي الله عنه, i cili, kur

po shkonte për në Kudus, hipte me radhë në deve së bashku me shërbyesin e tij. Megjithëse punëtori jomysliman e refuzonte këtë duke i thënë: "Nëse do ta marrin vesh fshatarët këtë gjë, do të më qortojnë dhe nuk do të më paguajnë", Ibrahim Hakë i tha:

"Biri im, nuk i dihet se si do të jetë gjendja jonë në frymën e fundit! Ti shqetësohesh nga qortimi i fshatarëve, kurse unë frikësohem nga llogaria e madhe që do të jap kur të shkoj pranë Allahut!.." Pas këtyre fjalëve, u vendos që hipja në kalë të bëhej me radhë.

Por urtësia hyjnore bëri që në kohën kur po hynin në fshat, radha për të hipur në kalë t'i takonte punëtorit. Megjithëse punëtori i shkretë hoqi dorë nga e drejta e vet për shkak të frikës nga fshatarët dhe këmbënguli që në kalë të hipte mysafiri, Ibrahim Hakë i tha:

- Radha është e jotja! - dhe duke ecur përpara kalit, hynë në fshat.

Kur e panë këtë gjë, njerëzit menjëherë e rrethuan punëtorin dhe filluan ta qortonin me fjalë të rënda:

- Sa i paturp! Ti djalë i ri ke hipur mbi kalë, kurse mësuesin tonë të moshuar që i është thinjur edhe mjekra, e ke lënë të ecë më këmbë?! Megjithatë, kur Ibrahim Hakë ua shpjegoi se si ishte puna, fshatarët ndaluan së qortuari dhe njëri prej tyre i thotë punëtorit:





- Ore vëlla! Ti pe dhe përjetove gjithë këtë mirësi e urtësi, të paktën bëhu mysliman!

Pasi u mendua për disa çaste, punëtori iu drejtua njerëzve që ishin aty dhe u dha këtë përgjigje shumë domethënëse:

- Nëse më ftoni në fenë tuaj, nuk pranoj kurrë! Por nëse më ftoni në fenë e këtij burri të urtë, unë e besova atë fe që gjatë rrugës!..

Shembulli që shfaqi ky njeri i Zotit me zemër të gjerë, është një metodë udhëzimi dhe mëshire. Të respektosh njeriun ose më mirë të themi, esencën njerëzore, në njëfarë mënyre do të thotë ta shohësh krijesën me syrin mëshirues të Krijuesit. Për këtë arsye, zemërmirët e shohin njeriun duke qenë të vetëdijshëm se ai është "halife (mëkëmbës)" i Allahut në tokë. Gjithashtu, ata i afrohen atij duke e ditur se njeriu është frymëzuar me një të fshehtë hyjnore[17]. Sado të zhytur në gjynahe të jenë, ata nuk ua kthejnë shpinën gjynahqarëve, sepse shohin në ta përsosmërinë e esencës njerëzore. Këta njerëz të virtytshëm nuk e humbin lehtë shpresën tek njeriu. Gjithashtu, ata e motivojnë njeriun që edhe ai të mos i humbasë shpresat.

Në të kundërtën, prej shërbimeve që nuk kanë të bëjnë fare me moralin e bukur, që bëhen me arrogancë dhe në mënyrë fyese, nuk mund të shpresosh

17. Shih: Hixhr, 29; Sad, 72.





asgjë të mirë. Kjo çështje merr rëndësi të madhe, sidomos kur kemi të bëjmë me shërbimet në lidhje me edukimin njerëzor, udhëzimin dhe kumtimin e fesë. Në një ajet fisnik, i cili i drejtohet Profetit ﷺ dhe nëpërmjet tij gjithë umetit, urdhërohet:

"(O Muhamed!) ***Në saje të mëshirës së Allahut u solle butësisht me ta. Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje..."*** (Al-i Imran, 159)

Ndërsa Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"O Aishe! Allahu është i butë dhe e do butësinë. Shpërblimin që nuk ia jep ashpërsisë dhe gjërave të tjera, ia jep sjelljes me butësi."* (Muslimi, Birr, 77)

Përsëri, në një hadith tjetër, Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"...Allahu i Madhëruar e do çdo zemër të mbushur me frikë- respekt ndaj Tij, të trishtuar, të mëshirshme, që u mëson njerëzve të mirën dhe që i fton ata t'i binden Allahut. Po ashtu, Ai e urren zemrën e ngurtë, që merret me gjëra pa vlerë, që kalon gjithë natën në gjumë duke mos e ditur se do t'i kthehet më shpirti apo jo dhe që e përkujton shumë pak Allahun."* (Dejlemi, Musned, I, 158)

Pjesa e jashtme e fesë kuptohet dhe mësohet me mendje, kurse pjesa e brendshme, pra thellësia dhe thelbi i saj kuptohet dhe mësohet me zemër.

Në edukimin, udhëzimin dhe menaxhimin e njerëzve, mëshira dhe dashuria japin rezultate më të begata. Kjo, sepse shumë njerëz, të cilët nuk mund të kontrollohen as me forcë dhe as me dhunë, mund të fitohen më lehtë në saje të dashurisë dhe mëshirës. Nga kjo pikëpamje, t'i motivosh njerëzit me një metodë shpresëdhënëse duke nxjerrë në plan të parë mëshirën e Allahut, është jashtëzakonisht e rëndësishme për shoqërinë tonë, e cila gjendet e zhytur në një krizë të thellë shpirtërore. T'i fitosh njerëzit me anë të ndjenjave, është një mënyrë më e dobishme se sa t'ua ngatërrosh mendjet, sepse shumë njerëz mund të jenë të kushtëzuar të mendojnë në mënyrë të gabuar. Për këtë arsye, në të shumtën e rasteve, mënyra e të bindurit me debate dhe grindje nuk sjell asnjë përfitim, sepse mendimet e kushtëzuara në mënyrë të gabuar, e pengojnë pranimin e provave logjike. Mënyra më ndikuese për t'i familjarizuar zemrat me të vërtetën, është që si fillim t'u afrohesh me butësi, të përpiqesh të ngjallësh prirjet e larta brenda tyre dhe të krijosh një atmosferë dashurie.

Për shembull, dashuria dhe respekti ndaj një mësuesi e forcon lidhjen shpirtërore me të dhe e rrit interesin ndaj mësimeve të tij. Afrimi i tij me dashuri dhe mëshirë, bën që mësimet e tij t'i përçojë më tepër me anë të rrugës së zemrës, se sa me atë të mendjes. Në këtë mënyrë, duke fituar një përmbajtje





të përshtatshme me prirjet shpirtërore të dëgjuesit, mësimet ndikojnë në personalitetin e tij në shkallën më maksimale. Prandaj, për të ndikuar zemrat e njerëzve, duhet t'u afrohemi atyre me mëshirë dhe dashuri. Sunduesit e vërtetë të kësaj bote janë ata që i sundojnë zemrat në këtë mënyrë.

Po ashtu, kjo është edhe arsyeja që drejtuesit egoistë, pa dashuri, mëshirë dhe dhembshuri, nuk mund t'i zotërojnë zemrat e atyre që kanë nën urdhra, por përpiqen që t'i bëjnë të bindur me forcë. Për këtë arsye edhe hedhin helm në jetën e njerëzve, ndërsa suksesi i tyre ngelet në nivelet më të ulëta. Njerëz të tillë janë të dënuar që herët a vonë të mbyten në vorbullën e urrejtjes. Prandaj, të bësh drejtues një njeri të privuar nga ndjenja e mëshirës dhe butësisë, i cili mendon vetëm për interesat personale, është krim ndaj njerëzimit.

Padrejtësia; në fakt është rezultat i mungesës së mëshirës dhe dashurisë. Ata që janë të privuar nga këto dy cilësi të larta, gjithmonë mund të priren për të bërë padrejtësi. Mëshira është fryt i dashurisë. Ashtu siç nuk mund të ketë paqe, qetësi dhe begati në një familje që nuk është ndërtuar mbi themelet e dashurisë, edhe nga një shërbim pa dashuri nuk mund të priten rezultate të mira.

Njerëzit që kanë nevojë për ndihmë janë si zogjtë e plagosur. Ajo që u sjell dobi atyre, është





çdo lloj shërbimi i mirë, i përforcuar me mëshirë dhe dhembshuri. Për të arritur këtë lloj dhembshurie në shërbimin për hir të Allahut, edhe shërbyesit kanë nevojë për edukim. Ndërsa thelbi i këtij edukimi mund të fitohet duke u marrë me edukimin shpirtëror.

Vetëm kështu mund të çelin lulet e hijshme, të imëta dhe delikate të kopshtit të mëshirës e butësisë. Ata që arrijnë përsosmërinë në dashuri dhe mëshirë, gjithmonë kërkojnë krijesa të vuajtura përreth tyre, të cilat kanë nevojë për ndihmë materiale ose shpirtërore. Kjo, sepse zemrat e tyre e ndiejnë vuajtjen e atyre që jetojnë në varfëri dhe ndihen përgjegjës për të gjitha ato, që zemra e tyre arrin të ndjejë.

Ashtu siç është e pamundur për diellin të mos ngrohë, ashtu është e pamundur edhe që njerëzit me shpirt të madh të mos ndiejnë dhembshuri për njerëzit, të mos i ndihmojnë, të tregohen të pandjeshëm ndaj hidhërimit dhe vuajtjeve të tyre dhe të mos përhapin mirësi përreth tyre.

Të gjitha institucionet, në veçanti institucionet e edukimit shpirtëror, duhet të jenë vende ku mësohet butësia, altruizmi dhe shërbimi për hir të Allahut. Brenda mureve të tyre, më tepër se akumulimit të dijeve të thata, duhet t'i lihet vend mëshirës, dashurisë dhe entuziazmit për shërbimin në rrugën e Allahut. Kjo, sepse një mësues i pandjeshëm, që

nuk ua përçon dashurinë nxënësve të tij; një imam që nuk e bën xhematin të ndjejë dashurinë dhe zellin e besimit; një mësues Kurani që nuk i bën zemrat e vogla e të pastra të fëmijëve të ndjejnë shijen e dashurisë për Kuranin ose një punëdhënës që nuk i mbron punëtorët dhe ata që ka nën urdhra e nuk ua hap atyre krahët e mëshirës, janë njerëz të varfër në mëshirë dhe të privuar nga mëshira hyjnore. Edhe ata që tregohen të pandjeshëm ndaj vuajtjeve të të sëmurëve, të gjymtuarve, të varfërve dhe të vetmuarve, janë njerëz egoistë, të cilët nuk ia kanë fare haberin shërbimit për hir të Allahut.

Të gjithë besimtarët e në veçanti ata që kanë marrë përsipër amanetin e shërbimit për hir të Allahut, nuk duhet ta heqin kurrë nga mendja këtë paralajmërim të frikshëm të Pejgamberit ﷺ:

*"A t'ju tregoj se cilët janë banorët e xhehenemit? Janë njerëzit zemërgur, vulgarë, koprracë dhe ata që ecin me mendjemadhësi."* (Buhariu, Ejman, 9)

Ashtu si lulet apo trëndafilat që ia sjellin buzëqeshjen edhe njeriut më zemërgur e vulgar, edhe ata që udhëzojnë njerëzit duhet të kenë natyrën e lules, të zbusin zemrat më të ngurta dhe t'u sjellin buzëqeshjen edhe fytyrave më të zymta.

**5. Të jesh falës dhe të mbulosh gabimet**

Një nga emrat madhështorë të Allahut, është

“**el-Afuv**”, që shpreh se Ai (Allahu) është Falës. Prandaj, Allahu ﷻ, dëshiron që edhe robërit e Tij besimtarë të kenë këtë moral të lartë. Është shumë e rëndësishme që me këtë virtyt të lartë të pajisen në mënyrë të veçantë ata, të cilët shërbejnë në rrugën e Allahut.

Në një ajet fisnik urdhërohet:

***“Trego mëshirë, urdhëro vepra të mira dhe shmangu nga të padituri!”*** (Araf, 199)

Nënës sonë Aishes رضي الله عنها, që ishte bashkëshortja e Pejgamberit ﷺ dhe vajza e Ebu Bekrit رضي الله عنه, i cili ishte dhe njeriu më i virtytshëm pas të Dërguarit të Allahut ﷺ, i ishte bërë një shpifje e rëndë. Por në sajë të ajetit fisnik që u zbrit pas një muaji, Allahu Teala e pastroi nënën tonë, Aishen رضي الله عنها, nga këto shpifje. Një nga ata që kishin shpifur për të, ishte edhe një person me emrin Mistah, të cilit Ebu Bekri رضي الله عنه, i jepte shumë sadaka. Për shkak të kësaj shpifjeje të madhe, Ebu Bekri رضي الله عنه, u betua se nuk do t’i bënte më mirësi Mistahut dhe familjes së tij. Për këtë arsye, Allahu ﷻ, zbriti këtë ajet fisnik, në të cilin urdhëron:

***“Njerëzit e ndershëm dhe të pasur ndër ju të mos betohen se nuk do t’u japin të afërmve, të varfërve dhe të mërguarve në rrugën e Allahut; le t’i falin ata dhe të mos ua marrin për keq. Vallë, a nuk doni ju që t’ju falë Allahu…”*** (Nur, 22)





Ebu Bekri ﷺ, tha:

"Sigurisht, unë dëshiroj që Allahu të më falë." Pas kësaj, shleu dënimin për thyerjen e betimit që bëri[18] dhe vazhdoi të bënte sërish mirësi. (Buhariu, Megazi, 34; Muslimi, Tevbe, 56; Taberi, Tefsir II, 546)

Falja vjen si rezultat i natyrshëm i dashurisë ndaj Allahut dhe përvetësimit të moralit me të cilin Ai na këshillon. Shikimi i krijesave me syrin e mëshirës së Krijuesit, përgatit themelin e faljes. Kurse ajo që shkruan fermanin e faljes, është zemra e mbushur me dëshirën për të fituar faljen e Allahut. Ndërsa nga kopshti i zemrave të atyre që dëshirojnë të mbushen me gëzimin hyjnor, përhapet aroma e këndshme e faljes. Vetëm duke falur mund të sigurojmë falje edhe për veten tonë. Njeriu që nuk fal, në të vërtetë bëhet pengesë për faljen e tij në peshoren hyjnore.

Falje do të thotë të falësh gabimin e dikujt, kur ke mundësi ta dënosh atë. Nga kjo pikëpamje, mund të themi se virtyti i vërtetë është pengimi i mbizotërimit të egos dhe zgjedhja e faljes.

Falja e përgjithshme që zbatoi Pejgamberi ﷺ, në çlirimin e Mekës, është një shembull shumë

18. Në Islam, nëse dikush, për çfarëdo lloj arsyeje e thyen betimin e bërë në emër të Allahut, duhet të shlyejë një lloj dënimi. Ky dënim konsiston në ushqyerjen e 10 të varfërve ose në pajisjen e tyre me veshmbathje. Por, nëse kjo nuk është e mundur, atëherë duhet të agjërojë tri ditë.





domethënës në lidhje me këtë fakt:

Qyteti i Mekës, i cili prej vitesh nuk njihte gjë tjetër veç padrejtësisë dhe armiqësisë, atë ditë, në sajë të festës së madhe të faljes, u bë dëshmitar i një dashurie dhe mëshire të papërshkrueshme. Mirëpo, një person nga Meka me emrin **Fedale**, duke dashur të hedhë hije mbi këtë ndodhi kaq të bukur, u fut mes tyre, me qëllimin që të vriste Muhamedin ﷺ. Pejgamberi ﷺ, i cili në sajë të mirësisë së Allahut, e mësoi qëllimin e tij, pa treguar asnjë shenjë shqetësimi dhe zemërimi, hap krahët e mëshirës dhe dhembshurisë dhe e pyet Fedalen:

- *Ti je Fedale?*

- Po! Tha ai.

Pastaj Pejgamberi i mëshirës i thotë:

- *O Fedale! Pendohu dhe kërko falje për atë që ke thurur në mendje!* Më pas vendosi duart e tij të bekuara në gjoksin e Fedales.

Në këtë mënyrë, zemra e Fedales, i cili deri në atë çast po shkonte me mendimin për ta vrarë, u mbush me dritën e besimit dhe brenda një çasti të vetëm i Dërguari i Allahut ﷺ, u bë krijesa më e dashur për të.[19]

Pa dyshim që kjo ndodhi dhe veprimi i cili nënkuptohet me shprehjen: **"Ai që vjen për të të vrarë**

19. Ibn Hisham, es-Sire, IV 46; Ibn Kethir, es-Sire, III 583.

**le të ringjallet tek ti",** është diçka shumë mahnitëse dhe tregon një pjekuri të jashtëzakonshme.

**Mevlana i nderuar** thotë:

*"O ti që thërret në udhëzim! Dije se ilaçi i syrit të keq, është syri i mirë! Syri i mirë dhe shikimi i bukur e shtyp me këmbë dhe e zhduk syrin e keq. Syri i mirë dhe shikimi i pastër vjen nga mbizotërimi i Mëshirës së Allahut ndaj zemërimit të Tij. Kurse syri i keq vjen nga zemërimi, pra prej mallkimit. Prandaj, meqenëse shikimi i bukur vjen nga Mëshira e Allahut, ajo fiton ndaj syrit të keq. Kjo gjë shprehet qartë edhe në këtë hadith kudsij: **"Mëshira Ime e tejkalon zemërimin Tim"**[20]. Pra që ta dish, se Mëshira e Allahut është gjithmonë më superiore se zemërimi i Tij. Për këtë arsye, çdo pejgamber i ka mundur armiqtë me të cilët është përballur...*

*Prandaj, mënyra e largimit të fatkeqësive nuk është zemërimi dhe padrejtësia, por falja dhe zemërgjerësia. Thënia e Pejgamberit ﷺ, **"sadakaja e largon fatkeqësinë"**[21], le ta zgjojë shpirtin tënd. Tashmë, mësoje mirë mënyrën e kurimit të sëmundjeve dhe të fatkeqësive!.."*

Hz. Pejgamberi ﷺ, i falte gjithmonë njerëzit që bënin gabime dhe silleshin ashpër ndaj tij. Ndërsa

20. Buhariu, tevhid, 55.
21. Shih: Tirmidhiu, Zekat, 28; Sujuti, Xhamiu's- Sagir, I, 108.

popullin e tij e këshillonte me këto fjalë:

*“Nëse dikujt i vjen një vëlla duke i kërkuar falje, le ta pranojë atë edhe sikur të ketë të drejtë, edhe sikur të mos ketë. Në të kundërt, ai nuk mund të vijë tek unë në burimin e Keutherit në Xhenet.”* (Hakimi, IV, 170/7258)

Ndërsa në një ajet fisnik urdhërohet:

***“... frikësojuni Allahut, rregulloni marrëdhëniet midis jush dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, nëse jeni besimtarë të vërtetë”.*** (Enfal, 1)

Pra, besimtari duhet t’i lërë mënjanë diskutimet e tipit, “ke të drejtë, s’ke të drejtë” dhe para çdo gjëje, për hir të besimit, duhet ta falë vëllain e vet, duke pasur si qëllim bindjen ndaj Allahut Teala.

Një ditë, Pejgamberi i Allahut iu drejtua sahabëve dhe i pyeti:

- *A ka ndonjë prej jush që është më i dobët se Ebu Damdami?*

Sahabët që ishin aty e pyetën:

- Kush është Ebu Damdami?

Hz. Pejgamberi ﷺ, tha:

- *Ai ka jetuar në një nga popujt para jush. Çdo mëngjes thoshte: “Unë ia bëj hallall çdo njeriu që më fyen dhe zgjat gjuhën e më përgojon.”* (Ebu Davud, Edeb, 36/4887)

Allahu i Madhëruar, i do shumë robërit që falin dhe për këtë arsye, në një ajet fisnik urdhëron:

***"Ata të cilët japin lëmoshë edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit."*** (Al-i Imran, 134)

Ndërsa Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"...Kur robi ua fal gabimet të tjerëve, edhe Allahu ia shton nderin atij..."* (Muslimi, Birr, 69; Tirmidhiu, Birr, 82)

*"...Kush fal edhe Allahu e fal atë; kush duron një fatkeqësi, Allahu i jep shpërblimin për këtë; kush e përtyp zemërimin e tij, Allahu e shpërblen mirësinë e tij..."* (Bejhaki, Delail, VI, 291-292)

Përveç kësaj, ata që shërbejnë në rrugën e Allahut, nuk duhet të hetojnë për të gjetur të metat e të tjerëve, por duhet t'i mbulojnë ato nëse i vënë re. Për këtë, Pejgamberi i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Kush e mbulon të metën e shokut të tij, në Ditën e Kiametit edhe Allahu i mbulon të metat e tij. Kush i nxjerr në shesh të metat një vëllai mysliman, edhe Allahu ia nxjerr në shesh të metat e tij. Madje, e poshtëron atë me të metat e tij, edhe nëse ai ndodhet në shtëpinë e vet."* (Ibn Maxhe, Hudud, 5)

*"Kush e fyen vëllain e vet për shkak të një gjynahu, ai nuk do të vdesë pa e kryer edhe vetë*

*atë gjynah."* (Tirmidhi, Kijamet, 53/2505)

## 6. Të veprosh duke u këshilluar me të tjerët

Në shërbimin për hir të Allahut, të veprosh duke u këshilluar me të tjerët, është një urdhër hyjnor dhe një sunet shumë i rëndësishëm. Allahu i Madhëruar urdhëron:

***"...dhe këshillohu me ata*** (besimtarët) ***për çështje të ndryshme. ..."*** (Al-i Imran, 159)

***"...dhe ata që këshillohen mes tyre për punë të përbashkëta..."*** (Shura, 38)

Pejgamberi ﷺ, pothuajse në të gjitha çështjet që i konsideronte të rëndësishme këshillohej me sahabët e nderuar. Ebu Hurejre ؓ, ka thënë:

"Nuk kam parë njeri që të konsultohet me shokët e tij më shumë se Pejgamberi ﷺ." (Tirmidhiu, Xhihad, 35/1714)

Megjithëse në çdo çështje ishte i mbështetur me shpalljen hyjnore, ai përsëri zgjidhte mënyrën e këshillimit, me qëllim që të bëhej shembull për popullin e tij. Në betejën e Bedrit dhe të Hendekut, mënyra dhe vendi që do të luftonin me armiqtë u vendos me anë të këshillimit. Madje, në betejën e Uhudit, megjithëse dëshira e tij ishte "taktika mbrojtëse", si rezultat i këshillimit, Pejgamberi ﷺ, u pajtua





me mendimin që armikun ta prisnin jashtë Medinës dhe ashtu veproi.

Edhe Omeri ﷺ, kur donte të vendoste për çështje në lidhje me shoqërinë, këshillohej me myslimanët. Të gjithë dijetarët (kurra), të rinj e të vjetër, mblidheshin në këshillin e konsultave të tij. (Buhariu, Tefsir, 7/5, 110/4; I'tisham, 2) Madje, kur përballej me një çështje të vështirë, ai këshillohej me fëmijët dhe të rinjtë për të përfituar nga mprehtësia e mendjes së tyre.

Njeriu është gjithmonë nën ndikimin e ndjenjës të tij. Me të mendon dhe vendos. Prandaj, ata që shërbejnë në rrugën e Allahut, duhet të veprojnë duke u këshilluar, me qëllim që shërbimi të ketë mbarësi dhe begati.

Është shumë e rëndësishme që personat me të cilët këshillohesh, përveç urtësisë, diturisë dhe devotshmërisë, duhet të jenë edhe të kuptueshëm dhe të dinë të punojnë në grup. Pa dyshim se në përgjithësi, shumë mendje mund të marrin një vendim më të drejtë se një mendje e vetme.

Në lidhje me këtë Pejgamberi ﷺ, thotë:

*"Ai që këshillohet, nuk humbet; ai që këshillohet, nuk pendohet; ai që kursen, nuk varfërohet."* (Hejthemi, II, 280)

*"Nëse drejtuesit tuaj janë njerëz të mirë, nëse të pasurit janë njerëz bujarë, nëse çështjet i zgjidhni duke u këshilluar mes jush, atëherë*





*jeta mbi tokë është më e mirë sesa ajo nën tokë (jeta është më e mirë se vdekja)..."* (Tirmidhi, Fiten, 78/2266)

Në të njëjtën kohë, këshillimi tregon vlerën që u jepet atyre që marrin pjesë në të, gjë e cila bëhet shkak që ata të tregohen më të zellshëm dhe më të vullnetshëm në shërbimin për hir të Allahut. Nga ana tjetër, këshillimi minimizon ndjenjën e egoizmit tek shërbyesit dhe i mbron ata nga vesi i mburrjes me shërbimin që bëjnë. Mospranimi i këshillimit me të tjerët, do të thotë ta konsiderosh veten më lart nga vëllezërit e tu dhe kjo është një nga shenjat e sëmundjes së mendjemadhësisë dhe arrogancës.

Vendimet e marra në këshill duhet të zbatohen patjetër. Këshillimet jo të sinqerta që bëhen thjesht duke tundur kokën, vetëm sa për të kaluar radhën, nuk kanë asnjë dobi, por vetëm dëm. Këshillimi duhet bërë me personat kompetentë. Gjithashtu, të gjithë duhet t'i shprehin hapur mendimet e tyre, me qëllim që e vërteta dhe mëshira të gjejnë vendin që u takon. Nëse personi me të cilin bëhet këshillimi nuk është kompetent për çështjen mbi të cilën diskutohet, atëherë edhe përfundimet do të jenë të pasakta dhe plot me gabime. Do të ishte e pakuptimtë dhe e palogjikshme të përpiqeshim të zgjidhnim një çështje shëndetësore duke u këshilluar me një jurist, sepse kjo do të lindte gabime, të cilat do të bëheshin shkak për gjynahe të mëdha.





Gjithashtu, personi me të cilin do të këshillohemi, nuk mjafton të jetë i aftë vetëm në çështjen mbi të cilën diskutohet. Por në të njëjtën kohë, ai duhet të jetë i devotshëm, i moralshëm dhe i zhveshur nga çdo lloj djallëzie. Në të kundërtën, ka rrezik të merren vendime të gabuara dhe të ndodhë e kundërta e asaj që shpresohet të arrihet prej këshillimit.

Përveç kësaj, për të arritur një përfundim sa më të mirë nga këshillimi, duhet pasur kujdes nga paragjykimet dhe mendimet e gabuara. Për këtë arsye, është e domosdoshme t'i dëgjojmë të tjerët duke i gjykuar ashtu siç duhet.

## 7. Të njohësh mirë personin të cilit i shërben

Është e domosdoshme të sillemi me respekt dhe nderim ndaj qenies njerëzore, e cila është krijesa më fisnike ndër të gjitha krijesat e tjera. Kjo, sepse zemra e tij është vend-vështrimi hyjnor. Nga kjo pikëpamje, sjellja me delikatesë gjatë shërbimit që i bëhet njeriut, është shumë e rëndësishme për sa i përket fryteve dhe shpërblimeve që arrihen nga ky shërbim. Kryerja e shërbimit në mënyrë vulgare dhe fyese, jo vetëm që nuk i sjell shpërblim atij që e bën, por përkundrazi, mund të bëhet edhe shkak që ai të hyjë në gjynah. Kjo, sepse ndreqja e një





zemre të thyer nuk i përngjan ndreqjes së diçkaje materiale.

Një fjalë e urtë thotë:

Njerëzit e vetëdijshëm ndahen në tri grupe:

1) Ata, që e kuptojnë se janë një "hiç", përballë bukurisë poetike të shfaqjeve të madhështisë hyjnore, të cilat i shohin të magjepsur dhe, për këtë shkak, nuk guxojnë të cenojnë as erën që fryn.

2) Ata, që janë aq modestë e të përulur, saqë kanë turp të shqiptojnë edhe emrin apo cilësitë e veta.

3) Ata, që nuk i përçmojnë robërit e Zotit, por përkundrazi, i shohin të gjitha krijesat me syrin e dhembshurisë dhe mëshirës hyjnore.

Ta njohësh mirë personin të cilit po i shërben, është po aq e rëndësishme sa vetë shërbimi që bën. Kjo, sepse vetëm në këtë mënyrë mund të arrihet suksesi dhe saktësia në shërbim. Për shembull, mënyra e ndihmesës ndaj një personi që dikur ka qenë i pasur, por më pas është varfëruar dhe ka turp të tregojë gjendjen e tij, nuk është e njëjtë me mënyrën e ndihmesës ndaj një personi tjetër, që është mësuar dhe nuk i vjen zor të shfaqë nevojat e veta.

**Një mysliman, duke përfituar prej cilësisë "fetanet"** (mendjes së lidhur me zemrën, domethënë zgjuarsisë dhe urtësisë) **të pejgamberëve, duhet**





**ta përdorë mirësinë e mendjes në mënyrën më të frytshme.** Ai duhet të dijë se kujt, çfarë, kur dhe si duhet t'i flasë e në ç'mënyrë duhet të sillet. Të arrish ta kuptosh tjetrin pa qenë nevoja që ai të flasë, është aftësia e besimtarit.

Në një ajet urdhërohet:

**“**(Lëmosha) ***u takon të varfërve, të cilët kanë hyrë në rrugën e Zotit e nuk janë në gjendje të udhëtojnë*** (për të fituar)***. Kush nuk i njeh ata, kujton se janë të kamur, për shkak se ata nuk lypin. Do t'i njohësh nga pamja e tyre. Ata nuk i mërzisin njerëzit duke lypur.E çdo gjë që shpenzoni prej të mirave, Allahu i di ato”*** (Bekare, 273)

Metoda e zgjuar që përdori **Xhaferr Tajari** رضي الله عنه, kur po i shpjegonte **Nexhashiut** të Habeshistanit (Etiopisë) në lidhje me Islamin, është një shembull shumë i bukur për të treguar urtësinë që duhet të ketë një mysliman:

Nexhashiu, i cili ishte i krishterë, i kërkoi Xhaferr Tajarit رضي الله عنه, t'i lexonte disa ajete nga Kurani Kerim. Ai nuk lexoi ajetet që flisnin për mohuesit, por lexoi suren “Merjem”, ku lavdërohen Isai عليه السلام dhe nëna e tij e ndershme. Nexhashiu, pasi i dëgjoi me kënaqësi të madhe ajetet fisnike që lexoi Xhaferri رضي الله عنه, i tha atij me lot në sy:

*“Padyshim se këto që dëgjova dhe ajo që*





*solli Isai, rrjedhin nga i njëjti burim drite!"*. Ai e kuptoi të vërtetën dhe pas njëfarë kohe u nderua me Islam. (Ibn Hisham, I, 358-360)

Siç është e domosdoshme njohja e personit të cilit i shërben, ashtu është e domosdoshme edhe njohja e personave në dorë të të cilëve do të dorëzohet amaneti i shërbimit. Pejgamberi ﷺ, ashtu siç nuk e dërgonte si përfaqësues një sahab me aftësi komanduese, nuk ka caktuar si komandantë as sahabët e Sufës, që ishin njerëz të dijes, të fjalës e të zemrës. Kur shpërndante detyrat, ai gjithmonë merrte parasysh personalitetin, aftësinë, zgjuarsinë, kualifikimin, madje edhe strukturën trupore të personave.

Duke parë rëndësinë e kësaj teme, është e dobishme të kujtojmë disa pika në lidhje me shërbimin në fushën e edukimit.

Edukimi i njeriut është puna më e vështirë, sepse një ego e paedukuar, e orienton njeriun gjithmonë drejt së keqes. Allahu جل جلاله, ka vendosur në natyrën e njeriut prirjen për gjynahe dhe devotshmëri. Në bazë të kësaj, këto dy prirje fillojnë të shfaqen që në fëmijëri. Lumturia e njeriut arrihet në sajë të pengimit të prirjes për gjynahe dhe përforcimit të prirjes për devotshmëri. Dhe kjo arrihet në sajë të edukimit.

Shërbimi në fushën e edukimit, është profesion





pejgamberik. Për të qenë një edukues i mirë, personi duhet të zotërojë ndjenja të zhvilluara, sepse kur të krijojë lidhje me nxënësin, ai duhet t'i kuptojë e t'i vlerësojë ndjenjat e tij, pastaj të veprojë sipas tyre. Kjo i ngjan diagnozës që përcakton mjeku para se të vendosë për kurimin. Pra, ai është i detyruar të gjejë shkakun e sëmundjes.

Nuk duhet harruar se vetëm njeriu, të cilit i zgjidhet problemi, mund të fitohet. Gjithashtu, nuk duhet harruar se arritja e një rezultati të mirë është çështje "durimi", sepse edhe për të nxjerrë një gram ar, duhet të pastrosh me tonelata dhé.

Njerëzit dallojnë nga njëri-tjetri jo vetëm në aftësi, por edhe në dobësi. Për këtë arsye, edukuesi duhet t'i afrohet njeriut me përpikmërinë e një mjeku shpirtëror. Një fjalë ose një veprim, që për dikë mund të jetë i dobishëm, për dikë tjetër mund të jetë i dëmshëm. Prandaj, ne duhet t'i njohim shumë mirë karakteret e njerëzve, të cilët i kemi marrë përsipër për t'i edukuar.

Nga ana tjetër, duhet ta ekuilibrojmë mirë kohën dhe dozën e edukimit. Ashtu siç bëjmë kujdes se mos e thyejmë një send të fortë, të cilin jemi duke e përkulur deri në një masë të caktuar, ashtu duhet të bëjmë kujdes të mos tregohemi të nxituar kur përpiqemi të shpëtojmë nga veset e këqija një person që ka prirje të forta egoiste. Duhet bërë





kujdes të mos e shtojmë dozën aq sa të shkaktojmë kundërveprimin e personit. Nëse përpiqeni të zbrazni përnjëherësh një enë plot me ujë, në një enë tjetër me vëllim të barabartë, gjysmën e ujit do ta derdhni jashtë e do ta çoni dëm. Mirëpo, nëse veproni ngadalë, të gjithë ujin që keni në enë do ta kaloni në enën tjetër pa çuar dëm asnjë pikë. Kjo do të thotë se të orientosh e të edukosh një njeri, para së gjithash duhet durim dhe njohje e përsosur e aftësive të atij njeriu.

Edukuesi duhet të njohë shumë mirë karakterin dhe aftësitë e nxënësve dhe të përpiqet t'i edukojë të gjithë sipas aftësive që kanë. Për shembull; një nxënës që ka talent për poezi, duhet ta orientojë drejt thellësive të shpirtit njerëzor. Ndërsa një nxënësi që ka aftësi drejtuese, duhet t'i mësojmë drejtësinë dhe mënyrën e drejtë të menaxhimit. Gjithashtu, ai duhet ta këshillojë atë edhe në çështjet, si besimin e punëve tek personat kompetentë dhe rëndësinë e sjelljes me drejtësi. E njëjta gjë vlen edhe për aftësitë në fushat e tjera. Por mënyra e edukimit të këtyre aftësive, që janë të domosdoshme për shoqërinë, është e ndryshme për gjithsecilin.

Shërbimet në fushën e edukimit, duhet të planifikohen duke pasur kujdes ekuilibrin delikat mes trupit dhe shpirtit, mendjes dhe zemrës së njeriut. Nëse i drejtohemi vetëm mendjes së tij, atëherë tek ai do të mbizotërojnë dëshirat dhe epshet e kësaj





bote, si interesat personale e pozitat dhe përsosja e shpirtit do të lihet pas dore. Njeriu që edukohet në një mënyrë të tillë, bëhet rob i pasurisë, i famës dhe i epshit. Por, nëse së bashku me mendjen edukohet edhe zemra, atëherë prirjet e natyrshme që gjenden tek njeriu, mund të orientohen nga e vërteta dhe e mira.

Duhet të dimë, se dituria që nuk arrin në zemër, nuk mund të kthehet në urtësi. Ndërsa dituria e privuar prej urtësisë, mund ta shpjerë të zotin në rrugë të gabuara. Njeriu i cili nuk pajiset me ndjenja shpirtërore dhe virtyte të larta, do të mbetet i braktisur nën autoritetin e egos së vet që e urdhëron vazhdimisht për punë të këqija.

## 8. Të ruash ekuilibrin

Ashtu si në çdo punë, edhe në shërbimin për hir të Allahut, është shumë e rëndësishme të respektosh ekuilibrat. Ashtu siç nuk është e drejtë që një person të lërë mënjanë dhe të neglizhojë familjen, prindërit dhe punën me të cilën fiton riskun, po ashtu është e papranueshme që duke u justifikuar me ta, të qëndrojë larg shërbimit për hir të Allahut.

Allahu i Madhëruar e ka këshilluar umetin e Muhamedit ﷺ, të jetë gjithmonë në rrugën e mesme:





***"Kështu, Ne ju kemi bërë një popull të mesëm*** (që ruan ekuilibrin)***, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju..."*** (Bekare, 143)

Ndërsa Pejgamberi ﷺ, i ka treguar umetit të vet se si duhet të veprojë në çdo çështje, duke thënë:

*"Puna më e mirë është ajo që bëhet duke ruajtur ekuilibrat (pa e tepruar dhe pa e lëshuar)."* (Bejhaki, Shuab, V, 261)

Të ruash ekuilibrin mes kësaj bote dhe botës tjetër në çdo punë, është një kriter shumë i rëndësishëm i fesë sonë. Nëse kësaj i jepet rëndësia e duhur, padyshim se do të mbizotërojë paqja, qetësia, harmonia dhe rregulli si në aspektin individual, ashtu edhe në atë shoqëror.

Nga kjo pikëpamje, shërbyesit në rrugën e Allahut duhet të jenë njerëz të ekuilibrit. Për shembull, një predikues (vaiz) duhet ta përfundojë predikimin në një kohë me ezanin. Ai duhet të marrë parasysh ndjenjat e të gjithë xhematit dhe nuk duhet të trazojë qetësinë e tyre gjatë adhurimit. Gjithashtu, ai duhet të marrë parasysh edhe ata që e kanë kohën të paktë, veçanërisht vëllezërit që punojnë si nëpunës.

Pra, njeriu shërbyes duhet të ketë zgjuarsi dhe horizont të gjerë. Ndërsa zemra dhe mendja e tij duhet të ndriçohen me dritën e urtësisë. Gjithashtu,

ai nuk duhet t'i kalojë kufijtë, por duhet të ruajë ekuilibrin mes dashurisë dhe urrejtjes, komplimentit dhe kritikës, lavdërimit dhe fyerjes. Ai duhet të zotërojë një sinqeritet që nuk arrin në familjaritet të tepruar dhe një maturi që nuk kthehet në mendjemadhësi. Edhe pse duhet të jetë modest, ai nuk duhet të lejojë të poshtërohet.

Edhe ata që gjenden në postet drejtuese, duhet të jenë të butë, të drejtë dhe të kuptueshëm ndaj vartësve të tyre. Nuk duhet t'i ngarkojnë me detyra që nuk i bëjnë dot dhe duhet t'i vlerësojnë ata sipas fuqisë që kanë. Ata duhet të dinë se të jesh i drejtë, nuk do të thotë të sillesh në mënyrë të barabartë me të gjithë, por t'i japësh gjithësecilit atë që meriton. Gjithashtu, ata duhet të ruhen nga çdo lloj sjelljeje që e cenon drejtësinë.

Të ruash ekuilibrat gjatë shërbimit për hir të Allahut, kërkon një kujdes më të madh. Në të njëjtën kohë, kjo tregon edhe aftësinë dhe zgjuarsinë e njeriut. **Amr bin Asi** ﵁, i cili ka qenë edhe guvernatori (valiu) i Egjiptit, ishte një nga sahabët që shquhej për aftësitë e tij në fushën e politikës. Kur e pyetën se cili ishte sekreti i suksesit të tij, ai dha këtë përgjigje:

*"Gjithmonë mendoj sikur mes meje dhe atyre që më rrethojnë, ka vetëm një fije peri që na ndan. Kur shoh që kjo fije peri është gati në të*

*këputur, e liroj pak atë. Kur e shoh se e kam liruar më tepër se ç'duhet, e tërheq menjëherë. Në këtë mënyrë, arrij të ruaj vazhdimësinë e marrëdhënieve të mia me të gjithë njerëzit brenda një ekuilibri të caktuar."*

T'u bësh padrejtësi vartësve në emër të disiplinës, nuk është aspak e pranueshme. Mirëpo, është fakt se edhe mungesa e disiplinës në jetë sjell gjithmonë anarki. Dhe kjo shkakton shpërdorimin e pasurisë, punës dhe kohës. Ndërsa shpërdorimi është lajmëtar i fatkeqësisë dhe rrënimit.

Çliruesi i Andaluzisë, **Tarik bin Zijadi**, kur shkoi në Spanjë, ishte i veshur me rroba të arnuara. Por fisnikëria shpirtërore dhe madhështia që kishte, të magjepsnin jashtë mase. Dhe kjo gjë e bëri atë themeluesin e një qytetërimi madhështor. Ndërsa **Abdullah Sagiri**, sunduesi i qeverisë së fundit kur Andaluzia u fshi nga historia, ndërkohë që po braktiste atdheun e tij, i mposhtur dhe i hidhëruar, kishte një kalë që edhe shalën dhe yzengjitë i kishte prej floriri dhe gurëve të çmuar.

Domethënë, kur humbet ekuilibri dhe fillon shpërdorimi, mposhtja dhe shkatërrimi janë të pashmangshëm. Pas kësaj, ngelet vetëm një keqardhje e kotë dhe pa rrugëzgjidhje.

Në fund, kur Abdullah Sagiri po largohej së bashku me nënën e tij nga atdheu të cilin ua dorë-

zoi armiqve, ndaloi në kodrën *Padul* dhe pa për herë të fundit Granadën. Kur po shihte perlën e qytetërimit islam (qytetin) dhe Sarajin el-Hamra, që ishte një mrekulli e artit islam, të cilat po digjeshin mes flakëve, filloi të qante me dënesë. Kur nëna e tij e pa në atë gjendje, vrenjti vetullat e i tha këto fjalë, të cilat kanë zënë vend në histori:

**"Qaj, more i shkretë, qaj! Tani qaj si gratë për këtë atdhe të begatë, që nuk e mbrojte dot si burrat!.."**

Ashtu siç mund të kuptohet edhe nga kjo e vërtetë historike, amanetet që nuk ruhen ashtu siç e meritojnë, janë amanete të shpërdoruara. Ndërsa amanetet që shpërdorohen, padyshim që do të humbasin. Si përfundim, kur ra shteti i Andaluzisë, nuk humbën vetëm tokat e Spanjës, por u zhdukën edhe shumë vepra të jashtëzakonshme të qytetërimit islam dhe u bënë shkrumb e hi afërsisht një milion libra e dorëshkrime shumë të rëndësishme.

Për këtë arsye njeriu që shërben për hir të Allahut, duhet të dijë t'i përdorë në mënyrën e duhur amanetet që ka marrë përsipër. Ashtu si e ruan mallin dhe pasurinë e tij nga shpërdorimi, ashtu duhet ta ruajë edhe mallin, pasurinë dhe shërbimin në fushën e edukimit, të cilat i janë besuar.

Shpërdorimi nuk duhet kuptuar vetëm si shpenzim pa kriter i mallit dhe i pasurisë që kemi.





Sipas ajetit fisnik: ***"Allahu nuk i do ata që e teprojnë!.."***[22], ai përfshin të gjitha fushat e jetës.

Për shembull, një mësues që e kupton rëndësinë e detyrës së tij, kurrë nuk duhet ta shpërdorojë kohën dhe energjinë e nxënësit.

Duhet ta kemi të qartë se edhe shpenzimi i jetës në mënyrë të padobishme, konsiderohet si shpërdorim. Mosruajtja e amaneteve të shenjta që zotërojmë, është po ashtu një shpërdorim. Sidomos shpërdorimi në fushën e edukimit njerëzor, pra të mos e edukosh njeriun në rrugën e drejtë, e cila e nderon atë mbi të gjitha krijesat, është shpërdorimi më i madh.

Siç shihet, gjëja më e bukur në gjithë këtë çështje është rruga e mesme dhe ruajtja e ekuilibrit. Pra, është shumë e domosdoshme të ruhemi nga shpërdorimi, i cili është elementi më i rrezikshëm që mund të trondisë ekuilibrat në të gjitha punët dhe amanetet materiale e shpirtërore.

Një nga shkaqet më të rëndësishme që e prishin ekuilibrin, është zemërimi. Zemërimi është një dobësi. Është dobësimi i pjesshëm i ekuilibrit mendor. Ai është treguesi i dobësisë dhe paaftësisë së njeriut, që e forcon edhe më tepër egon. Për këtë arsye, ata që shërbejnë për hir të Allahut duhet të dinë ta

22. Shih: En'am, 141; A'raf, 31.





mposhtin zemërimin.

Një ditë, Pejgamberi ﷺ, u drejtohet sahabëve dhe i pyet:

- *Kush është ai, të cilin e konsideroni si më trimin në mesin tuaj?*

Sahabët i thanë:

- Ai të cilin nuk mund ta mposhtë asnjë burrë!

Pejgamberi ﷺ, tha:

- *Jo! Trim i vërtetë është ai që e kontrollon veten kur është i zemëruar.* (Muslimi, Birr, 106)

Në shumicën e rasteve, vendimet më të gabuara që përfundojnë me pendesë, janë ato që merren në çastet e zemërimit. Në lidhje me këtë fakt, Pejgamberi i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Askush të mos gjykojë mes dy njerëzve, kur është i zemëruar/i nxehur."* (Muslimi, Akdije, 16)

Madje, kur një sahabi kishte kërkuar këshillën e tij, Pejgamberi ﷺ, i kishte thënë tri herë me radhë: "*La tegdab! (Mos u nxeh!)"* (Buhariu, Edeb, 76)





## 9. T'i japësh rëndësi parësore shërbimit në lidhje me mësimin e Kuranit Kerim, Sijerit Nebevi[23] dhe Ilmihalit[24]

Shërbimi më i vlefshëm, që mund t'i bëhet qenies njerëzore, është ai që do t'i sigurojë lumturinë dhe shpëtimin e përjetshëm. Dhe më madhështorja e këtyre, është "***ilaj-i kelimetullah***"**[25]**, që është edhe ideali e detyra më e shenjtë që u është lënë si amanet besimtarëve. Sepse, ta prezantosh me të vërtetat hyjnore një njeri që ka nevojë për udhëzim, duke u bërë shkak për nderimin e tij me fenë islame, në sytë e Pejgamberit ﷺ, ishte më e mirë se sa të kesh gjërat më të shtrenjta të kësaj bote, madje edhe më e mirë se çdo gjë mbi të cilën lind dhe perëndon dielli.

Në lidhje me këtë çështje, në Kuranin Kerim urdhërohet:

***"...nëse dikush shpëton një jetë, është sikur të ketë shpëtuar jetën e të gjithë njerëzve..."*** (El- Maide, 32)

Kurani Kerim dhe Suneti i Pejgamberit ﷺ, si

23. Sijeri Nebevi: Historia e Pejgamberit ﷺ.
24. Dituritë themelore të fesë islame, të cilat duhet t'i dijë çdo mysliman.
25. Ilaj-i kelimetullah: Përhapja dhe lartësimi i emrit të Allahut dhe fesë islame.





udhëzuesit e vetëm të njerëzimit, janë amanetet më të mëdha që na kanë lënë Allahu dhe Pejgamberi i Tij. Prandaj, ashtu siç i kanë konsideruar dhe na i kanë lënë trashëgim sahabët fisnikë dhe të parët tanë për 1400 vjet me radhë këto amanete, ashtu duhet t'ua lëmë trashëgim edhe ne brezave të ardhshëm. Përçimi i këtyre amaneteve tek të gjithë robërit e Allahut, duke filluar që nga vetja jonë, është shërbimi më i çmuar që mund të bëhet për hir të Allahut. Këto shërbime do të jenë kapitali ynë në botën tjetër dhe inshallah do të jenë edhe viza jonë për në xhenet.

Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Më i miri ndër ju, është ai që mëson Kuranin dhe ua mëson atë të tjerëve."* (Buhariu, Fedailu'l-Kur'an, 21)

Pejgamberi ﷺ dhe sahabët fisnikë që morën prej edukimit të tij shpirtëror, kishin përvetësuar një mënyrë jetese të bazuar në Kuran. Ata përpiqeshin me çdo mënyrë për të mësuar Kuranin, për ta praktikuar atë në jetën e tyre dhe për t'ia përçuar gjithë njerëzimit këtë thirrje të lumturisë së përjetshme. Ja disa nga shembujt që pasqyrojnë shërbimin dhe përpjekjet e tyre në këtë drejtim:

Një ditë, kur **Ebu Talha** رضي الله عنه, shkoi tek i Dërguari i Allahut ﷺ, pa se ai po qëndronte në këmbë duke u mësuar Kuran sahabëve të Sufes. Profeti ﷺ, i cili ishte përthyer më dysh nga uria, kishte lidhur një

gur në bark për të drejtuar belin e tij. Puna më e rëndësishme për Pejgamberin ﷺ dhe sahabët e tij, ishte mësimi dhe kuptimi i librit të Allahut. Ndërsa dëshira e tyre më e madhe, ishte ta lexonin e ta dëgjonin atë vazhdimisht. (Ebu Nuajm, Hilje I , 342)

Pejgamberi ﷺ, interesohej shumë nga afër me mësimin e Kuranit dhe Sunetit të grupeve që vinin tek ai. Ndërsa, kur përgatiteshin për t'u kthyer, ai u kërkonte që ato që mësuan aty, t'ua mësonin edhe të tjerëve.[26] I njëjti interesim dhe kujdes vlente edhe për ata që vinin vetëm. Kur **Umejr bin Vehb** erdhi në Medine dhe u bë mysliman për shkak të një mrekullie që pa, Pejgamberi ﷺ, u tha sahabëve:

*"Mësojani mirë fenë vëllait tuaj! Lexojani dhe mësojani Kuranin atij!.."* (Ibn Hisham, II, 306-309; Nakidi, I, 125-128; Hejthemi, VIII, 284-286)

**Ebu Said el-Hudri** رضي الله عنه, ka thënë:

"Kur sahabët e Pejgamberit ﷺ, mblidheshin bashkë dhe uleshin diku, në fillim merreshin me Kuranin Kerim, e lexonin atë dhe përpiqeshin të thelloheshin në kuptimin e tij. Ose dilte njëri prej tyre dhe lexonte një sure, ose i kërkonin dikujt të lexonte. (Më pas kalonin tek dijet e tjera ose çështjet e fikhut.[27])" (Hakimi, Mustedrek, I, 172/322)

26. Shih. Ebu Davud, Ramazan, 9; Nesaiu, Ezan, 8.
27. Fikh: Rregullat dhe ligjet islame të përcaktuara në bazë të bur - meve kryesore të Islamit (Kuranit dhe Sunetit), të cilat përfshijnë

Ndërsa ky transmetim, tregon përpjekjet e sahabëve në lidhje me shkrimin e Kuranit dhe mësimin e tij vetes e të tjerëve:

Gjatë Haxhit të Lamtumirës, Pejgamberi i Allahut tha:

*"O njerëz! Përfitoni nga dituria përpara se ajo t'ju merret dhe të zhduket!"*

Një beduin pyeti:

"O Pejgamber i Allahut! Si do të na merret ne dituria? **Fletët e Mus'hafit** (Kuranit) **gjenden në duart tona, e mësuam atë nga çdo aspekt, ua mësuam edhe grave, fëmijëve dhe shërbëtorëve tanë…**" (Ahmedi, V, 266; Hejthemi, I, 200)

Këtë pikë e mbështesin edhe fjalët e **Ibn Mesudit** ﷺ:

Kur një nga sahabët shkonte në shtëpi, gruaja e tij e pyeste menjëherë për këto dy gjëra:

1- Sa ajete të Kuranit u zbritën sot?

2- Sa hadithe të Pejgamberit ﷺ, mësove përmendsh?" (Abdulhamid Keshk, Fi Rihabi't-Tefsir, I, 26)

Ndërsa dëshira që shprehu një sahabe grua gjatë aktit të martesës, e cila kërkoi prej burrit të saj si *mehër*[28] vetëm që t'i mësonte pjesët e Kuranit

çështjet fetare dhe të gjitha fushat e jetës.

28. Mehër: Dhurata (mall, para ose gjëra të tjera me vlerë), që gruaja kërkon prej burrit me të cilin do të lidhë kurorë.





që dinte vetë, është një tablo e mrekullueshme në lidhje me këtë çështje.[29]

**Ubade bin Samit** ﷺ, i cili u caktua si mësues i sahabëve të Sufës, shprehet se u ka mësuar njerëzve Kuranin dhe shkrimin. Ai dhe sahabët e tjerë, njerëzit që vinin nga jashtë i mikprisnin në shtëpitë e tyre, i gostitnin ata dhe u mësonin Kuranin Fisnik.[30]

Edhe **Ubejdullah bin Ka'b** ﷺ, u mësonte Kuranin dhe fikhun islam grupeve që vinin në Medine Munever. (Ibn Sa'd, I, 316-317, 345; Vakidi, III, 968-969)

Njëherë, Pejgamberi ﷺ, e dërgoi **Halid bin Velidin** ﷺ, në një betejë. Halidi ﷺ, i shkruan Pejgamberit ﷺ, një letër, ku i tregonte se e kishte ftuar në Islam fisin Beni'l-Haris dhe se ata e kishin pranuar Islamin pa e kundërshtuar aspak. Në vazhdim të letrës shkruante:

"Unë po jetoj mes tyre. Po u tregoj për gjërat që ka urdhëruar Allahu dhe po i këshilloj të largohen nga ato që ka ndaluar Ai. Do vazhdoj t'ua mësoj atyre bazat e Islamit dhe Sunetin e Pejgamberit ﷺ, derisa të vijë letra e Resulallahut."[31]

29. Shih. Buhariu, Nikah, 6, 32, 35, Fedailu'l-Kur'an, 21, 22; Muslimi Nikah, 76.
30. Shiko Ebu Davud, Buju, 36/3416; Ibn Maxhe, Tixharat, 8; Ahmed, V, 315, 324; Ibnu'l-Esir, Usdu'l-Gabe, III, 160.
31. Prof. dr. Muhamed Hamidullah, el-Vesaiku's-Sijasijje f. 131.





Sahabët e Sufës, të cilët qëndronin natë e ditë në xhami, nga një anë merrnin dituri dhe nga ana tjetër edukonin nxënës dhe mësuesit e ardhshëm.

Pejgamberi ﷺ, dhe halifet që erdhën pas tij, kanë bërë çmos, që t'ua mësonin Kuranin Kerim edhe njerëzve që jetonin në vendet e largëta. Për këtë arsye, shumë prej sahabëve të ditur i dërguan si mësues në qendra të ndryshme të botës islame. Ata u mësonin njerëzve Kuranin dhe Sunetin[32].

Për shembull, kur **Musa'b bin Umejri** ؓ dhe sahabi i verbër **Abdullah bin Umi Mektumi** ؓ, u dërguan në Medine si mësues, u shpjegonin njerëzve Islamin dhe sa herë që u jepej rasti u mësonin Kuranin.[33]

**Ebu Derda** ؓ, që u dërgua në Sham, jetoi aty për një kohë të gjatë dhe formoi një rreth të famshëm diturie. Ai kishte nën mbikëqyrjen e tij më shumë se 1600 nxënës. I ndau ata në dhjetë grupe dhe, duke caktuar për çdo grup nga një mësues që e kishte përgatitur vetë, vazhdimisht kontrollonte përparimin e tyre. Ata që e kalonin nivelin fillestar, merrnin mësim direkt nga vetë ky sahab i nderuar. Kështu që nxënësit që kishin përparuar më shumë, merrnin mësim edhe prej Ebu Derdës ؓ, por u

32. Darimi, Sunen, I, 135 (thk. Dahmani); Ibn-i Sa'd, VI, 3.
33. Shiko Buhariu, Menakibu'l-Ensar, 46; Ibn-i Hisham, III, 43-46; Ebu Nuajm, Delailu'n-Nubuve, I, 307; Hejthemi, VI, 41; Zehebi, Sijer, II, 182.

jepnin mësim edhe nxënësve që ishin një nivel më poshtë.[34] E njëjta metodë u ndoq edhe nga sahabët e tjerë në vendet e tjera.[35]

Omeri ؓ, **Jezid bin Abdullahun** e dërgoi për t'u mësuar Kuranin beduinëve që jetonin larg qendrës. Ndërsa **Ebu Sufjanin** e caktoi si inspektor të verifikimit të nivelit të edukimit tek fiset nomade. Përveç kësaj, tre sahabë të tjerë i ngarkoi me detyrën e mësimit të Kuranit fëmijëve të Medinës dhe çdo njërit prej tyre i caktoi një rrogë mujore prej 15 dirhemësh. Ai urdhëroi që çdokujt, përfshirë këtu edhe të rriturve, t'u mësoheshin të paktën pesë ajete nga më të lehtat.[36]

Gjatë gjithë historisë, për hir të së drejtës dhe të së vërtetës, elementi më motivues i shpëtimit prej çdo periudhe amullie kanë qenë përpjekjet në shërbim të Kuranit Kerim. Edhe koha në të cilën jetojmë, është një periudhë, ku përpjekje të tilla bartin një rëndësi të madhe. Në këtë kohë, shërbimi kryesor që do të sigurojë shkundjen e umetit dhe kthimin në identitet, është vlera që i jepet interesit për Kuranin Kerim.

Në thelb, premtimi i Allahut për "**plotësimin e dritës së Tij**", është një parim i besimit. Por, meqë

34. Dhehebi, Sijer, II, 344-346.
35. Belazuri, Ensab, I, 110; Hakim, I, 220.
36. Prof. dr. M. M. el-A'zami, *Historia e Kuranit*, f. 127.





ky premtim i Allahut do të realizohet nëpërmjet dorës njerëzore, të gjithë ne duhet të sakrifikojmë dhe të përpiqemi me gjithë shpirt për ta realizuar këtë premtim. Në fakt, sido që të jetë, Allahu do ta plotësojë dritën e Tij, por ata që tregohen neglizhentë në këtë shërbim, do të mbajnë përgjegjësi përpara Allahut.

Të gjithë e dimë dënimin hyjnor, që u erdhi tre personave që morën pjesë në të gjitha betejat përkrah Pejgamberit ﷺ, përveç asaj të Tebukut. Pra, për të shpëtuar nga përgjegjësitë individuale, është e domosdoshme të bëjmë përpjekje shumë të mëdha për të siguruar fitoren e besimit dhe Islamit. Këto përpjekje duhet të jenë të atilla, saqë nuk mund të krahasohen me sakrificat që bëhen për çështjet personale dhe të kësaj bote. E çfarë mund të jetë më fisnike sesa marrja pjesë në këtë shërbim të lartë ndaj besimit? Mirëpo, të presësh thjesht që shpresa dhe besimi yt të tërheqë ndihmën hyjnore, pa u përpjekur me aq sa ke mundësi, është një veprim që bie ndesh me shpirtin islam.

Në ditët tona, njerëzit i ka marrë me vete vorbulla e modës negative të kohës, ashtu siç i merr rrëkeja trungjet dhe shkurret. Prandaj, për të mbijetuar me një personalitet të fortë islam dhe për t'u mbrojtur qoftë edhe nga stërpikat më të vogla të rrëkesë së mohimit, ateizmit dhe lëshimit, duhet të përpiqemi t'u mësojmë Kuranin Kerim të afërmve,

familjarëve dhe njerëzve që na rrethojnë, duke përhapur gjithandej dritën, frymëzimin dhe begatinë e tij. Nuk duhet ta harrojmë kurrë nevojën që kemi për Kuranin Kerim. Miqësia dhe bashkëjetesa me Kuranin, bëhet shkak që ne të jemi gjithmonë në rrugën e zbatimit të urdhrave dhe ndalesave të tij dhe përvetësimit të moralit të tij. Ndërsa ecja në rrugën e kundërt, të çon në një humbje të madhe, duke e shkatërruar ardhmërinë e përjetshme për hir të disa kënaqësive të përkohshme.

Është për të ardhur keq që njeriu i cili është krijesa më fisnike e universit, i edukon brezat e vet larg ndjenjave shpirtërore dhe dritës së Kuranit. Dashuria dhe dhembshuria e prindërve ndaj fëmijëve nuk duhet të tregohet duke i ushqyer ata me ushqime materiale më tepër se ç'duhet, por duke i ushqyer më shumë me ushqime shpirtërore, që t'i përgatisin ata shpirtërisht për të ardhmen e tyre.

Është shumë e rëndësishme që së bashku me Kuranin Kerim, fëmijëve tanë t'u mësojmë edhe Ilmihalin, Historinë e Pejgamberit dhe hadithet fisnike, sepse këto janë dituritë më të domosdoshme për ta kuptuar dhe jetuar Kuranin Kerim.

Enesi رضي الله عنه, tregon:

“Ne qëndronim së bashku me Pejgamberin e Allahut. Ndonjëherë bëheshim gjashtëdhjetë veta. Hz. Pejgamberi ﷺ, na fliste për disa çështje. Pastaj





çohej dhe shkonte në shtëpi për nevojat e tij. Në këtë kohë ne diskutonim me njëri-tjetrin rreth çështjeve që na kishte treguar Pejgamberi ﷺ. Kur mbaronim njërën, diskutonim një hadith tjetër. Kur çoheshim nga ai kuvend, fjalët e Pejgamberit të Allahut na rrënjoseshin në zemër si një pemë e ngulur fort në tokë." (Ebu Jala, Musned, VIII, 123/4091; Hejthemi I, 161)

Sahabiu, **Xhabir bin Abdullah** رضي الله عنه, ka bërë plot një muaj udhëtim për të pyetur një hadith të vetëm prej Abdullah bin Unejsit. Njëherë kishte udhëtuar nga Medina në Sham, ndërsa njëherë tjetër kishte shkuar në Egjipt. (shih. Buhariu, Ilim, 19; Hakimi, Marifet, f. 8-9; Ibn Abdi'l-Berr, Ilim, f. 127)

Puna më e rëndësishme me të cilën merreshin sahabët, ishte mësimi dhe zbatimi në jetën e tyre i Kuranit Kerim dhe haditheve fisnike. Një nga tabiinët[37], **Ebu Nadre**, thotë:

"Kur Pejgamberi ﷺ, mblidhej me sahabët, bisedonin rreth haditheve dhe lexonin një sure nga Kurani."[38]

Ndërsa, një nga dijetarët tabiin, **Ebu'l-Alije**, ka thënë:

"Kur ndodheshim në Basra, dëgjonim disa

37. Tabiin: Myslimanët që i kanë parë sahabët fisnikë dhe janë takuar me ta.
38. Hatib Bagdadi, Fakih ve'l-Mutefakkih, Bejrut, 1395, II, 126.

transmetime që vinin nga sahabët. Por kjo nuk na e ngrohte zemrën. Prandaj, menjëherë u hipnim kuajve dhe shkonim në Medine dhe e dëgjonim hadithin direkt nga goja e sahabëve." (Darimi, Mukaddime, 47/570; Hatib el-Bagdati, el-Kifaje fi Ilmir-Rivaje, Bejrut 1988, f. 402-403)

Sërish, tabiini **Said bin Musejeb** ka thënë:

"Udhëtoja ditë e natë për një kohë të gjatë, vetëm për të mësuar një hadith." (Ibn Kethir, el-Bidaje, IX, 106)

**Imam Maliku** kishte një vajzë të vogël. Ai ia kishte mësuar asaj përmendsh librin e hadithit, të titulluar "Muvata". Kur nxënësit e imam Malikut e lexonin këtë libër para tij, ajo rrinte pas derës dhe i dëgjonte. Nëse ai që lexonte bënte ndonjë gabim, ajo trokiste në derë dhe i ati e kuptonte se nxënësi kishte gabuar dhe i kërkonte ta përsëriste edhe një herë hadithin. (Ibn Ferhun, Dibaxhu'l-Medh'heb, f. 7)

**Ibrahim bin Et'hemi** tregon:

Kur isha i vogël, babai më tha:

"Bir im! Mëso hadith! Për çdo hadith që e dëgjon dhe e mëson përmendsh do të jap një dirhem".

Në sajë të këtij motivimi, unë fillova të merrem me hadithin." (Hatib el-Bagdati, Sherafu Ashabi'l-Hadis, f. 165)

Ndërsa djali i Huseinit, **Zejnelabidini**, ka thënë:

"Ne i mësonim betejat e Pejgamberit ﷺ, njësoj sikur mësonim një sure nga Kurani." (Ibn Kethir, Siret, II, 352)

## *Vlera dhe nderi i shërbimit ndaj Kuranit Kerim*

Shërbimi më i madh që mund t'i bëhet një njeriu, është ta ndihmosh atë të fitojë ardhmërinë e përjetshme. Dhe rruga që të çon te kjo, është ta drejtosh atë në devotshmërinë e vërtetë. Kjo është e mundur vetëm duke përvetësuar moralin e Kuranit Kerim dhe duke e ndërtuar jetën në bazë të kritereve të tij.

Kurani është shërim për shpirtrat e vuajtur dhe zemrat e lodhura. Po ashtu, ai është edhe një burim i urtësive hyjnore që ta ngushëllojnë shpirtin. Zoti ynë i Madhëruar ia paraqet njerëzimit fjalën hyjnore, duke u shprehur kështu:

***"O njerëz, ju ka ardhur këshillë*** (Kurani) ***nga Zoti juaj, shërim për zemrat tuaja, udhëzim dhe mëshirë për besimtarët."*** (Junus, 57)

Kurani Kerim përmban të gjitha të vërtetat dhe të fshehtat, të cilat mund t'ia plotësojnë nevojat të gjithë njerëzimit deri në Ditën e Kiametit. Për këtë arsye, ai është një udhëzues i mrekullueshëm. Allahu i Madhëruar, në lidhje me këtë veçori të Kuranit





Kerim, shprehet:

***"Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve, që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë shpërblim të madh."*** (Isra, 9)

Për shkak se Kurani Kerim është një libër hyjnor, udhëzimi i të cilit do të vazhdojë deri në Kiamet, çdo besimtar që ndodhet nën hijen e tij, është i detyruar të përpiqet të jetojë në rrugën e përcaktuar nga Kurani derisa t'i hapet porta e përjetshme e vdekjes. Pra, ai duhet t'i qëndrojë besnik udhëzimit të Kuranit dhe duhet t'ia vërë detyrë vetes që me anë të këtij amaneti të shenjtë, të ndërtojë dhe të mbajë gjallë brezat e ardhshëm, të cilët do të jenë udhëzimi dhe paqja e njerëzimit. Madhështinë e kësaj detyre e pasqyron në mënyrë më të qartë kjo ngjarje e përjetuar në *"epokën e lumturisë[39]"*.

Pejgamberi ﷺ, dërgoi tek fiset Ri'l, Zekvan, Usaje dhe Benu-Lihjan, sipas kërkesës së tyre, afërsisht shtatëdhjetë mësues Kurani nga Ensarët bujarë. Kur mbërritën në vendin e quajtur "Bir-i Maune", populli i këtyre fiseve i tradhtoi dhe i martirizoi të gjithë. Me të mbërritur ky lajm tek Pejgamberi ﷺ, ai i mallkoi për një muaj rresht këta vrasës. (Buhariu, Megazi, 28)

39. Asr-i Sadet (Epoka e lumturisë): Periudha kur Pejgamberi ﷺ, gjendej në tokë si pejgamber.

Pejgamberi i mëshirës nuk ka mallkuar as ata që e qëlluan me gurë në Taif, por mallkimi që i bëri kësaj tradhtie ndaj mësuesve të Kuranit, është tregues i qartë i gjynahut të madh që bëjnë ata të cilët e pengojnë shërbimin e Kuranit. Po ashtu, ky është një tregues i qartë edhe për pozitën e lartë që gëzojnë në sytë e tij, ata që shërbejnë me sinqeritet ndaj Kuranit Kerim.

Rëndësia e madhe që i dha Pejgamberi ﷺ, Kuranit Kerim në zemrat e sahabëve, të cilët u përsosën me edukimin e tij shpirtëror, pasqyrohej në formën e një dashurie të pamatë për Kuranin. Ja një nga tablotë që tregon dashurinë e pashoqe që ndjenin sahabët për Kuranin Kerim:

Pejgamberi ﷺ, kishte bërë një udhëtim dhe, kur po kthehej për në Medinë, qëndroi në një vend. U kthye nga sahabët dhe i pyeti:

- *Kush do të bëjë rojë natën?*

**Amar bin Jasiri** nga muhaxhirët dhe **Abad bin Bishri** nga ensarët thanë menjëherë:

- E bëjmë ne, o i Dërguar i Allahut!

Abadi رضي الله عنه, e pyeti Amarin رضي الله عنه:

- Në cilën pjesë të natës dëshiron të bësh rojë, në fillim apo në fund?

Amari رضي الله عنه, i tha:

- Dua të bëj rojë në pjesën e fundit të natës,

tha ai dhe ra të flinte. Kurse Abadi ﷺ, filloi të falte namaz dhe po lexonte suren “Kehf”. Në atë kohë erdhi një idhujtar. Kur pa një siluetë që po qëndronte në këmbë, e kuptoi që ishte rojë dhe menjëherë e gjuajti me shigjetë. Shigjeta e goditi Abadin ﷺ, i cili e hoqi atë dhe vazhdoi namazin. Idhujtari gjuajti për herë të dytë e të tretë duke e goditur në shenjë. Sa herë që goditej, Abadi ﷺ, hiqte shigjetat duke qëndruar në këmbë pa u lëkundur dhe vazhdonte namazin. Ndërkohë bëri rukunë dhe sexhden dhe, pasi dha selam, zgjoi shokun e tij dhe i tha:

- Çohu! Unë jam plagosur!

Amari u ngrit menjëherë. Kur i pa ata, idhujtari e kuptoi që e pikasën dhe ia mbathi. Kur e pa Abadin të mbuluar me gjak, Amari i tha:

- Subhanallah! Pse nuk më zgjove që kur të qëlluan herën e parë?!

Por Abadi ﷺ, i dha këtë përgjigje madhështore:

- Po lexoja një sure dhe nuk desha të prishja namazin pa e mbaruar atë. Por kur shigjetat filluan të më vinin njëra pas tjetrës, e ndalova leximin dhe shkova në ruku. Betohem në Allahun, se po të mos frikësohesha nga lëshimi i pozicionit që Pejgamberi i Allahut më urdhëroi ta mbroj, do të preferoja vdekjen në vend të ndërprerjes së sures

dhe të namazit.[40]

Nëse prindërit i edukojnë fëmijët e tyre me dashuri dhe respekt për Kuranin Kerim, ky do të jetë një përftim edhe për përjetësinë e tyre. Pejgamberi Allahut ﷺ, e shpjegon kështu këtë përfitim:

"Pasi vdes, gradat e robit lartësohen. Robi e pyet Allahun:

- O Zoti im! Nga erdhi kjo mirësi?

Allahu i thotë:

- Fëmijët e mirë dhe të dobishëm (që le pas vetes) kërkuan falje dhe u lutën për ty." (Ibn Maxhe, Edeb, 1; Ahmed, II, 509)

## Çështjet që duhet të kemi parasysh në mësimin e Kuranit Kerim

Ata që jetojnë larg dritës së Kuranit, janë udhëtarët e errësirës së jetës. Në veçanti, fëmijët e moshës shkollore kanë një nevojë të domosdoshme për t'u njohur me Kuranin dhe dijet fetare, për edukimin e besimit dhe të moralit. S'është aspak e drejtë që edukimi fetar i fëmijës të jepet vetëm nga familja. Ashtu si njohuritë shkencore, të cilat kryesisht merren në shkollë e jo në familje, edhe njohuritë fetare duhet të merren patjetër

40. Shih. Ebu Davud, Taharet, 78/198; Ahmed, III, 344; Bejhaki, Delail, III, 459; Ibn Hisham III, 219; Vakidi, I, 397.

prej personave të kualifikuar në çështjet fetare. Megjithatë, ndërkohë që jemi duke u përpjekur t'i pajisim fëmijët tanë me edukatë fetare, nuk duhet të lëmë pas dore as pjesën tjetër të rinisë që kemi përreth, sepse kjo nuk pajtohet aspak me altruizmin që na urdhëron feja jonë islame.

Në kohën tonë, kur në përgjithësi njerëzit janë shumë të dhënë pas anës materiale, është e domosdoshme që mësuesit e Kuranit Kerim të tregojnë më shumë kujdes ndaj nxënësve të tyre. Shpirti i nxënësit duhet të jetë i mbushur me dashuri për mësuesin. Përpjekjet e mësuesve apo drejtuesve të pakujdesshëm, të cilët në vend që të sillen me dashuri e butësi, mundohen t'ua mësojnë fëmijëve Kuranin Kerim me dhunë, duke u sjellë herë si gjykatës penalë, e herë si xhelatë dhe të cilëve nuk mund t'u afrohesh prej arrogancës që kanë, nuk janë gjë tjetër veçse një lodhje e padobishme.

Para se të fillojnë "*Elif-be'në*", vogëlushët tanë duhet të mësojnë thelbin e "Elifit". Zemrat e tyre të vogla duhet të mbruhen me frymëzim e ndjesi shpirtërore, duke përçuar tek ta shkëndijat e dashurisë për Allahun dhe Pejgamberin e Tij. Edukata, hijeshia dhe të gjitha bukuritë e Islamit duhet të reflektohen në zemrat e tyre të pafajshme.

Mësimi i fjalës së Allahut duhet të fillohet me entuziazmin e të qenit i pranuar në audiencën hyjno-





re. Në këtë mënyrë, zemrat e vogla e të pafajshme arrijnë të bëjnë dallimin e "*Elif-be'së*" së Kuranit nga alfabetet e tjera dhe tregojnë respekt për të gjatë gjithë jetës. Dhe duke e brumosur zemrën e tyre me kuptimin e këtij Libri të Shenjtë, bëhen thesari i ndritshëm i urtësive hyjnore.

Sahabët e nderuar e bënin mësimin e Kuranit Kerim, duke treguar respekt të madh. **Abdullah bin Mesudi** رضي الله عنه, kur i lexonte dhe i mësonte dikujt ndonjë ajet fisnik, thoshte:

**"Ky ajet është më i mirë se çdo gjë mbi të cilën lind dielli dhe se çdo gjë tjetër që gjendet në tokë."** Pastaj këtë fjalë e përsëriste për çdo ajet të Kuranit Kerim. (Hejthemi, VII, 166)

Kur zemrat e pafajshme mbushen me dashuri dhe ndjesi shpirtërore ndaj Allahut جل جلاله, Profetit ﷺ dhe Kuranit Kerim edhe adhurimet përparojnë drejt përsosjes me pasion dhe devotshmëri. Për rrjedhojë, besimi në zemër forcohet, ndërsa bota e shpirtit pasurohet. Leximin e Kuranit Kerim e shijojnë me një kënaqësi krejt të veçantë dhe bëjnë kujdes ndaj urdhrave dhe ndalesave të tij. Në të njëjtën kohë, ato përsosen edhe me moralin e Kuranit dhe të Pejgamberit të Allahut.

Ndërkohë që respekti, pasioni dhe dashuria për Kuranin Kerim i ringjallin zemrat, mosrespekti dhe neglizhenca ndaj tij, janë elementët më kryesorë që





e nxijnë jetën shpirtërore të njeriut. Kur Profetit ﷺ, iu treguan gjynahet e umetit të vet, doli se gjynahu më i madh ishte "harresa e Kuranit që është mësuar njëherë përmendsh."[41]

Për këtë arsye, ne duhet ta pajisim edhe veten tonë, edhe fëmijët tanë me dashurinë dhe moralin e Kuranit Kerim, të cilin përpiqemi ta mësojmë dhe jetojmë, me qëllim që të ringjallemi me frymëzimin dhe begatinë e tij. Përndryshe, Kurani Kerim nuk arrin të depërtojë në zemra. Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Për umetin tim do të vijë një kohë e tillë, kur numri i kurrave (kënduesve të Kuranit) do të rritet, fakihët (dijetarët e fesë) do të pakësohen dhe dituria do të zhduket... Ndërsa më vonë, do të vijë një kohë e tillë, kur njerëzve nuk do t'u kalojnë poshtë grykës ato që lexojnë..."* (Hakimi, Mustedrek, IV, 504)

Allahu جل جلاله, në Kuranin Kerim, urdhëron:

***"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për të zotët e mendjes, për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë dhe që meditojnë për krijimin e qiejve dhe të Tokës*** (duke thënë:) ***'O Zoti Ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto -lartësuar***

41. Shih. Ebu Davud, Salat, 16.





***qofsh*** (nga çdo e metë)***! Prandaj na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit."*** (Al-i Imran, 190-191)

Në lidhje me këtë ajet, Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Për Zotin, sonte mua më zbritën ajete të tilla, që mjerë ata të cilët i lexojnë e nuk thellohen duke menduar për to!"* (Ibn Hibban, II, 386)

Domethënë, që mësimi i Kuranit plotësohet duke u thelluar në kuptimin e tij madhështor. Në rast të kundërt, leximi që bëhet pa u menduar dhe pa vetëdije, siç shprehet edhe në hadith, "nuk zbret poshtë grykës", pra nuk do të ketë asnjë dobi për botën shpirtërore të robit.

Shkurtimisht, shërbimi ndaj Kuranit Kerim është një punë zemre, që kërkon kujdes dhe ndjeshmëri të madhe. Gjithashtu, ajo është një mirësi e madhe që Allahu ia ka dhuruar robit të tij.

## 10. Të përmirësohesh vazhdimisht në dije dhe moral

Për të bërë një punë sa më cilësore, çdokush që shërben në rrugën e Allahut duhet të mos e neglizhojë aspak zhvillimin e vetvetes. Përpjekja e vazhdueshme për zhvillim duhet të jetë cilësia e tij më e natyrshme. Një shërbyes pa dituri dhe përvojë të mjaftueshme, që nuk i jep rëndësi përmirësimit moral e shpirtëror të vetes dhe nuk është i kualifi-





kuar në punën e tij, nuk mund të japë fryte serioze në shërbimin që kryen.

Përveç kësaj, në bazë të kushteve që ndryshojnë sipas kohës, mund të ndryshojë jo vetëm mënyra, por dhe vetë shërbimi në rrugën e Allahut. Një punë që dje ishte e domosdoshme, sot mund ta ketë humbur rëndësinë e saj ose mënyra e bërjes së punës mund të ketë ndryshuar. Dhe për të dalluar këto ndryshime, kërkohet që shërbyesi ta zhvillojë vazhdimisht veten e tij.

I nderuari **Mevlana** thotë:

"Të gjitha fjalët që i përkisnin së djeshmes, ikën së bashku me ditën e djeshme. Sot është një ditë e re, ndaj duhet të themi gjëra të reja."

Në bazë të kësaj, shërbyesit në rrugë të Allahut, pikësëpari duhet t'i japin rëndësi zhvillimit të vetvetes në këto drejtime.

### *a. Plotësimi me dije*

Shërbyesit në rrugën e Allahut, para së gjithash duhet të pajisen me dije që do t'u garantojnë atyre ardhmërinë e përjetshme. Për të mos u ndikuar nga mendimet dhe besimet e gabuara, duhet të merren me dituri të shëndetshme në lidhje me besimin. Me qëllim që adhurimet dhe veprat të jenë në përputhje me parimet hyjnore, duhen marrë





njohuritë e nevojshme të Ilmihalit. Ndërsa, për të qenë robër në përputhje me kënaqësinë e Allahut, duhet të lexojmë dhe të kuptojmë me gjithë shpirt, jetën e Pejgamberit ﷺ, i cili u dërgua si shembull dhe mëshirë për gjithë njerëzimin.

Kurani Kerim, i cili ka zbritur si udhëzues për njerëzimin dhe shërim për shpirtrat, duhet të bëhet burimi i përhershëm i frymëzimit shpirtëror. Prandaj, leximi i vazhdueshëm, kuptimi dhe zbatimi i urdhrave të tij duhet konsideruar si detyrë parësore.

Shërbyesi në rrugën e Allahut nuk duhet të neglizhojë as leximin e librave që do ta ndihmojnë atë në zhvillimin e personalitetit dhe formimin kulturor. Përveç literaturës fetare, ai duhet të lexojë edhe vepra letrare e historike, të cilat do t'ia shtojnë në mënyrë të vazhdueshme nivelin e dijes dhe kulturës.

Gjithashtu, historitë e përmendura në Kuran, këshillat e pejgamberëve, të sahabëve dhe robërve të dashur të Allahut, të cilat do ta ndriçojnë në rrugën gjatë realizimit të shërbimit, duhet të bëhen zakon e të lexohen në mënyrë të vazhdueshme.

Përveç këtyre, pjesëmarrja në kuvendet e dijes është një nga faktorët kryesorë në sigurimin e njohurive me anë të dëgjimit. Për këtë arsye, njeriu i përkushtuar në rrugën e drejtë nuk duhet t'i neglizhojë bisedat fetare dhe mësimet e dijetarëve të devotshëm.





## *b. Përsosja shpirtërore*

Për sa kohë vazhdon të shërbejë në rrugën e Allahut, shërbyesi duhet të përparojë edhe nga ana shpirtërore. Ai duhet t'i përkushtohet shpirtërisht Allahut dhe të përpiqet t'i kryejë detyrat e tij me sinqeritet, edukatë dhe modesti.

Nëse shërbyesi në rrugën e Allahut nuk zhvillohet shpirtërisht, egoja e tij merr përparësi dhe shërbimet që kryen nuk japin asnjë fryt. Si përfundim, nuk arrihet asgjë tjetër përveç lodhjes së kotë. Kjo, sepse qëllimi dhe përpjeka e tij është e dobët dhe për këtë shkak, ai privohet nga ndihma hyjnore. Ndaj, për të fituar mirësinë e Allahut, duhet t'i japim rëndësi pjekjes së zemrave tona me ndjenjën e devotshmërisë.

Për të kryer një shërbim të suksesshëm e të pranueshëm tek Allahu, kërkohet zgjuarsi. Dhe kjo arrihet vetëm duke qenë një rob i dashur i Allahut. Ndërsa mënyra për ta arritur këtë, shpjegohet qartë në këtë hadith kudsij:

*"...Robi im nuk mund të më afrohet me asgjë më të dashur se farzet*[42]*, me të cilat e kam*

42. Farz: Është një term i jurisprudencës islame, i cili nënkupton çdo vepër apo adhurim, që është i detyruar të kryhet nga çdo musliman apo myslimane që ka arritur moshën e duhur. Moskryerja e farzeve pa arsye të pranueshme, konsiderohet gjynah i madh.





*urdhëruar.* (Nëse përveç farzeve) *ai vazhdon të më afrohet me adhurime nafile/vullnetare dhe më në fund Unë e dua atë. Dhe kur Unë e dua robin tim, bëhem veshi i tij që dëgjon, syri i tij që shikon, dora e tij me të cilën mban dhe këmba e tij me të cilën ecën. Unë i jap atij çfarëdo që të kërkojë prej meje dhe e mbroj atë, nëse strehohet tek Unë."* (Buhariu, Rikak, 38)

Ruajtja e gjallërisë së zemrës dhe përparimi në fushën shpirtërore, varen nga pastërtia e zemrës, e cila është edhe vend-shikimi hyjnor. Kjo mund të arrihet duke pasur kujdes këto pika:

1. Të bësh kujdes që risku të fitohet në rrugë të lejuar (hallall).

2. Të respektosh të drejtat e njerëzve dhe krijesave të tjera.

3. Të lutesh dhe të kërkosh falje vazhdimisht.

4. Të lexosh Kuranin Kerim dhe të pranosh vendimet e tij.

5. Ti kryesh adhurimet me devotshmëri e përkushtim.

6. Të thellohesh në meditim dhe në çdo gjë e në çdo vend të shohësh madhështinë e fuqisë hyjnore.

7. Të gjallërosh netët. Nëse i ndriçojmë netët tona nga ana shpirtërore, kjo do të reflektohet pozi-





tivisht edhe gjatë ditëve tona. Agimi është koha më e çmuar. Ta çosh dëm këtë kohë, është humbje e madhe në aspektin shpirtëror.

8. Të përmendësh vazhdimisht Allahun.

9. Të meditosh rreth vdekjes.

10. Të qëndrosh me njerëz të sinqertë dhe të besueshëm e të largohesh prej njerëzve dyfytyrësh e gjynahqarë.

11. Të marrësh pjesë në bisedat fetare të dijetarëve dhe njerëzve të urtë, të cilët i zbatojnë në jetën e tyre dijet që zotërojnë.

12. Të jesh pranë njerëzve që dhurojnë për hir të Allahut.

Shërbyesit që merren me edukimin e njerëzve, si edukatorët, hoxhallarët dhe mësuesit e kanë për detyrë që në radhë të parë, të përsosin botën e tyre shpirtërore. Gjendja e atyre që nuk e kanë përsosur botën shpirtërore, u përngjan mureve të një ndërtese pa themel, e cila është e dënuar që pas njëfarë kohe të shembet e të prishet. Vetëm ata që ua hapin zemrën krijesave dhe i përqafojnë ato, si Behaudin Nakshibendiu, Mevlana, Junus Emre dhe të dashur të tjerë të Allahut, do të vazhdojnë të jetojnë deri në Kiamet edhe pas jetëve të tyre të përkohshme. Po ashtu, në shkollat e tyre do të vazhdojnë pa ndërprerje edhe mësimet për njohjen dhe dashurinë e Allahut.





### *c. Përsosja profesionale*

Shërbyesit në rrugën e Allahut, duhet të zotërojnë njohuritë, aftësitë dhe përvojën e duhur për të shërbyer. Nëse ky kualifikim nuk fitohet, jo vetëm që nuk mund të arrihet synimi i shërbimit, por ky shërbim mund të krijojë edhe pasoja të dëmshme. Shërbimet që bëhen në mënyrën më të bukur dhe cilësore, nuk humbasin kurrë. Në lidhje me këtë, Allahu i Lartësuar urdhëron:

***"...Padyshim se Ne nuk do t'ua humbim shpërblimin punëmirëve.*** (Kehf, 30)

Në një tjetër ajet urdhërohet:

وَأَحْسِنُوا إِنَّ اللَّهَ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ

***"...Bëni të mira; Allahu me të vërtetë i do bamirësit."*** (Bakare, 195)

Ndërsa Pejgamberi i Allahut ka thënë:

*"Allahu i Lartësuar e do atë që e bën punën në mënyrën më të saktë e më të bukur."* (Dejlemi, Musned, I, 157)

Domethënë, një mysliman duhet të reflektojë gjithmonë paqe, qetësi dhe bukuri. Në bazë të kësaj, shërbyesi në rrugën e Allahut, e ka për detyrë të mësojë mënyrën e kryerjes së shërbimeve në formën më të bukur.

Një tjetër pikë, që del nga ky hadith fisnik,





është edhe fakti se bërja e këtyre punëve me vetëdijen e mirësisë, pra, me një përpikmëri dhe një kujdes të tillë sikur po e sheh Allahun, bëhet shkak i dashurisë hyjnore.

Një njeri i urtë i këshillonte kështu fëmijët e tij:

"Fëmijët e mi të dashur, mësoni mjeshtëri! Pasurisë së kësaj bote nuk ia vlen t'i besosh. Posti dhe pozita nuk del jashtë portës së qytetit. Paraja dhe pasuria janë gjithmonë të rrezikshme; ose ta grabit hajduti për një çast, ose e hanë të zotin pak e nga pak. Kurse mjeshtëria është si një burim që rrjedh, një pushtet i vazhdueshëm. Ai që zotëron mjeshtëri, edhe nëse bie nga pushteti, nuk hidhërohet, sepse mjeshtëria e tij është një pushtet në vetvete. Kudo që të shkojë, ajo i sjell nder dhe respekt. Kurse njeriu pa mjeshtëri, kudo që shkon mbledh kafshata dhe vuan shumë."

Shejh Sadi, i cili na e transmeton këtë këshillë, thotë:

"Një herë, në Sham kishte ndodhur një trazirë. Të gjithë u larguan prej shtëpive të tyre. Fëmijët e shkolluar të fshatarëve u bënë vezirë të padishahëve. Ndërsa fëmijët pa mend të këtyre vezirëve shkuan për të lypur nëpër fshatra… A dëshiron trashëgiminë e babait? Më mirë përfito prej diturisë së tij, sepse pasurinë e tij mund ta harxhosh për dhjetë ditë!" (Gylistani, f. 219)







Të përparosh vazhdimisht në aspektin e dijes dhe moralit, do të thotë që cilësitë, veçoritë dhe aftësitë që formojnë karakterin e jashtëm dhe të brendshëm, pjekurinë dhe personalitetin, t'i shtosh e t'i përsosësh vazhdimisht. Kjo, sepse një brez i shëndoshë mund të edukohet vetëm nga edukues të shëndoshë, pra prej personaliteteve të formuara, që mund të japin dituri dhe moral. Kurse ata që edukohen nga njerëz pa aftësi dhe formim, natyrisht që do të jenë të dobët dhe të pamjaftueshëm.

Qëllimet e larta dhe madhështore mund të arrihen vetëm nëpërmjet personaliteteve të formuar. Për këtë arsye, edukimin e brezave të rinj duhet ta lëmë në duart e njerëzve të aftë dhe me karakter të lartë. Në të kundërtën, shoqëria hyn në krizë dhe përjetohen hidhërime e humbje të mëdha, njësoj sikur trupi që pasi i pritet koka, përpëlitet dhe këputet në tokë i pajetë.

Një ditë, Omeri رضي الله عنه, ishte ulur së bashku me miqtë e tij dhe u tha atyre që t'i luteshin Allahut për ndonjë gjë. Njëri prej tyre tha:

- Do të doja të kisha një dhomë si kjo, plot me para, që t'i shpenzoja në rrugën e Allahut!

Një tjetër:

- Do të doja të kisha një dhomë si kjo, plot me flori, që t'i shpenzoja për hir të Allahut!

Disa të tjerë thanë:

- Do të doja të kisha një dhomë si kjo, plot me xhevahire, që t'i shpenzoja për hir të Allahut!

- Kërkoni më shumë, më shumë! - u tha Omeri.

- E çfarë mund të kërkojmë tjetër nga Allahu i Lartësuar?! - thanë ata.

Atëherë Omeri, tha:

- **Kurse unë, dëshiroj që kjo dhomë në të cilën gjendemi, të jetë plot me njerëz** (të zgjedhur dhe me karakter), **si Ebu Ubejde bin Xherrah, Muadh bin Xhebel dhe Hudhejfetu'l-Jemani, që t'i përdor ata në rrugën e bindjes ndaj Allahut, pra në shërbim të Islamit dhe përparimit.** (Buhariu, Tarihu's-Sagir, I, 54)

## 11. Përpjekja për të qenë shembull në shërbim

Ata që gjenden në rrugën e shërbimit për hir të Allahut, nuk duhet t'i bëjnë punët vetëm duke urdhëruar të tjerët, por duhet të japin edhe kontributin e vet personal, duke u përkushtuar me gjithë zemër në shërbim. Ata që nuk kapin punë me dorë, por thjesht japin urdhra përqark nga vendi ku rrinë ulur, duke pandehur se shërbejnë për hir të Allahut, janë njerëz që nuk e kanë kuptuar thelbin e çështjes.

Ai që ndodhet në krye të shërbimit, duhet të përpiqet më shumë dhe të jetë më aktiv se ata që ka





nën urdhra, me qëllim që të jetë shembull për ta. Një sjellje e tillë do t'ua shtonte zellin vëllezërve të tij dhe do të bënte që ata të shërbenin më me dëshirë në rrugën e Allahut. Në jetën e Pejgamberit ﷺ, është e mundur që të shohësh plot shembuj të tillë. P.sh, në ndërtimin e xhamisë së Kubës dhe Mesxhidit Nebevi, Pejgamberi ﷺ, ka bartur gurë personalisht, ndërsa në luftën e Hendekut ka hapur kanal së bashku me sahabët e tij. Gjithashtu, në shumë beteja, ai është përleshur me armikun në krye të ushtrisë së tij. Madje, shpeshherë u ka shërbyer edhe sahabëve. Këto janë vetëm disa nga shembujt në lidhje me këtë çështje.

Sa madhështore është kjo ndodhi, e cila tregon qartë shembullin personal që jepte Pejgamberi ﷺ, në çështjet e shërbimit:

Pejgamberi ﷺ, së bashku me sahabët e tij doli të udhëtojë për në Bedër. Për shkak se numri i deveve ishte i pamjaftueshëm, në një deve hipnin me radhë tre persona. Pejgamberi ﷺ, e ndante devenë e tij me Aliun dhe Ebu Lubaben ؓ. Kur Pejgamberit ﷺ, i erdhi radha të ecte më këmbë, shokët i thanë:

- O Pejgamber i Allahut! Ju lutemi hipni ju! Ecim ne në vendin tuaj.

Pejgamberi ﷺ, nuk e pranoi këtë dhe tha:

- *Ju nuk jeni më të durueshëm se unë në ecje. Po ashtu, unë nuk jam më pak nevojtar se*

*ju në lidhje me përfitimin e të mirave (sevapeve).* (Ibn Sa'd, II, 21; Ahmedi, I, 422)

Ata udhëtuan rreth 150 km, nga Medina deri në Bedër, duke hipur me radhë në një deve.

Shprehja e Pejgamberit ﷺ:

*"Zotëria i një populli është ai që u shërben atyre"*[43], do të thotë se ata që ndodhen në krye të shërbimit nuk duhet të presin t'u shërbehet, por duhet të zotërojnë një shpirt të përkushtuar në shërbimin ndaj të tjerëve.

Pjesëmarrja në shërbime në mënyrë personale, e atyre që gjenden në pozicione drejtuese, do t'i ngrinte shpirtërisht edhe të tjerët që shërbejnë së bashku me të. Në këtë mënyrë do të forcohej edhe "shpirti i punës në grup". Shumë shërbime që në dukje janë të vështira, por të cilave u vihen supet me ndjenja të përbashkëta, arrijnë të realizohen shumë lehtë. Historia është e mbushur plot me shembuj të tillë:

Kur Sulltan Sulejman Kanuni, i cili e kishte komanduar vetë shumicën e luftërave të zhvilluara në periudhën e tij, po përgatitej për luftën e Zigetvarit, e cila do të ishte edhe e fundit për të, i vjen Sadrazami i tij, Sokullu Mehmet Pashai dhe i thotë:

43. Bejhaki, Shuab, I, 334; VI, 334; Dejlemi, Musned, II, 324; Ali el-Muttaki, Kenz, nr. 24834.

- Sulltani im! Ju i keni dhuruar popullit tuaj fitore të panumërta. Tashmë jeni lodhur. Gjithë jetën tuaj ia kushtuat botës islame. Duke marrë parasysh moshën tuaj, pjesëmarrja në këtë luftë, do të ishte shumë e vështirë për ju. Prandaj, ju duhet të qëndroni në Stamboll dhe të vazhdoni qeverisjen këtu. Ndërsa në luftë do të shkoj unë, vezirët dhe pashallarët e tjerë. Pra, mos u shqetësoni për këtë!..”

Sulltan Sulejmani, i thotë Sokullu Mehmet Pashait:

- Dëgjo mirë Sokullu! Këtë amanet, transmetojua edhe brezit që do të vijë pas meje! Një padishah duhet të dalë gjithmonë në luftë së bashku me ushtarët e tij, sepse atyre u shtohet trimëria kur e shohin padishahun e tyre. Kur armiqtë shohin se padishahu merr pjesë në luftë, u duket më e fuqishme ushtria që kanë përballë. Për këtë arsye, u bie morali dhe u thyhet guximi. Shkaku kryesor që sjell fitoren e luftës është fuqia shpirtërore!

Ne, që prej fëmijërisë kemi fituar përvojë të madhe në drejtimin e shtetit. Gjatë luftës mund të ketë çaste që do të ndihet nevoja për këtë përvojë. Dhe shpesh rrjedhën e ngjarjeve e vendosin çastet, minutat. Për këtë arsye, edhe pse jam i moshuar, do të marr pjesë në luftë!.. Nëse qëndroj në saraj dhe vdes me kokën në jastëk, si mund të dal nesër në





*mahsher*[44] përpara të parëve të mi çlirimtarë?!..

E si mund ta përballonte padishahu në moshë të thyer një udhëtim mbi kalë, që zgjaste me muaj të tërë?.. Për këtë arsye, e mbështollën dhe e lidhën me një brez në shpinë, që të qëndronte drejt mbi kalë dhe të dukej i shëndoshë para ushtarëve.

Lufta filloi. Stina ishte e lagësht. Në një moment, karrot që mbanin topat ngecën në moçal dhe forca fizike e kafshëve nuk mjaftoi për t'i nxjerrë topat prej aty. Ushtria kishte përparuar dhe aty rrotull kishin mbetur pak ushtarë dhe disa pashallarë. Sulltani urdhëroi:

- Të gjithë njerëzit me grada të larta, përfshi edhe pashallarët, të hyjnë në moçal dhe t'u japin një dorë karrove të topave!..

Të gjithë përveshën mëngët dhe hynë në moçal. Në saje të entuziazmit shpirtëror që kishin, karrot e topave u nxorën nga moçali. Sulltani u kthye nga *"Vak'a-nuvis"*[45] dhe i tha:

- Shkruaj! Le ta lexojnë brezat e ardhshëm, të nxjerrin mësim dhe ta praktikojnë! Pashallarët dhe vezirët e sulltan Kanunit hynë në moçal dhe i nxorën karrot e topave. Kështu që me ndihmën e

44. Mahsher: Vendi ku njerëzit do të mblidhen menjëherë pasi të ringjallen, për të pritur fillimin e Gjykimit.
45. *Vak'a-nuvis*: Kronisti zyrtar i shtetit Osman, që kryente detyrën e regjistrimit të ngjarjeve të kohës.

Allahut u kapërcye edhe një problem.

Gjatë gjithë historisë, kur drejtuesit kanë qenë me nivel të lartë, edhe populli ka qenë në kulmin e tij. Sepse mes drejtuesve dhe të drejtuarve ka një përngjasim. Për shembull, kur **Omer bin Abdulazizi** u vu në krye të shtetit, e keqja ishte bërë zot në vend. Gjatë dy vjet e gjysmë të drejtimit të tij ndryshuan shumë gjëra, të këqijat më të mëdha u kapërcyen dhe u realizuan shumë çlirime fizike dhe shpirtërore. Pra, puna dhe jeta e drejtuesit u bë shkak i mbështetjes së madhe të popullit. Në bazë të kësaj, ata që ndodhen në krye të shërbimeve, janë të detyruar të pajisen me cilësi të tilla.

## 12. Të mos e humbasim entuziazmin dhe të jemi këmbëngulës në shërbim

Ajo që e shtyn njeriun në shërbim dhe bën të mundur kryerjen e tij me kënaqësi, është pasioni, dëshira dhe entuziazmi që ndodhet në shpirt. Ai që nuk bart përbrenda një entuziazëm të tillë, nuk mund të marrë kënaqësi shpirtërore nga shërbimi që kryen.

Është fakt se zhvillimi i institucioneve, madje edhe i shteteve ka ndodhur kur entuziazmi ka qenë në pikën më kulmore. Për shembull, epoka e Sulltan Sulejman Kanunit, kur Perandoria Osmane ndodhej në kulmin e zhvillimit, ishte një epokë kur të gjithë





individët e shoqërisë, në saje të fisnikërisë, maturisë dhe besimit ndiheshin plot gjallëri. Në këtë epokë, për shkak të madhështisë dhe entuziazmit që të falte besimi, jo vetëm Kanuni, por të gjithë përfaqësuesit e shtetit, madje edhe nëpunësi më i thjeshtë e ndjente veten të fuqishëm e superior.

Marinari që solli lajmin për fitoren e Prevezës, kur hyri në Sarajin Topkapë, sapo i tërhoqi frerët kalit, ai u ngrit në dy këmbët e pasme. Kur e pa këtë, Sulltan Sulejmani i tha marinarit:

- Paske ardhur me një kalë shumë të egër!

Me të dëgjuar këto fjalë, marinari ia ktheu:

- **Sundimtari im! Edhe Mesdheu ishte si një kalë i egër, por me lejen e Allahut e nënshtruam edhe atë!..**

Kjo përgjigje ishte shfaqja e një entuziazmi që lindte prej krenarisë me fuqinë e besimit.

Të gjithë kishin të njëjtën ndjenjë dhe të njëjtën rrahje zemre, që prej padishahut e deri tek ushtari më i thjeshtë. Por me fillimin e shuarjes së këtij entuziazmi, filloi edhe rënia e pakthyeshme.

Pra, përparimi në shërbimet për hir të Allahut dhe arritja e rezultateve, është në përpjesëtim me ndjenjat fetare dhe entuziazmin që ndodhet në zemra. Sipas transmetimit të **Ibn Abasit** ﷺ, Allahu i Madhëruar e zbriti këtë ajet, në një kohë kur në zemrat e besimtarëve filloi të shfaqej dobësi:





***"A nuk ka ardhur koha për besimtarët e vërtetë, që zemrat e tyre të përulen para këshillave të Allahut dhe para së Vërtetës që Ai ka shpallur e të mos bëhen si ata, që iu është dhënë Libri më parë?! Me kalimin e një kohe të gjatë, zemrat e tyre u ngurtësuan dhe shumë syresh janë të pabindur."*** (Hadid, 16) (Ibn Kethir, Tefsir, IV, 332)

Tek disa persona, të cilët shërbejnë për një kohë të gjatë në rrugën e Allahut, me kalimin e kohës formohet një ndjenjë ngopjeje kundrejt shërbimit në rrugën e Allahut, çka shënon fillimin e rrezikut për ta. Ndjenja "mjaft më!", është një pëshpëritje egoiste, që e tërheq personin drejt kësaj bote. Dhe kjo, nuk është gjë tjetër, veçse pakujdesia që e bën njeriun ta hedhë vetveten në rrezik. Këtë fakt dhe atë se entuziazmi i shërbimit duhet të vazhdojë të rritet gjatë gjithë jetës e tregon më së miri kjo ndodhi mësimdhënëse:

Në periudhën emevite, ushtria islame që ishte nën komandën e Abdurrahmanit, djalit të Halid bin Velidit, u nis në luftë me shpresën për të fituar gradat e larta për të cilat i kishte përgëzuar i Dërguari i Allahut ﷺ, në lidhje me çlirimin e Stambollit. Në këtë ushtri merrte pjesë edhe **Ebu Ejub el-Ensariu** رضي الله عنه.

Ndërkohë që romakët po luftonin me shpina të kthyera nga muret e qytetit, një person nga ensarët

u fut me kalë deri në mesin e bizantinëve. Besimtarët që e panë këtë, kujtuan ajetin: ***"Mos e hidhni veten në rrezik me duart tuaja!"*** dhe thanë:

- La ilahe il-lallah! Shikoni këtë! Ai po e hedh veten në rrezik me duart e veta!

Ndërsa Ebu Ejub el-Ensariu u tha:

- O besimtarë! Ky ajet u zbrit në lidhje me ne ensarët. Kur Allahu i Madhëruar e ndihmoi Pejgamberin e Tij dhe bëri që feja e tij të ngadhënjente, ne thamë: "Tashmë të kujdesemi pak edhe për pasurinë tonë dhe të merremi me shtimin e saj." Pas kësaj, Allahu i Lartësuar i zbriti këtë ajet Pejgamberit ﷺ:

***"Shpenzojeni pasurinë në rrugën e Allahut dhe mos e çoni veten tuaj në shkatërrim, por bëni të mira; Allahu me të vërtetë i do bamirësit."*** (Bekare, 2/195)

Në këtë ajet fisnik, qëllimi i shprehjes; "**mos e hidhni veten në rrezik me duart tuaja**", është që ne të mos e braktisim luftën në rrugën e Allahut duke u marrë vetëm me çështjet e kësaj bote.

Ebu Ejub el-Ensariu رضي الله عنه, megjithëse ishte mbi 80 vjeç, nuk e braktisi luftën në rrugën e Allahut. Ai e vazhdoi luftën në rrugën e Allahu, derisa ra dëshmor dhe u varros diku afër rrethinave të Stambollit.[46]

46. Shih. Ebu Davud, Xhihad, 22/2512.





Pejgamberi i Allahut ka thënë:

*“Nëse bëni tregti në formën “Ijne”[47], nëse kapeni pas bishtit të qeve dhe nëse zgjidhni bujqësinë duke braktisur luftën në rrugë të Allahut, Allahu ju sjell një fatkeqësi të tillë dhe nuk e heq prej jush derisa të ktheheni në fenë tuaj.”* (Ebu Davud, Buju, 54/3462)

Ebu Talha ﷺ, i cili e kishte kaluar gjithë jetën e tij në luftë në rrugën e Allahut, në ditët e fundit kishte lexuar këtë ajet fisnik:

***“Dilni në luftë, qofshi të shëndoshë ose të sëmurë dhe luftoni me pasurinë e jetën tuaj në rrugën e Allahut! Kjo është më mirë për ju, veç sikur ta dinit!”[48]*** Pastaj, duke e ripërtërirë entuziazmin e tij, tha:

“Allahu Teala, na urdhëron të angazhohemi të gjithë së bashku, të rinj e të moshuar. Më bëni gati armët e luftës!”

Megjithëse fëmijët i thanë:

“Do të luftojmë ne në vendin tënd!”, ai këmbënguli të shkonte vetë. Atëherë, ata i bënë gati armët dhe ai mori pjesë në një betejë detare, ku

47. **Ijne**; Është një formë e tregtisë, e cila konsiston në shitjen e një malli me këste, me një çmim të caktuar dhe blerjen e po atij malli, me para në dorë, por më lirë se sa është shitur. Kjo lloj tregtie nuk është e lejuar për shkak se hyn në llojet e kamatës.
48. Tevbe, 41.





humbi edhe jetën. Megjithëse trupin e tij të bekuar mundën ta varrosnin vetëm pas shtatë ditësh, ai as nuk u prish e as nuk mori erë të keqe. (Ibn Haxher, Fethu'l -Bari, Xhihad, 29)

Besimi, i cili e lidh besimtarin me Allahun, që është edhe fuqia e vetme absolute, në të njëjtën kohë është dhe një çështje entuziazmi. Një besimtar që e zotëron siç duhet këtë entuziazëm, nuk bie asnjëherë në dëshpërim dhe sido që të jetë, shërbimin në rrugën e Allahut e kryen me zell të madh duke e konsideruar atë si një adhurim. Allahu i Madhëruar i ka urdhëruar besimtarët të mos bien asnjëherë në plogështi:

"*(O ju që besuat!)* ***Mos u plogështoni dhe mos u pikëlloni, sepse ju, gjithsesi jeni më të lartët, nëse jeni besimtarë të vërtetë."*** (Al-i Imran, 139)

Shërbyesit për hir të Allahut nuk duhet të jenë prodhues problemesh, por zgjidhës të tyre. Në vend që të kërkojnë mangësi e të meta duke e kthyer punën në fjalë boshe e kritika, ata duhet t'u qasen çështjeve me një frymë ndërtuese dhe pozitive.

Të bllokohesh e të biesh në pesimizëm përballë vështirësive, të plogështohesh e të tërhiqesh nga puna, tregon dobësi. Dhe dobësia nuk i shkon një myslimani. Ata që shërbejnë në rrugën e Allahut, nuk duhet ta heqin nga goja dhe zemra këtë lutje





të Pejgamberit ﷺ:

*"O Zoti im! Kërkoj mbrojtjen Tënde nga dobësia, përtacia, frika dhe pafuqia..."* (Buhari, Deauat, 38)

Çelësi kryesor i suksesit në shërbim, është durimi dhe këmbëngulja. Allahu i Madhëruar urdhëron:

***"O besimtarë! Bëhuni të durueshëm dhe nxiteni njëri-tjetrin të jeni të tillë; bëhuni të vendosur dhe vigjilentë*** (në vepra të mira dhe në ruajtjen e kufijve) ***dhe kijeni frikë Allahun, që të shpëtoni!."*** (Al-i Imran, 200)

***"O besimtarë! Kërkoni ndihmë për veten nëpërmjet durimit dhe namazit! Në të vërtetë, Allahu është me të duruarit."*** (Bekare, 153)

Në komentimin e këtij ajeti, Elmallëllë Hamdi Efendi shprehet:

"*Es-Sabur*" është një nga emrat e lartë hyjnorë. Kushdo që ka durim, do të thotë se tek ai është shfaqur një nga cilësitë e Allahut. Madje, nëse këta njerëz durimtarë mblidhen së bashku dhe formojnë një xhemat, ata patjetër do të kenë ndihmën e Allahut. Allahu është gjithmonë miku dhe kujdestari i tyre."[49]

Është e natyrshme që shërbyesit në rrugën e Allahut të përballen me lloj-lloj vështirësish dhe

49. Shih. Elmallëllë Hamdi Jazër, "Feja e vërtetë, gjuha e Kuranit", V.I. f. 546.

problemesh. Nëse përballë këtyre vështirësive tregohet këmbëngulje dhe vazhdohet rruga me durim, atëherë ata do të arrijnë ndihmën hyjnore dhe me lejen e Allahut do të shijojnë suksesin.

Imam Rabani thotë:

"Disa nga vuajtjet me të cilat përballen njerëzit gjatë kumtimit të të vërtetave të Islamit, duhen konsideruar si një lumturi e madhe. Sepse edhe pejgamberët janë përballur me shumë vështirësi dhe kanë hequr shumë vuajtje. Madje, më i virtytshmi i pejgamberëve, Muhamedi ﷺ, ka thënë:

*"Vuajtjet që kam hequr unë, nuk i ka hequr asnjë pejgamber."*[50] (Mektubat, 193, Mektup)

Këto fjalë të **Muhamed Ikbalit** janë si një dritë, që i ndriçon rrugën përballë vështirësive çdokujt që shërben në rrugën e Allahut:

Një gazelë po i ankohej një gazele tjetër:

- Këtej e tutje do të jetoj në Qabe. Aty do të banoj e do të kullos. Sepse gjuetarët kanë ngritur kurthe nëpër lëndina dhe na gjurmojnë ditë e natë. Tashmë dua të jem e sigurt prej gjuetarëve, që edhe zemra të më gjejë qetësi!"

Gazela tjetër që po dëgjonte, tha:

- O miku im i mençur! Nëse do të jetosh, jeto brenda rrezikut. Gjuaje veten gjithmonë në gurët

50. Shih. Tirmidhi, "Sifatu'l-kijame", 34.





e mprehjes dhe jeto më e mprehtë se shpata me çelik të pastër! Rreziku e sprovon fuqinë. Kështu e kuptojmë se deri ku mund të arrijë fuqia e trupit dhe e shpirtit."

Kështu edhe njeriu që shërben për hir të Allahut, nuk duhet të zmbrapset përballë vështirësive dhe rreziqeve me të cilat përballet. Përkundrazi, këto kushte të vështira duhet t'ia shtojnë qëndresën dhe ai duhet të gjejë më shumë forcë në to. Ai nuk duhet të harrojë kurrë se eliksiri i lumturisë, uji i jetës, në të shumtën e rasteve fshihet në kohët e vështira dhe në vendet e vuajtjeve. Është e vërtetë se pa kaluar vuajtje nuk arrihet mëshira dhe pa u përballur me vështirësi nuk arrihen mirësitë. Kjo, sepse ajo që i jep vlerë dhe begati jetës, është përpjekja dhe sakrifica që tregohet për hir të një qëllimi të lartë.

Një shprehje e bukur, thotë:

Personi që ka këto tri cilësi, është larg Allahut:

1) Ata që shohin vetëm rehatinë e tyre dhe largohen nga shërbimi për hir të Allahut.

2) Ata që justifikohen se janë të ndjeshëm, duke thënë "s'mund të duroj" dhe qëndrojnë larg skenave që tregojnë vuajtje dhe hidhërime.

3) Ata që qëndrojnë me mendjelehtët dhe gjynahqarët.





## 13. Të jemi të vetëdijshëm se të këqijat i kemi nga vetja, kurse suksesin nga Allahu

Është shumë e rëndësishme që prirjet e egos, të mos përzihen me shërbimin për hir të Allahut. Çështja për të cilën duhet të kenë më shumë kujdes shërbyesit në rrugën e Allahut, është vetëdija se suksesin nuk e kanë nga vetvetja, por nga Allahu. T'ia atribuosh një gjë të tillë vetes, bëhet shkak i mendjemadhësisë dhe mendjelehtësisë, gjë e cila është një fatkeqësi shpirtërore shumë e madhe.

Në një ajet fisnik, urdhërohet:

***"…Mos u ngazëlle*** (duke u mburrur) ***me pasurinë që ke, sepse Allahu nuk i do ata që mburren!"*** (Kasas, 76)

Ndërkohë që besimtarët po gëzoheshin për fitoren e Bedrit, Allahu i Madhëruar zbriti një ajet për t'iu treguar atyre se faktori kryesor i fitores ishte Vetë Ai:

***"Sigurisht, nuk ishit ju që i vratë ata, por i vrau Allahu! Kur gjuaje, nuk ishe ti*** (Muhamed) ***që gjuaje, por ishte Allahu Ai që gjuante…"*** (Enfal, 17)

Nëse nuk e përziejmë egon tonë në shërbimet që bëjmë, duke u përpjekur vetëm për të fituar kënaqësinë e Allahut, atëherë do të shfaqej mirësia





e Allahut dhe do të korrej suksesi. Madje, edhe nëse mundësitë, aftësitë dhe mjeshtëritë tona do të ishin të mangëta e të dobëta...

Siç tregohet edhe në Kuran, kur Musai عليه السلام, u përball me magjistarët, për një moment e kaploi frika, sepse ai e konsideronte veten të dobët për nga aftësitë që kishte. Mirëpo, kur ai u mbështet tek Allahu i Madhëruar dhe veproi sipas urdhrit të Tij, atëherë ndodhi edhe mrekullia hyjnore. Pra, fuqia hyjnore e ndihmoi atë, duke i lënë magjistarët të pafuqishëm për t'iu kundërvënë.

Për këtë arsye, ajo që na takon të bëjmë në rrugën e Allahut, është se pasi të jemi përpjekur me të gjitha mundësitë që kemi, të mbështetemi tek Allahu dhe të besojmë me gjithë shpirt se çdo gjë do të realizohet vetëm sipas dëshirës dhe caktimit të Tij të lartë. Të parët tanë, në lidhje me këtë kanë thënë:

“**Suksesi është prej Allahut...**”

Ne e hedhim farën në tokë, por nuk e dimë nëse ajo do të mbijë e do të bëhet një pemë e madhe apo do të kalbet e të zhduket në tokë. Caktimi dhe vendimi për këtë i takon Zotit tonë të Madhërishëm. Gjithashtu, ai që e hodhi shkopin në tokë ishte Musai عليه السلام, por Ai që e ktheu shkopin në një gjarpër aq të madh, sa për të gëlltitur gjarpërinjtë e tjerë, ishte Allahu i Madhëruar...





Nga kjo pikëpamje, ne nuk duhet të fokusohemi tek mirësitë dhe dobitë e arritura, por tek Ai që i ka dërguar ato. Pra, duke menduar për Atë që na i ka dhënë këto mirësi, duhet të largohemi prej shkujdesjes dhe plogështisë.

**Utbe bin Gazvan** ﷺ, ka thënë:

"...Pa dyshim që kjo botë na ka njoftuar se është e përkohshme, duke ardhur dhe ikur me shpejtësi. Ajo që do të mbetet prej saj, është si uji i mbetur në fund të enës, të cilin njeriu e pi me një gllënjkë. Padyshim se ju do të shkoni nga kjo botë, në një botë tjetër të pafundme. Prandaj, shkoni atje me më të mirat e punëve tuaja... Ditën që isha një nga shtatë vetat që shoqëronim Pejgamberin ﷺ, nuk kishim se ç'të hanim përveç gjetheve të pemëve. Ndërkohë që po hanim prej tyre, goja na u bë me plagë. Unë gjeta një jelek dhe e ndava me Sa'd bin Malik (ibn Ebi Vakkasin): gjysmën e përdora unë dhe gjysmën tjetër ai. Sot çdonjëri nga ne është bërë drejtues i një qyteti. **E megjithatë, unë kërkoj mbrojtje nga Allahu, që të mos më duket vetja i madh para vetes dhe i vogël para Allahut...**"
(Muslimi, Zuhd, 14)

Edhe Mevlana i nderuar shprehet kështu në lidhje me këtë çështje:

*"Mos mendo se skuqja e një hekuri të nxehur në zjarr është prej tij (hekurit), sepse ajo (skuqja),*





*nuk është gjë tjetër veçse një dritë dhe nxehtësi që zjarri ia ka dhënë përkohësisht. Nëse sheh se dritarja dhe shtëpia është mbushur me dritë, mos thuaj se ato janë dritë, sepse ai që i ndriçon është dielli. Atyre që ndriçohen dhe mburren me dritën e cila reflektohet prej tij, dielli u thotë: "O ju mendjelehtë që nuk kuptoni! Duroni! Sa të kaloj pak pas këtij mali apo këtij oqeani e të tërhiqem në horizont, pastaj do ta kuptoni të vërtetën."*

Ndërsa **Abdulkadir Gejlani**, në lidhje më këtë çështje, këshillon:

*"O bir! Kur do të shpëtosh prej lidhjes aftësi-urtësi dhe të futesh në strehën e fuqisë hyjnore? Po puna jote, kur do të të shpjerë me urtësi te fuqia e Allahut të Madhëruar?*

*Mos u largo prej Allahu, vetëm se Ai t'i sjell shpesh disa fatkeqësi! Allahu t'i dërgon vetë disa fatkeqësi dhe arsyeja e kësaj është: Vallë, duke u mbështetur tek shkaqet, a do të braktisësh derën e Tij apo do të ngjeshesh edhe më shumë pas asaj dere? Vallë, a do të mbështetesh tek e dukshmja apo tek e fshehta? Vallë, a do t'i besosh së perceptueshmes apo të paperceptueshmes? Vallë, a do të drejtohesh nga ajo që shihet apo nga ajo që nuk shihet?..* ***Diturinë, aftësinë dhe suksesin që të është dhënë, do t'ia atribuosh vetes apo Allahut?.."***





Kjo do të thotë që besimtari duhet të besojë se fuqia dhe forca vjen vetëm prej Allahut dhe se suksesin në shërbimin për hir të Allahut nuk duhet t'ia atribuojë vetes. Madje, ai duhet ta shtojë edhe më shumë falënderimin ndaj Allahut të Madhëruar, i Cili i dha atij mundësinë të kryejë këtë shërbim.

Ky qëndrim ndaj suksesit, i **Sulltan Sulejman Kanunit**, i cili është konsideruar edhe si një prej personaliteteve më shembullore, që e ka bashkuar mbretërinë e tij në këtë botë me mbretërinë e botës së tij shpirtërore, vlen si kriter për çdo njeri që shërben në rrugë të Allahut:

Barbaros Hajredin Pasha e kishte mundur Andrea Dorian në Prevezë. Andrea Doria braktisi flotën e tij dhe mezi arriti të shpëtojë veten. Hajredin Pasha, duke i vënë përpara galerat armike me direkë të ulur dhe të mbushura me dhjetëra mijëra robër, po shkonte nga Sarajburuni për në Haliç. Deti ishte plot me galera armike të mbushura me robër.

Sulltan Kanuni, vezirët dhe pashallarët po e shikonin këtë pamje të mrekullueshme nga një pallat në breg të Sarajburunit. Një nga pashallarët, i entuziazmuar tha:

- Sulltani im, sa herë e ka parë bota një pamje të tillë? Sado që të lavdëroheni është pak!

Por Sulltan Kanuni i madh, iu përgjigj:

**- Pasha! A na takon të lavdërohemi apo të**





**falënderojmë Allahun që na dhuroi këtë fitore!?**

Edhe ai që shërben në rrugën e Allahut, nëse e respekton këtë edukatë, arrin të zhvishet prej egoizmit dhe i shtohet ndjenja e përulësisë dhe modestisë ndaj Allahut. Në këtë mënyrë, ai shpëton nga sëmundja e mburrjes dhe e mendjelehtësisë.

Pejgamberi ﷺ, i cili u dërgua si mëshirë për botët, megjithëse zotëronte të gjitha virtytet dhe cilësitë e larta, duke e ruajtur me kujdes të madh gjendjen e modestisë dhe përulësisë, gjithmonë thoshte: *"La fekhra! (Mos u lavdëro!)"*:

*"Unë jam komandanti i pejgamberëve, por nuk lavdërohem! Unë jam i fundit i pejgamberëve, por nuk lavdërohem! Unë jam i pari që do të ndërmjetësoj dhe i pari që do t'i pranohet ndërmjetësimi, por këto kurrë nuk i them për t'u lavdëruar...*

*Ditën e Kiametit, kur të çahet e të hapet toka, unë jam i pari që do të ringjallem, por nuk e them për t'u lavdëruar. Mua do të më jepet flamuri i falënderimit, por as me këtë nuk lavdërohem! Në Ditën e Kiametit, unë jam zotëria i njerëzisë, por nuk lavdërohem! Ditën e Kiametit, unë jam i pari që do të hyj në xhenet, por edhe këtë nuk e përdor për t'u lavdëruar..."* (Darimi, Mukadime, 8)

Në të vërtetë, "**egoja**" dhe "**pretendimi**" **janë kanceri i rrugës së shërbimit**. Kurimi i kësaj





sëmundjeje është shumë i vështirë. Në përgjithësi, nëpër teqe gjendet një mbishkrim, ku shkruhet "**Hiç**", gjë që nënkupton se njeriu duhet të heqë dorë nga mburrja dhe të kuptojë dobësinë e tij kundrejt fuqisë hyjnore. E gjithë çështja, është të kuptosh këtë dobësi dhe të vetëdijësohesh se je rob i Zotit. Kur robi arrin këtë pikë, fiton sinqeritetin dhe vlerësohet me mirësinë e Allahut, edhe nëse bën një punë shumë të vogël. Sa bukur është shprehur kjo e vërtetë në vargjet e mposhtme:

*"Nëse dobësinë tënde kupton, edhe puna më e vogël bëhet mal.*

*Të prishurat e tua, të mira, helmi yt bëhet i gjithi mjaltë.*

*Malet të bëhen bahçe me fruta dhe e gjithë bota kopsht për ty."*[51]

Nga ana tjetër, një njeri që shërben në rrugën e Allahut, duhet të zgjedhë kënaqësinë e vëllezërve të tij të fesë përpara kënaqësisë vetjake. Më e pakta që mund të bëjë, është ta përfshijë edhe atë në kënaqësinë e tij të shërbimit. Ata që me këmbëngulje mendojnë t'i bëjnë vetë të gjitha punët në rrugën e Allahut, lodhen shpejt, u ngushtohen zemrat dhe u ndryshojnë mendimet. Fillojnë t'i nënvlerësojnë të gjithë dhe bëhen robër të dëshirës për të qenë gjithmonë në krye. Pejgamberi i Allahut ﷺ, ka thënë:

51. Muhammed Es'ad Erbili, Divan-ı Es'ad, İstanbul 1991, s.188.





*"Allahu i Madhëruar më ka shpallur: 'Tregohuni aq të përulur ndaj njëri-tjetrit, sa asnjë të mos e kalojë kufirin dhe t'i bëj padrejtësi tjetrit. Po ashtu, askush të mos mburret dhe të pretendojë se qëndron më lart se tjetri."* (Muslim, Xhenet, 64)

Nga kjo pikëpamje, shërbyesi i vërtetë dhe i pjekur është një njeri i zemrës që e pranon veten në fund të karvanit të shërbimit, i zhveshur prej ekzistencës së tij të përkohshme. Tashmë, "**egoja**" dhe "**pretendimi**" që ndodheshin tek ai, ia kanë lënë vendin pasionit, dashurisë dhe modestisë.

Ai që hyn në shërbim për hir të Allahut, duhet të lutet e të kërkojë ndihmë nga Allahu, duke qenë i vetëdijshëm për dobësinë dhe nevojën e tij. Në një ajet fisnik, urdhërohet:

***"O besimtarë! Kërkoni ndihmë për veten me durim dhe namaz! Në të vërtetë, Allahu është me të duruarit."*** (Bekare, 153)

Besimtari duhet ta çmojë këtë këshillë hyjnore dhe, që të ketë sukses në punët e tij, duhet të falë dy rekat namaz nate dhe të kërkojë ndihmë nga Allahu.

Ai që shërben, nuk duhet të fajësojë të tjerët për çalimin e punëve dhe më parë duhet të kërkojë të metat tek vetja. Pra, me të tjerët duhet të jetë tolerant, kurse ndaj vetes qortues.

Kjo ndodhi e shpreh shumë bukur këtë të vërtetë:





Një nga të dashurit e Allahut, **Abdullah bin Mubareku** kishte udhëtuar me një person me karakter të keq. Kur përfundoi udhëtimi dhe u ndanë, Abdullah bin Mubareku, filloi të qajë me dënesë. Të habitur nga kjo, shokët e tij e pyetën se pse po qante. I dashuri i Allahut me shpirt të ndjeshëm, mori frymë thellë dhe me sy të lagur tha:

"Megjithëse bëmë gjithë atë rrugë bashkë, nuk munda t'i korrigjoja cilësitë e këqija të shokut tim. Nuk munda t'ia përmirësoja moralin atij të mjeri. Prandaj po mendoj: vallë, mos ndoshta nuk isha i dobishëm për të, për shkak të ndonjë gabimit tim? Nëse ai nuk hyri në rrugën e drejtë për shkak të gabimeve dhe të metave të mia, si do të vejë puna ime nesër!.."

Një ditë **Aliu** رضي الله عنه, tha:

"Ka një javë që nuk më kanë ardhur mysafirë" dhe filloi të qante. Pastaj, duke qortuar veten tha:

- Mos ndoshta kam bërë ndonjë faj që Allahu nuk më ka dërguar mysafir?

Imam Rabani, i përgjigjet me këto këshilla shumë domethënëse letrës së një nxënësi të tij që kryente detyrën e ftesës fetare:

**"...Po më shkruan se ke ankesë ndaj nxënësve, të cilëve u jep mësim dhe se je i mërzitur me ta. Mirëpo, ti nuk duhet të ankohesh prej tyre, por duhet të ankohesh e të mërzitesh për**

**shkak të qëndrimeve dhe sjelljeve të tua ndaj tyre.** Kjo, sepse ti sillesh me ta në një mënyrë të tillë, që e bën të pashmangshme lindjen e këtyre problemeve. Ndërkohë, mësuesi këshillohet të sillet mirë me nxënësit. T'u tregosh atyre vetëm histori e ndodhi, për t'u miqësuar me ta dhe për t'u bërë pjesë e tyre, nuk është e këshillueshme... (Pra, përveç fjalëve, është e rëndësishme të bëhesh shembull me sjellje të bukura)" (Letrat, letra 209)







# PASTHËNIA

Kënaqësia e jetës shfaqet në këto tri gjëra:

1) Në një besim që jetohet me pasion.

2) Në një adhurim që kryhet me frikë-respekt ndaj Allahut.

3) Në një shërbim që kryhet me sjellje të bukura e magjepsëse.

Mirëpo, që shërbimet e bëra të pranohen tek Allahu, ato duhet të kryhen me edukatë serioze dhe ndjenja të larta. Shërbimet që bëhen pa kujdes, në të shumtën e rasteve nuk japin frytet e shpresuara. Madje, është e vërtetë se ndonjëherë mund të japin edhe rezultate të padëshiruara.

Të mund t'u shërbesh krijesave të Allahut me tolerancë, dhembshuri dhe mëshirë, është një punë zemre, që kërkon durim të madh. Një shërbyes i përsosur është një njeri i pajisur me virtyte morale të tilla, si mëshira, dhembshuria, sakrifica, vetëmohimi dhe altruizmi. Po ashtu ai është larg zemërimit dhe urrejtjes.

Morali, i cili në thelb përbëhet nga pjekuria fetare, do të thotë kalim nga jeta shtazore në jetën njerëzore, nga cilësitë primitive në një personalitet të përsosur. Ndërsa thelbin e moralit e gjejmë në





orientimin me pasion nga Zoti i Gjithësisë. Dhe rruga e kësaj, kalon nga çdo lloj shërbimi dhe përpjekjeje në rrugën e Allahut.

Një shërbyes i përsosur, në çdo shoqëri që të jetojë, me çdo kusht e ruan besimin, entuziazmin dhe identitetin e tij. Ai është një njeri, i cili e mban zemrën e tij larg dëshirës për pasuri dhe pozitë. Po ashtu, ai është gjithmonë pranë atyre që presin ndihmë dhe veçanërisht i përgjigjet me gjithë zemër thirrjes së heshtur të të vuajturve dhe të vetmuarve.

Për ata që dinë të vdesin pas një jete në shërbim të ndershëm, vdekja nuk është ditë zie, por ditë dasme. Ata janë robër fatlumë, që e kanë zbuluar të fshehtën e vdekjes para vdekjes.

**Zoti ynë na e mundësoftë të gjithëve të përfitojmë ashtu siç duhet nga këto virtyte të larta! Gjithashtu, na e mundësoftë të ndjejmë mbi supet tona përgjegjësinë për çdo vend që ka nevojë për shërbim, por që e kemi të pamundur të shkojmë deri atje. Allahu na faltë të gjithëve një jetë shërbyese plot urtësi, zell dhe përpjekje! Po ashtu, u faltë zemrave tona entuziazëm për të shërbyer dhe bëftë që përpjekjet tona të jenë në përputhje të plotë me kënaqësinë e Tij.**

**Amin!..**







# PËRMBAJTJA







